


**D I T U R I A   I S L A M E**
Revistë mujore, fetare, kulturore e shkencore

**Boton**
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës
Prishtinë

**Kryeredaktor**
**Bahri Simnica**

**Redaksia**:
Agim Hyseni, Burhan Hoxha, Jakup Çunaku, Miftar Ajdini, Muharrem Tërnava, Rexhep Lushta, Sabri Bajgora, Zaim Baftiu

**Gazetar në redaksi:**
Ramadan Shkodra

**Lektor**
Isa Bajçinca
**Korrektor**
Skender Rashiti
**Kopertina & Red. teknik**
Ymridin Trinaku
**Operator kompjuterik**
Nuhi Simnica

**Adresa:**
*"Dituria Islame",*
*Rr. "Vellusha", nr. 84. 38000 Prishtinë,*
*Fah. post. 46,*
*Tel & Fax. 038/224-024*
***www.dituriaislame.net***
*E-mail:* ***dituriaislame@hotmail.com***
***dituriaislame@yahoo.com***

**Parapagimi:**
*Evropë 25 €    Amerikë 40 USA $*

**Shtypi:**
***"Koha"*** *- Prishtinë*

*Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*

بسم الله الرحمن الرحيم

# *Po na vie një muaj i bekuar*

*Nuk kan mbetur edhe shumë ditë që po na ndajn nga muaji i bekuar i Ramazanit, muaj në të cilin Allahu i Gjithmëshirshëm e dalloi nga muajt e tjerë, duke i obliguar besimtarët që ta agjërojnë atë. Besimtarët e sinqertë këtë muaj e presin me kënaqësi, ngase duke kryer një ndër pesë kushtet themelore të fesë islame-agjërimin, arrijnë shkallën më të lartë të unitetit, sakrifices dhe solidaritetit, e në veçanti të devotshmërisë.*

*Ky muaj, na kujton ngjarjet më të rëndësishme të histories së ndritshme islame e njerëzore si fillimin e zbritjes së Kur'anit të madhërur: "Muaji i Ramazanit është muaj në të cilin filloj të shpallej Kur'ani që është udhërrëfyes pë njerëzit dhe sqarues i rrugës së drejtë e dallues i së vërtetës nga gënjeshtra". (Kur'an:2,185), fitoren e madhe në Bedër, Çlirimin e Mekës së ndritshme… etj. Përmes agjërimit, besimtari, bën gërshetimin në mes anës shpirtrore dhe asaj materiale. Lidhur me këtë Muhammedi a.s. ka thënë: "Kush agjëron Ramazanin me besim të plotë e duke kërkuar knaqësinë e Allahut, atij i falen gjynahet e mëparshme".*

*Besimtarët e Kosovës si dhe të gjithë qytetarët e saj jashtë, këtë muaj e presin nën stresin e politikave ditore, se qkado të ndodhe me ne dhe me fatin e Kosovës. Neve nuk na mbetet asgjë përveqëse gjatë këtij muaji ta lusim Allahun me sinqeritetitn më të madhë që më në fund edhe ne ti presim muajt tjer të bekuar në liri si gjith bota.*

*Në prag të ramazanit kudo në botë jehon urimi "me fat ramazani", andaj le të jetë kështu edhe tek ne, të bindur që Allahu xh.sh., do të na pranojë lutjet dhe adhurimet tona që i bëjm vetëm për Të!*

***Me fat muaji i bekuar i Ramazanit!***

## Në këtë numër pos të tjerash

# Sa mund të jetë e rrezikshme loja me flamuj?!

Mr. Qemajl Morina

Më 15 korrik me rastin e inaugurimit të kishës së Zoçishtit, jo larg Rahovecit, përgjegjësit e Kishës Ortodokse Serbe kishin vendosur flamurin serb të valoj mbi kishën e sapo rinovuar. Ky akt kishte shkaktuar indinjatë në mesin e popullatës shqiptare jo vetëm të Rahovecit, por edhe më gjerë. I njëjti akt ishte përsëritur më vonë edhe në Prizren. Pyetja, e cila shtrohet është se përse mu në këtë kohë priftërinjtë e Kishës Ortodokse Serbe kanë vendosur shpalosjen e flamujve serbë mbi kishat dhe manastiret serbe në Kosovë. A është kjo rastësi apo një provokim në radhën e shumë provokimeve serbe që po i bëhen popullatës shumicë të Kosovës me qëllime të caktuara?

Nuk ka dyshim se kjo është njëra prej metodave, që Kisha Ortodokse Serbe po përpiqet ta bëjë në Kosovë, duke përdorur flamujt kombëtarë serbë si mjet për provokimin e popullatës shumicë të Kosovës. Kisha Ortodokse serbe është e vetëdijshme se objektet e kultit serb, kishat dhe manastiret, janë të ndjeshme për opinionin e gjerë, e në veçanti atë perëndimor, andaj çdo atak në to mund të ketë pasoja për shqiptarët dhe për imazhin e tyre, ashtu siç ishte rasti me ngjarjet e 17-18 marsit 2004. Për këtë, përsëritja e ndonjë skenari të tillë do të ishte tejet i dëmshëm për shqiptarët dhe të ardhmen e tyre. Në veçanti, kur dihet se ne jemi në prag të vendosjes për statusin final të Kosovës dhe se shumica e shteteve perëndimore janë në anën tonë dhe pavarësia e mbikëqyrur për Kosovën do të jetë epilogu i fundit, me gjithë përpjekjet destruktive të Federatës Ruse.

Sa i përket vendosjes së flamujve kombëtarë, në objektet fetare, kjo nuk praktikohet askund në botë. Për një arsye të thjeshtë, sepse objektet fetare u përkasin besimtarëve të nacionaliteteve dhe racave të ndryshme. Me një akt të tillë, ato e humbin karakterin e tyre shumëetnik, duke u uzurpuar nga një nacionalitet i caktuar. Gjë që është në kundërshtim të plotë me parimet e çdo feje, si dhe me parimet demokratike.

Në anën tjetër, nuk është e vërtetë se shqiptarët e urrejnë flamurin serb vetëm pse ai është simbol i tyre, siç kanë pohuar disa prift serbë. Por, ata i irriton ai, sepse nën atë flamur, policia dhe ushtria serbe kanë bërë krime dhe gjenocid mbi popullin shqiptar. Këtë fakt e dinë të gjithë serbët, e në veçanti priftërinjtë e Kishës Ortodokse Serbe. Andaj është mirë që ata ta kenë parasysh këtë realitet të hidhur kur i qasen kësaj teme tejet të ndjeshme për shqiptarët. Sepse në Kosovë, nuk mund të ketë ndonjë shqiptar, që në një mënyrë apo tjetër, të mos ketë përjetuar dhunën e okupimit serb, e cila është bërë nën flamurin serb dhe në emër të ortodoksizmit. Bile në këtë aspekt thënë realisht Kisha Ortodokse Serbe në të gjitha fazat historike ka qenë prijatare e këtyre proceseve, ashtu siç është edhe sot. Solidarizimi i kreut të Kishës Ortodokse Ruse kundër pranimit të pakos së presidentit Ahtisari është edhe një argument që e dëshmon këtë. Është për t'u habitur se në fillim të shekullit njëzetenjë, kur dallimet nacionale dhe ato fetare gjithnjë e më tepër po shkrihen në shoqëritë multietnike dhe multireligjioze. Sepse bota, falë përparimit të shpejt të mjeteve të komunikimit po kthehet gjithnjë e më shumë në një fshat të vogël. Andaj, këtë rol duhet ta luajnë edhe bashkësitë fetare. Ato duhet të jenë në mision të paqes dhe të afrimit të popujve të besimeve dhe etnive të ndryshme.

Kisha Ortodokse Serbe, duhet të jetë e vetëdijshme se plagët e shkaktuara nga regjimi serb i Milosheviqit, ende janë të hapura dhe ato është vështirë të mbyllen. Andaj, valëvitja e flamujve serbë në kishat dhe manastiret ortodokse serbe në Kosovë, është një provokim i hapur që nuk çon në qetësimin e situatës në Kosovë. Është koha e fundit që institucionet serbe, në krye me Kishën Ortodokse Serbe, të kërkojnë falje, për tërë atë terror dhe gjenocid, që është ushtruar mbi shqiptarët dhe popujt tjerë, në emër të serbizimit dhe ortodoksizmit nën flamurin kombëtar serb. Sepse, ai terror dhe gjenocid përveç vuajtjeve dhe të këqijave që u shkaktoi popujve fqinjë, nuk i solli asnjë të mirë edhe vet popullit serb, i cili sot po bart mbi supet e tij fajësinë kolektive për krimet që shkaktuan bashkëkombësit e tij. Këtë shumë mirë e ka kuptuar intelektuali dhe humanisti serb, Bogdan Bogdanoviqi, kur thotë: "Është mëkat i madh që serbët ende nuk e kanë të qartë se sa viktima sollën këto luftëra. Janë shlyer gjenerata të tëra. E nga ana tjetër çfarë i sollën Serbisë po ato luftëra?! Asgjë. Tek tani Serbia është zvogëluar në masat e duhura, në diçka të ngjashme me Serbinë e Obrenoviqit – në një vend danubian evropian".



Ne me sinqeritetin më të madh, do të donim që Kisha Ortodokse Serbe të jetë inspiruese e një politike të re dhe realistike në Kosovë, e cila do të jetë larg ndikimeve politike dhe partiake, por në fokus të interesave të popullatës serbe të Kosovës, në veçanti të atyre, që me gjithë vështirësitë kanë vendosur, që fatin e tyre ta lidhin me Kosovën.

Inaugurimi i kishave dhe manastireve të rinovuara, në të cilat duhet të ftoheshin përfaqësuesit e bashkësive fetare, përfaqësuesit vendorë dhe ata ndërkombëtarë, duhej të shfrytëzoheshin për të dhënë mesazhe të qarta dhe të fuqishme të një periudhe të re të paqes dhe bashkëjetesës në Kosovë. Në veçanti kur Kosova është shumë afër definimit të statusit të saj. Mesazhet e përfaqësuesve fetarë, do t'i mobilizonin qytetarët e besimeve të ndryshme për një dialog dhe jetë të përbashkët si alternativë e vetme e një mirëqenie për të gjithë kosovarët pa marrë parasysh përkatësinë e tyre fetare apo etnike.

Renovimi i kishave dhe manastireve serbe do të ishte një mesazh i fuqishëm për popullatën serbe, e cila në rrethana të caktuara ka lëshuar Kosovën dhe ka dëshirë të kthehet në shtëpitë dhe vatrat e veta. Kam bindjen e thellë, se po të organizohej një manifestim i këtillë do të ishte shumë më i fuqishëm, më me ndikim, më domethënës dhe më dobiprurës se sa vendosja e flamujve serbe në kisha dhe manastire?!.

Sabri Bajgora

# Robërit e Allahut - (5)

## Koment i ajeteve 72-73 nga kaptina "El-Furkan"

وَالَّذِينَ لاَ يَشْهَدُونَ الزُّورَ وَإِذَا مَرُّوا بِاللَّغْوِ مَرُّوا كِرَامًا(٧٢) وَالَّذِينَ إِذَا ذُكِّرُوا بِآيَاتِ رَبِّهِمْ لَمْ يَخِرُّوا عَلَيْهَا صُمًّا وَعُمْيَانًا(٧٣)

***"****(Robërit e Zotit janë)* ***Edhe ata që nuk dëshmojnë rrejshëm dhe kur*** *(rastësisht)* ***kalojnë pranë së keqes, kalojnë duke ruajtur karakterin e vet.***
***Edhe ata që kur këshillohen me ajetet e*** *(Kur'anit të)* ***Zotit të tyre, nuk ua kthejnë shpinën si të shurdhër e të verbër".*** *(El-Furkan, 72-73)*

**Koment:**

### 10. Largimi nga dëshmia e rrejshme dhe shmangia nga e keqja

وَالَّذِينَ لاَ يَشْهَدُونَ الزُّورَ
وَإِذَا مَرُّوا بِاللَّغْوِ مَرُّوا كِرَامًا(٧٢)

***"****(Robërit e Zotit janë)* ***Edhe ata që nuk dëshmojnë rrejshëm dhe kur*** *(rastësisht)* ***kalojnë pranë së keqes, kalojnë duke ruajtur karakterin e vet.***

Vazhdojmë të jemi në shoqërinë e robërve të Allahut, të besatuar se nuk do ta tradhtojnë kurrë amanetin e marrë nga i Plotfuqishmi qysh në ezel. Vazhdojmë të përjetojmë çdo çast në shoqërinë e këtyre njerëzve të devotshëm, që Allahu i përshkroi si robër të Tij. Dhe nuk ka kënaqësi më të madhe sesa të jesh rob i Krijuesit, i sinqertë dhe kurdoherë i gatshëm të tregosh në vepër këtë përkushtim ndaj Tij.

Gjithë këta shembuj dhe të gjitha këto cilësi, Allahu xh.sh. nuk i përshkroi kot, po me një qëllim fisnik, që neve njerëzve të rëndomtë të na tregojë e dëshmojë fuqishëm, se çdo njeri që përpiqet të shëmbëllejë me këtë grup njerëzish në vepra e në cilësi, në fakt do të jetë njëri prej tyre. E pra, të shohim se cila është cilësia e radhës e këtyre njerëzve, që Allahu denjoi t'i përmendte në Librin e Tij madhështor, Kuranin fisnik, si robër të Tij. Cilësi tjetër e robërve të Allahut është largimi nga dëshmia e rrejshme.

Ç'kuptim ka në fakt thënia: ***"nuk dëshmojnë rrejshëm"***?

Mufessirët (komentuesit e Kuranit) në lidhje me këtë, kanë dy mendime:

*Mendimi i parë* nënkupton faktin se robërit e Allahut, për asnjë çmim nuk dëshmojnë rrejshëm në dëm të dikujt tjetër, besimtar a pabesimtar qoftë. Askënd nuk e marrin në qafë, veçse dëshmojnë të vërtetën dhe vetëm të vërtetën. Ata e dinë mirë se dëshmia e rrejshme është një prej mëkateve më të mëdha, sepse vetë i Dërguari a.s. na e ka tërhequr vërejtjen të largohemi prej këtij mëkati, në një hadith që e transmetojnë Buhariu dhe Muslimi nga Ebi Bekrete, i cili thotë: Ka thënë i Dërguari i Allahut: *"A t'ju lajmëroj për mëkatet më të mëdha*? - tri herë. Ne i thamë, po si jo, o i Dërguar i Allahut. Atëherë ai tha: *"Shirku - (t'i bësh Allahut shoq në sundim), mosrespektimi i prindërve..."* Duke i thënë këto fjalë, Resulullahu s.a.v.s., siç ishte mbështetur, u drejtua (gjë që tregon për seriozitetin e asaj që do të fliste) dhe tha: *"...dhe dëshmia e rrejshme"*. Vazhdoi ta përsëriste këtë thënie të fundit disa herë, saqë thamë, ah sikur të pushonte (heshtte), ngase na dhimbsej, sepse ishte shumë i emocionuar (i shqetësuar)."



Ishte praktikë e Pejgamberit a.s. që ndonjëherë të përsëriste tri herë radhazi disa fjalë, për shkak të peshës dhe rëndësisë së veçantë, që të na tërhiqte vërejtjen, në mënyrë që ajo fjalë të ngulitej në mendjet dhe zemrat e njerëzve.

Myslimani i vërtetë nuk dëshmon rrejshëm, nuk flet gënjeshtra dhe fjalë të paqena. Vetë i Dërguari a.s., kur lutej, thoshte: *"O Allah, kërkoj mbrojtje tek Ti që të mos flas fjalë të rrejshme, të mos ngrysem si i pandershëm* (gënjeshtar, mëkatar)-(faxhir), *dhe të mos jem mendjemadh ndaj Teje."*

Për rrezikun që dëshmia e rrejshme përmban në vete për rrethin, individin dhe shoqërinë, Allahu xh.sh. ka thënë në Kuran:

***"...Pra largohuni nga ndytësitë e idhujve dhe largojuni fjalës shpifëse, duke qenë të sinqertë në besimin ndaj Allahut, dhe duke mos i bërë shok Atij..."*** *(El-Haxh, 30,31)*

Nëse shtrohet pyetja - pse i është dhënë rëndësi aq e madhe largimit nga ky mëkat, mund të themi se ka shumë arsye. Do të përmendim disa prej tyre:

- Në dëshminë e rrejshme, dëmtohen rëndë dhe shkelen të drejtat e të tjerëve;
- Ndizet hasmëria në mes njerëzve;
- Humb ndërgjegjja njerëzore;
- Zemrat bëhen të pamëshirshme;
- Dëshmia e rrejshme dënon të pafajshmin kurse arsyeton të fajshmin, etj.

Por robërit e Allahut nuk bëjnë ndonjë gjë të tillë, ata dëshmojnë kur ka nevojë vetëm për të drejtën, vetëm për atë që e kanë parë me sytë e tyre. Ata dëshmojnë nëse është nevoja edhe kundër prindit të tyre, fëmijëve dhe të afërmve. Për këtë arsye Allahu xh.sh. thotë.

***"Kur të flisni** (të dëshmoni)**, duhet të jeni të drejtë edhe nëse është çështja për** (kundër) **të afërmit,"** (El-En'am, 152)*

Pastaj, kur ndonjëri prej robërve të Allahut thirret për të dëshmuar për diçka, ai nuk heziton, por dëshmon të vërtetën, duke iu përgjigjur urdhrit kuranor:

***"...Dëshmitarët të mos refuzojnë kur të thirren..."** (El-Bekare, 282).*

Ka njerëz që nuk dëshmojnë rrejshëm gjatë dëshmimit, por ka shumë prej tyre që e fshehin të vërtetën, duke qenë kështu shkaktarë të drejtpërdrejtë që të humb haku dhe e drejta e dikujt. A thua sa të drejta janë humbur, sa ndere janë përdhosur, sa gjak është derdhur dhe sa viktima janë shkaktuar mes popujve e njerëzve, vetëm e vetëm pse njerëzit kanë heshtur dhe nuk kanë treguar hakun e të vërtetën?! Prandaj mu për këtë kemi edhe urdhrin kuranor:

***"Mos e fshihni dëshminë, sepse ai që e fsheh atë, ai është mëkatar me zemrën e vet, Allahu di atë që veproni."** (El-Bekare, 283)*

Dëshmia e sinqertë dhe e drejtë është lartësim i fjalës së Allahut në tokë. Për këtë arsye, robërit e Allahut janë cilësuar me këtë virtyt, se nuk dëshmojnë rrejshëm dhe tregojnë gjithherë të vërtetën, pa lodhur mendjen se do të mund të kenë pasoja për këtë guxim të tyre. Atyre nuk iu intereson pse prishen dhe hasmohen me njerëz, atyre u intereson vetëm të jenë në kënaqësinë e Allahut ndaj tyre dhe asgjë tjetër.

Kurse *mendimi i dytë* i mufessirëve është se fjalën ***"nuk dëshmojnë"*** e nënkuptojnë nga fjala **"esh-shuhud"** – "dëshmitarë" e jo vetëm dëshmi. Kjo do të thotë se robërit e Allahut nuk prezantojnë në tubime ku flitet dhe dëshmohet



rrejshëm. Fjala **"Ez-Zur"**, sipas tyre ka disa kuptime e ndër to si: shirk (idhujtari), gënjeshtër (rrenë), festim i festave të idhujtarëve, disa si argëtim dhe degjenerim, disa si ulërimë (çirrje) me zë vajtues, disa si alkool etj... Nga kjo shohim se fjala **"Ez-Zur"** me një fjalë nënkupton të gjitha të këqijat dhe mëkatet, shmangie nga e vërteta dhe afrim nga shkatërrimi dhe çoroditja..

Sipas mufessirit të famshëm Ibn Kethirit, kuptimi i fjalës **"Ez-Zur"** në kontekstin e këtij ajeti më shumë vjen me kuptim të pranisë në vendet e degjenerimit se sa dëshmisë së rrejshme, sepse pjesa e ajeti që pason, në një mënyrë është edhe komentim i pjesës së parë: "*...**dhe kur** (rastësisht) **kalojnë pranë të keqes, kalojnë duke e ruajtur karakterin e vet."***

Një ditë, sahabiu i famshëm-Abdullah Ibn Mes'udi kishte kaluar pranë një ahengu ku kishte lojë e këngë dhe as që ishte ndalur. Kur ia përcollën këtë gjë Pejgamberit a.s. kishte thënë: *"Abdullah Ibn Mes'udi u gdhi dhe u ngrys si fisnik (me karakter)"* e pastaj e lexoi këtë ajet: "*...**dhe kur** (rastësisht) **kalojnë pranë të keqes, kalojnë duke e ruajtur karakterin e vet."***

Pra, myslimani i vërtetë ka një respekt për kohën që Allahu ia ka lënë në dispozicion. Ai nuk e kalon kohën kot në tubime të degjeneruara, por gjithmonë është vigjilent e syçelë, që të mos bjerë në kurthet e shejtanit. Ai që mashtrohet e bie në këto provokime, ai është i humbur, ndërsa ai që e di misionin e tij të vërtetë për se është krijuar, krahas punës dhe mundit për të fituar në këtë botë, ai nuk e lë anash as punën për jetën e përhershme.

Robërit e Allahut e ndiejnë për detyrim të distancohen nga tubime dhe vende ku flitet keq, ku dëshmohet rrejshëm. Në lidhje me këtë, Allahu xh.sh. thotë:

***"Dhe kur e dëgjojnë ndonjë llomotitje marrëzie, i kthejnë shpinën dhe thonë: "Ne kemi veprat tona e ju tuajat, qofshi larg nesh, neve nuk na duhen injorantët!"** (El-Kasas, 55)*

Kjo pra është plotësim i cilësive të robërve të Allahut, të cilat Ai i filloi me fjalët në fillim të komentimit të këtyre ajeteve , ***"e kur atyre me fjalë u drejtohen injorantët, ata thonë: "Paqe!"** (Furkan, 63).*

Këta janë robërit e Allahut, që, kur injorantët u drejtohen me ndonjë fjalë fyese, thonë paqe, dhe ***"kur** (rastësisht) **kalojnë pranë së keqes, kalojnë duke ruajtur karakterin e vet."**.*

Ata më shumë janë të preokupuar me Ahiretin sesa me këtë dynja. Janë të preokupuar me përmirësimin e shpirtit të tyre e jo me shoqërimin e njerëzve të këqij.

Ata'ë Ibn Rebahu, një prej fukahenjve më të mëdhenj në mesin e tabiinëve, thoshte: "Ata që ishin para jush (aludonte ashabët), çdo gjë jashtë fjalëve të Kuranit, synetit të Pejgamberit, urdhërimit për të mirë dhe ndalimit nga e keqja, përmendjes së Allahut ose fjalëve që janë të domosdoshme në komunikimin e përditshëm në mes njerëzve, i llogarisnin si fjalë të kota, sepse ata e dinin mirë se pranë vetes kishin dy melekë (*kiramen katibin*), që shënonin çdo vepër të tyre"

Nga kjo shohim se ashabët turpëroheshin që në fletët e veprave të tyre të shënohej ndonjë fjalë tjetër, përveç atyre që kishin të bënin me fenë e Allahut, kurse për ne mbetet që të ndjekim këtë rrugë të tyre, të përpiqemi të stolisim karakterin dhe personalitetin tonë me këto cilësi e virtyte të larta të moralit islam...

### 11. Veprimet e tyre janë në harmoni të plotë me atë që kërkon Allahu, dhe ata u përgjigjen urdhrave të Tij

وَالَّذِينَ إِذَا ذُكِّرُوا بِآيَاتِ رَبِّهِمْ
لَمْ يَخِرُّوا عَلَيْهَا صُمًّا وَعُمْيَانًا(٧٣)

***"Edhe ata që kur këshillohen me ajetet e** (Kur'anit të) **Zotit të tyre, nuk ua kthejnë shpinën si të shurdhër e të verbër."***

Kjo është cilësia e radhës e robërve të Allahut, në të cilën shfaqet respekti i madh që këta njerëz ndiejnë ndaj Krijuesit të tyre. Mendjet dhe zemrat, shikimi dhe dëgjimi i tyre janë të hapura dhe të nënshtruara përulësisht ndaj Tij. Ata këto ajete kuranore nuk i hedhin prapa kurrizit, nuk bëhen as të shurdhër e as të verbër ndaj tyre, përkundrazi ata meditojnë për këto shenja të mëdha të Allahut dhe në zemrat e tyre ka qetësi shpirtërore.

Mirëpo, çfarë kuptimi ka fjala *"Ajat"* në këtë rast?

Ajetet (argumentet) e Allahut janë dy llojesh:

1. Ajete (argumente-shenja) në gjithësiekzistencë
2. Ajete të zbritjes kuranore

Në llojin e parë përfshihen të gjitha shenjat-argumentet e Allahut në këtë ekzistencë, që i shohim e që nuk i shohim, argumentet qiellore, trupat qiellorë, argumentet në vetveten (trupin) tonë, ndryshimi i ditës dhe i natës etj...,



Në lidhje me këto argumente, sa për ilustrim do të sjellim vetëm një ajet, në të cilin i Madhërishmi thotë:

***"Në krijimin e qiejve e të tokës, në ndryshimin e natës e ditës, ka argumente të qarta për ata që kanë arsye dhe intelekt."*** *(Ali-Imran, 190)*

Ata që nuk i shikojnë të gjitha këto argumente dhe nuk meditojnë për to, ata janë vërtet të verbër e të shurdhër. Zemrat e tyre përfundimisht i ka pllakosur ndryshku i kufrit. Ata thjesht janë të privuar nga kënaqësia e meditimit në madhështinë krijuese të Allahut xh.sh..

Ndërsa në llojin e dytë të ajeteve (shenjave, argumenteve), nënkuptojmë ajetet e shpalljes që Allahu ua zbriti pejgamberëve nëpër kohë e shekuj, e të cilat i përmbylli me Librin e fundit, Kuranin famëlartë.

Allahu xh.sh. në këtë mënyrë u shfaqet krijesave të Tij, nëpërmjet fjalëve të Tij, në formë të ajeteve, që janë dritë dhe udhëzim për ata që ndjekin këtë dritë hyjnore.

Allahu në Kuran, në lidhje me këtë, thotë:

***"...Ky** (libër) **është udhëzim i Allahut, me të udhëzon atë që do. E atë që Allahu e lë të humbur, për të nuk ka ndonjë udhëzues."*** *(Ez-Zumer, 23)*

Në fjalët që Allahu i zbriti njerëzimit në formë të ajeteve (verseteve), gjejmë cilësitë e Tij, emrat e Tij të bukur, cilësitë e besimtarëve dhe të pabesimtarëve, argumente për historinë e popujve të kaluar, për Xhenetin dhe Xhehenemin, premtimin dhe kërcënimin hyjnor, urdhëresa dhe ndalesa për njerëzit, urtësi të shumta dhe sqarim në lidhje me dispozitat e besimit. Allahu në Kuran thotë:

***"...Ne ta shpallëm ty librin sqarim për çdo send, udhëzim e mëshirë dhe përgëzim për muslimanët."*** *(En-Nahl, 89)*

Ky pra është Kurani famëlartë, Fjalë e Allahut, që zbriti dhe sfidoi mendjet njerëzore, dhe vazhdon t'i sfidojë ato deri në Ditën e Gjykimit.

Çdo njeri që në mënyrën e vet i qaset, e përjeton dhe e hulumton Kuranin, e pranon atë fuqi të fshehtë, magjepsëse e tërheqëse, e cila e karakterizon Fjalën e Allahut. Besimtarët e sinqertë në të gjejnë ushqimin e tyre shpirtëror, ftesën, programin dhe ardhmërinë, ndërsa pabesimtarët në të hasin befasinë, habitjen dhe paaftësinë e tyre për ta imituar.

Kurani është mrekullia më e madhe e Muhammedit a.s. Përderisa pejgamberët e mëhershëm kishin mrekulli lëndore, me të cilat duhet t'i bindnin popujt e tyre se ishin vërtet pejgamberë, dhe këto mrekulli tashmë janë pjesë e historisë së kaluar, mrekullia e Kuranit vazhdon dhe do të vazhdojë deri në momentet e fundit të jetës në këtë tokë, sepse është mrekulli në çdo aspekt, shkencor qoftë, letrar, juridik, historik etj..

Ai që e dëgjon këtë Kuran edhe vetëm pak çaste, i çliruar nga çdo ndjenjë e urrejtjes dhe e mostolerancës, s'ka si të mos mahnitet nga madhështia e tij tërheqëse.

- Këtë Kuran e kishin dëgjuar idhujtarët mekas dhe ishin mahnitur nga fuqia depërtuese e fjalëve të tij, që ata megjithatë refuzonin t'i quanin hyjnore, por e pranonin se nuk mund të ishin as fjalë njerëzore e as të xhinëve.

- Këtë Kuran e kishin dëgjuar edhe xhinët dhe kishte ndikuar që një pjesë e madhe e tyre të udhëzohej:

***“Thuaj: "Mua më është shpallur se një grup i vogël nga exhinët i vuri veshin dhe dëgjoi** (Kur'anin) **dhe** (kur u kthyen tek të vetët) **thanë: "Ne kemi dëgjuar një Kur'an që mahnit, që udhëzon në të vërtetën, andaj ne i besuam atij dhe Zotit tonë, kurrsesi nuk do t'i shoqërojmë më askënd".** (El-Xhinn, 1-2)*

- Këtë Kuran e dëgjuan edhe të krishterët e Abisinisë dhe ajetet e lexuara ua mbushën atyre sytë me lot. Nga ky lexim një pjesë e madhe e tyre, përfshirë edhe mbretin Nexhashi, i besuan Fjalës së Allahut:

***“Kur e dëgjojnë atë që i është zbritur të dërguarit** (Kur'anin)**, prej syve të tyre rrjedhin lot, ngase e kanë kuptuar të vërtetën dhe thonë: "Zoti ynë, ne kemi besuar, pra na regjistro ndër ata që dëshmojnë** (ndër Ymetin e Muhamedit)**.”** (El-Maide, 83)*

- Këtë Kuran sot e dëgjojnë edhe miliona myslimanë në botë, dhe një grupi prej tyre, kur i dëgjojnë ajetet e tij, zemrat u rrëqethen, sytë u lotojnë dhe u shtohet imani e devotshmëria:

***“E, besimtarë të vërtetë janë vetëm ata, të cilëve, kur përmendet Allahu, u rrëqethen zemrat e tyre, të cilëve, kur u lexohen ajetet e Tij, u shtohet besimi, dhe që janë të mbështetur vetëm tek Zoti i tyre.”** (El-Enfal, 2)*

Këta besimtarë e përjetojnë Kuranin si një dhuratë nga ana e Allahut dhe shërim për zemrat e tyre, kurse pabesimtarëve dhe atyre që kanë urrejtje ndaj tij, u shton vetëm humbje dhe dëshpërimin:

***“Ne të shpallim Kur’anin që është shërim dhe mëshirë për besimtarët, kurse jobesimtarëve nuk u shton tjetër përpos dëshpërim.”** (El-Isra’ë, 82)*

Pra, ky është Kurani, Fjala e Allahut, të cilën *“robërit e sinqertë e të devotshëm të Allahut”* nuk e hedhin prapa kurrizit, por punojnë me të, e lexojnë dhe, nga leximi e meditimi i tyre, u rrëqethen zemrat dhe u lotojnë sytë. Por a thua, ku jemi ne në raport me Kuranin? A jemi vërtet të denjë të quhemi robër të Allahut?! A jemi prej këtyre grupeve të përmendura në ajetet e mëparshme?

Ibn Abbasi, gjatë një këshille drejtuar besimtarëve, pati thënë: *”Kur ndonjëri prej jush të lexojë ajetin e sexhdes në kaptinën El-Isra’ë (ajeti 107), mos u ngutni me sexhde derisa të mos qani, e nëse sytë e ndonjërit prej jush nuk lotojnë, atëherë le të qajë të paktën zemra e tij.”*



Besimtari i vërtetë, me Kuranin duhet të jetë zemërhapur, mendjehapur, veshëhapur dhe të bashkëveprojë me të. Kur ta lexojë atë, ta lexojë me përulësi, siç i ka hije një robi të Allahut, e të mos e lexojë me lexim hipokriti, vetëm sa për sy e faqe:

Besimtari i vërtetë duhet t’u ngjasojë robërve të Allahut që meditojnë dhe veprojnë sipas Kuranit, sepse vetëm ata e njohin madhështinë e Tij.

A nuk thotë Allahu xh.sh në Kuran:

***“Sikur Ne ta zbritnim këtë Kur’an mbi ndonjë kodër, do ta shihje atë të strukur e të çarë prej frikës nga Allahu. Këta janë shembuj që ua shkoqisim njerëzve, që ata të mendojnë.”** (El-Hashr, 21).*

Besimtari i vërtetë nuk duhet që në zemrën e tij të ketë mendjemadhësi, as nuk duhet të jetë i shkujdesur ndaj urdhrave të Allahut, sepse jeta është shumë e shkurtër dhe mundësia për të kompensuar të kaluarën shumë e ngushtë dhe e vogël.

Pra, le të jetojmë edhe ne çastet e robërve të Allahut duke lexuar, studiuar Kur’anin me mendje dhe me zemër, e jo vetëm me sy, sepse nesër ne do të pyetemi për këtë para Allahut, dhe Kur’ani ose do të jetë dëshmitarë për ne ose kundër nesh. Frikësohemi se ky Kur’an nesër do të dëshmojë kundër nesh para Allahut duke thënë: *“O Zoti Im. Këta njerëz më injoruan dhe më lanë pas dore. Këta në fakt i zunë (mësuan) përmendsh shkronjat e mia (hifz), por nuk iu përmbajtën urdhëresave të mia”.*

Kemi frikë se edhe Resulullahu s.a.v.s. do të dëshmojë kundër nesh me fjalët që janë mishëruar në Kuran kundër idhujtarëve:

***“E i dërguari tha: “O Zot im, vërtet populli im e konsideroi këtë Kur’an si** (diçka) **të hedhur** (të lënë pas dore-injoruar)**!”** (El-Furkan, 30)*
duke aluduar faktin se një pjesë e Ymetit tim lexonte Kuran, por nuk e praktikonte atë në punë dhe vepra. Më shumë e lexonin për të vdekur sesa të praktikonin urdhëresat e tij për të gjallët.

E që të mos ndodhë kjo gjë, ne duhet t’i kthehemi realitetit të Kuranit, për të kuptuar se ky Libër është udhëzim për të gjallët dhe për ata që kanë mendje e logjikë të shëndoshë, kurse për të vdekurit, janë duatë, nëpërmjet të cilave i lutemi Allahut t’i ketë mëshiruar ata. Ndërsa ne të gjallët, E lusim të Gjithëmëshirshmin të na udhëzojë në rrugën e Tij për të ndjekur shtegun e dritës së Tij të përjetshme, e cila shpie në Xhenetin e amshueshëm...

*- vijon -*

Mr. Adnan Simnica

# Obligueshmëria e agjërimit nga urtësitë e Krijuesit

***"O ju që besuat, agjërimi ju është bërë obligim sikurse ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm".*** *(El-Bekare, 183)*

Allahu i Madhërishëm e fillon këtë ajet kuranor në mënyrën më të lehtë të mundshme dhe shumë ledhatuese, që të pranohet nga shpirtrat dhe zemrat e besimtarëve, ngase përmban në vijim një dispozitë obligative – agjërimin, dhe me këtë sikur Ai do të thotë: "O ju që po më besoni dhe që po më doni, tashmë ju është bërë obligim agjërimi". Kur dispozita obliguese i drejtohet atij që ka besuar, atëherë kuptojmë dhe jemi të bindur se Fuqiploti na ka veçuar dhe specifikuar me një obligim nga i cili ka dobi të jashtëzakonshme. Sa për ilustrim, po marrim shembullin e prindit i cili i drejtohet birit tij për të kryer një punë të vështirë, por që rezultati i saj është shumë pozitiv dhe frytdhënës, dhe ai me këtë rast zgjedh fjalët më të mira të mundshme për ta bindur atë që t'i përgjigjet pozitivisht. Ai nuk i drejtohet me fjalë të ashpra dhe të vrazhda, po me fjalë ledhatuese dhe të buta, si: O biri im i dashur, kryeje këtë punë, rezultati i së cilës është shumë efektiv, por mos tento ta kryesh duke u mbështetur në vetëdijen tënde të papjekur, veçse kryeje duke marrë shembull dhe duke u mbështetur në direktivat, pjekurinë dhe përvojën e babait tënd. Ndaj, edhe besimtarët, thirrjen kuranore drejtuar atyre - "O ju që besuat...", e konsiderojnë shumë ledhatuese, prehëse, të dashur dhe të mirëseardhur për ta, qoftë edhe obligim me përmbajtje vështirësisht për t'u kryer, ngase, meqë e kanë pranuar besimin, atëherë janë në lidhje shumë të fortë dhe të ngushtë me Krijuesin, lidhje e shenjtë kjo, e quajtur lidhje e besimit – imanit. Dhe pikërisht për këtë arsye Zoti i Madhërishëm, nuk ka bërë obligim agjërimin për ata që nuk E besojnë, sepse ata nuk hyjnë në kuadër të kësaj lidhjeje të shenjtë të besimit, dhe me plot të drejtë quhen pabesimtarë.[1] A nuk është kjo thirrje në këtë mënyrë drejtuar besimtarëve respekt dhe nder për ta? Patjetër që po!

Agjërimi është heshtje, largim, braktisje dhe distancim nga diçka. Fuqiploti tha: ***"Ti pra, ha pi e qetësohu, dhe, nëse sheh ndonjë prej njerëzve, thuaj: "Unë kam vendosur*** *(agjërim)* ***heshtje për hir të të Gjithëmëshirshmit, andaj asnjë njeriu sot nuk i flas!"*** *(Merjem, 26).* Këtu shprehet largimi dhe heshtja nga të folurit, nga se kuptojmë se agjërimi nënkupton largimin dhe braktisjen nga diçka, por në kuptimin ligjor islam agjërim d.t.th. largim, braktisje dhe heqje dorë nga pasionet e stomakut dhe të epshit (ushqimi, pija dhe kontakti intim) që nga mëngjesi deri në mbrëmje.

Agjërimi në parim nuk ndryshon nga koha në kohë, duke ditur se edhe tek besimet e tjera agjërimi në një mënyrë ka qenë një lloj adhurimi, por ai ka qenë ose largim vetëm nga ushqimi, ose largim vetëm nga disa lloje të ushqimit, siç veprojnë të krishterët. Kjo d.t.th. se agjërimi në parim ka qenë metodë efektive për edukim shpirtëror tek shumë besime, pavarësisht ndryshimit në ditë apo në mënyrë krahasuar me atë që ka përcaktuar Krijuesi. Transmetohet nga Ibni Abasi se shprehja kuranore: "sikurse që ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush", ka për qëllim ithtarët e librit.[2]

Allahu xh.sh. në Islam qëllim final të agjërimit ka bërë edukimin shpirtëror dhe metodë të arritjes së devotshmërisë së lartë njerëzore, sepse Ai tha: "që të bëheni të devotshëm", që nënkupton përkushtimin e plotë ndaj Krijuesit, devotshmërinë shpirtërore, frikën ndaj Fuqiplotit dhe largimin nga mëkatet. Mëkatet ekzistuese në brendi të shpirtit dhe trupit të njeriut, në çdo moment mund të artikulohen në praktikë, prandaj pikërisht agjërimi i sinqertë arrin të dobësojë jashtëzakonisht shumë këtë kalim të mëkatit në praktikë dhe ta ngurtësojë atë në brendi të shpirtit dhe trupit, dhe për këtë arsye Muhamedi a.s., transmetohet të ketë thënë: "O ju të rinj, kush ka mundësi të martohet, le të martohet, se ajo (martesa) ia ruan shikimin, e mbron epshin, por kush nuk mund (të martohet), le të agjërojë, ngase agjërimi për të është shuarje (mposhtje) e epshit".



Agjërimi serioz dhe i sinqertë çrrënjos të keqen shpirtërore po edhe fizike - praktike tek rinia, dhe pakësimi i ushqimit d.t.th. pakësim i energjisë trupore, që rezulton me dobësim të pasionit që e shtyn njeriun për të bërë mëkate. Agjërimi i Ramazanit i jep besimtarit ndershmëri, përzemërsi dhe qëndrueshmëri stabile gjatë tërë muajit, dhe ai këtë e kupton fare mirë, ndaj edhe vazhdon me atë qëndrueshmëri shpirtërore edhe pas muajit të shenjtë. Allahu i Madhërishëm nuk kërkon një gjë tillë nga besimtarët vetëm në muajin e Ramazanit, por Ai ka përcaktuar dhe zgjedhur Ramazanin si një muaj të vitit për të fituar devotshmërinë dhe qëndrueshmërinë shpirtërore çdo besimtar, dhe kështu të vazhdohet gjatë tërë vitit. Veçimi - zgjedhja nga ana e Allahut xh.sh. e ndonjë kohe të caktuar gjatë vitit, apo e ndonjë vendi a njeriu të caktuar, nuk do të thotë se kjo është bërë me qëllim ledhatimi dhe privilegji ndaj tyre, si: Me zgjedhjen e ndonjë pejgamberi nga njerëzit nga ana e Krijuesit, është qellim është përhapja e ndikimit dhe vlerës së kësaj zgjedhjeje tek të gjithë njerëzit, dhe për këtë arsye historia e pejgamberëve është e mbushur përplot me vështirësi dhe lodhje, gjë që është argument se vështirësitë dhe problemet e misionit të komunikimit të shpalljes tek njerëzit bien mbi supet e pejgamberit të zgjedhur, që d.t.th. se Allahu xh.sh. nuk e zgjodhi atë për ta privilegjuar apo ledhatuar, por për ta bërë shembull për të gjithë njerëzit. Gjitha-

shtu, kur Krijuesi zgjodhi - veçoi disa ditë të caktuara, nuk e bëri këtë për t'i privilegjuar nga ditët tjera të vitit, por Ai deshi që kjo zgjedhje të ketë ndikimin e vet pozitiv edhe në të gjitha ditët e tjera përgjatë vitit, siç është zgjedhja e ditëve të agjërimit të muajit Ramazan. Njësoj është edhe zgjedhja - veçimi i ndonjë vendi të caktuar që është bërë me qëllim të përhapjes së ndikimit dhe vlerës së tyre në të gjitha vendet e tjera të botës. Kur dëgjojmë dikë tek thotë: "Vizitova Mekën dhe Medinën, shijova shndritjen, shkëlqimin dhe vlerën e tyre, dhe harrova çdo gjë tjetër", me këto fjalë ai i ka lavdëruar këto vende, por ai duhet ta dijë se ato vende të zgjedhura nga Krijuesi mund të jenë të gëzuara vetëm atëherë kur ndikimi, vlera, shndritja dhe shkëlqimi i tyre të jetë i përhapur edhe në vendet e tjera. Njeriu i tillë besimtar, pse nuk mendon kështu edhe kur është në vende të tjera, duke ditur se prania e Allahut me të gjitha cilësitë e Tij absolute është në çdo vend ku gjendet edhe ai vetë. Është e vërtetë se adhurimi i besimtarit ndaj Krijuesit përgjatë vizitës në vendet e shenjta shoqërohet me seriozitet dhe sinqeritet shumë të madh, dhe me largim të plotë nga mëkatet, dhe përse një seriozitet e përkushtim i tillë nuk e shoqëron besimtarin edhe në çdo vend tjetër dhe kohë tjetër?



Kështu, ne e kuptojmë fare mirë urtësinë e Allahut xh.sh. në zgjedhjen - privilegjet që ka bërë për ditë të caktuara, vende të caktuara dhe njerëz të caktuar, me se ka pasur për qëllim që ndikimi, roli, vlera dhe reflektimi i kësaj zgjedhjeje të përhapet edhe tek të gjithë njerëzit e tjerë, vendet e tjera dhe kohët e tjera. Prandaj habitemi kur shumë besimtarë e kalojnë Ramazanin me përkushtim e sinqeritet të madh, kurse me kalimin e tij, e harrojnë atë përkushtim! Me këtë rast mund të pyesim: A është bërë obligim Ramazani për të na ruajtur fenë tonë, apo për të na kalitur - forcuar ne dhe për të na dhënë devotshmëri e sinqeritet, në mënyrë që të jetojmë me moral, edukatë dhe ndershmëri edhe në muajt e tjerë? Pa dyshim që agjërimi i sinqertë dhe përkushtimi serioz gjatë Ramazanit, pajis çdo besimtar me devotshmëri kulmore, moral dhe edukatë të lartë duke reflektuar direkt edhe në muajt e tjerë të vitit.[3]

Është shumë e natyrshme që të bëhet obligim agjërimi për një popull tek i cili është bërë obligim lufta e shenjtë në rrugën e Zotit, me se arrihet forcimi dhe konfirmimi i programit hyjnor mbi tokë, ruajtja e ndershmërisë së besimtarëve, dhe arrihet dëshmi e vërtetësi për ta. Agjërimi është një vendosmëri e vullnetshme dhe stabile për besimtarin; nëpërmjet tij arrihet lidhja e sinqertë dhe e devotshme në mes tij dhe Krijuesit. Agjërimi është mundësi e pazëvendësueshme për të mposhtur pasionet e tepërta të trupit dhe për të ngritur anën shpirtërore, dhe kjo me qëllim të arritjes së kënaqësisë së Fuqiplotit. Të gjitha këto janë nga elementet e domosdoshme për përgatitjen shpirtërore të besimtarëve për t'u ballafaquar me sukses me të gjitha sfidat e jetës, problemet dhe dëshirat e pasionit. Që nga kjo kemi kuptuar se me plot të drejtë obligueshmëria e agjërimit për besimtarët është nga urtësitë e Krijuesit Fuqiplotë, ngase kjo urtësi rezulton me përgatitjen serioze të qenies njeri për rolin dhe misionin e tij të shenjtë në tokë, dhe transferin e tij fatlum në botën tjetër. Qëllimi kryesor dhe final i agjërimit është arritja e devotshmërisë shpirtërore, ngase devotshmëria i jep shpirt dhe gjallëri efektive të vazhdueshme zemrës për respekt dhe adhurim ndaj Allahut xh.sh. dhe e ndalon besimtarin nga mëkatet, dhe kështu arrihet kënaqësia, përkrahja, mbështetja dhe shpërblimi i Krijuesit Fuqiplotë, si në këtë botë, ashtu edhe në botën tjetër.[4]

Ndërsa në ajetet vijuese shpjegohet qartë se obligueshmëria e agjërimit vlen vetëm për disa ditë të vitit e jo për tërë vitin, që konsiderohet mëshirë e Krijuesit për besimtarët. Allahu i Madhërishëm në ajetin vijues tha: "(jeni të obliguar për) Ditë të caktuara, e kush është i sëmurë prej jush ose është në udhëtim (e nuk agjëroi), atëherë ai (le të agjërojë) më vonë aq ditë. E ata që i rëndon ai (nuk mund të agjërojnë), janë të obliguar për kompensim, ushqim (ditor) i një të varfri....". Përcaktimi i dispozitave fetare ka për qëllim arritjen e devotshmërisë tek besimtarët dhe edukimin shpirtëror të tyre e assesi nuk ka për qëllim vështirësimin e tyre, siç është rasti edhe me obligueshmërinë e agjërimit në vetëm disa ditë të caktuara brenda vitit, e jo tërë vitin. Këto ditë të caktuara konsiderohen ditët e muajit Ramazan, muaj i cili është obligim të agjërohet nga besimtarët që nuk janë të sëmurë, nuk janë në udhëtim dhe që kanë mundësi fizike për ta agjëruar. Këto alternativa dhe lehtësime hyjnore të këtyre dispozitave, rezultati i të cilave kthehet vetëm tek besimtari, pa dyshim konsiderohen mëshirë, ledhatim dhe dashuri për besimtarët, ndaj edhe fillimi i ajetit jo rastësisht është bërë me shprehjen ledhatuese për ta.

Muajin e Ramazanit Zoti i Madhërishëm e ka bërë për besimtarët si një shans absolutisht të pazëvendësueshëm për afrim tek Allahu xh.sh. me më shumë adhurim dhe punë të mira, mundësi shtesë për besimtarët për të arritur mëshirë, falje, e shpëtim hyjnor, ndaj Muhamedi a.s. transmetohet të ketë thënë: "Po ta dinin ymeti im (myslimanët) se çfarë mirësie (vlere) ka Ramazani, do të dëshironin që tërë viti të jetë i tillë (Ramazan).[5]

---

*Fusnotat:*

1. Tefsiri i Muhamed Muteveli Esh-Sharavit, vëll. i dytë, faqe 764, pa vit botimi, Kajro.
2. Tefsir El-Kuran El-Adhim, Ibni Kethiri, vëll. i parë, faqe 214, pa vit botimi, Kajro.
3. Tefsiri i Muteveli Esh-Sharavit, faqe 765,766.
4. Fi Dhilal El-Kuran, Sejjid Kutb, vëllimi parë, faqe 167,168, viti i bot. 1996, Kajro.
5. Tefsir El-Vadih, vëll. i parë, faqe 107, viti i bot. 1992, Kajro.

# Muaji i bekuar i Ramazanit dhe ne

## Muharrem Tërnava

Sa herë që na vjen muaji i Ramazanit, na ngjall kujtime të bukura për jetë islame, për adhurime të sinqerta ndaj Allahut, për solidaritet ndaj të tjerëve, për xhami të mbushura përplot për teravi etj. Ky muaj i bekuar na sjell ndjenja që të kënaqin e të ngjallin shpirtin, dhe kjo për faktin se është i begatshëm dhe fisnik. Të tillë e ka quajtur pejgamberi a.s., të tillë e ka përjetuar dhe të tillë duhet ta përjetojmë edhe ne.

- Kur afrohet ky muaj, në ne myslimanët krijohet një ndjenjë e cila nuk është e njëjtë tek të gjithë. Kjo ndjenjë ndryshon në saje të qasjes që ne i bëjmë këtij muaji të bekuar, saktësisht se si e shohim atë.
- Nga ajo që kam mundur të marr nga fusha e gjerë në të cilën jetojnë myslimanët, kam gjetur se në kohën para Ramazanit ka tri grupe myslimanësh:
- ata që këtë muaj e presin me gëzim të madh dhe e agjërojnë me përkushtim;
- ata që nuk i gëzohen këtij muaji, por që e agjërojnë me përtesë dhe pa përkushtim dhe
- ata tek të cilët Ramazani nuk zgjon kurrfarë ndjenje, thjesht për ta është një muaj si të tjerët-nuk e agjërojnë fare.

### Ardhjes së Ramazanit i gëzohemi

I dërguari ynë i fundit, Muhamedi a.s., afrimit të Ramazanit i gëzohej shumë dhe sa afrohej ky muaj, i përgatiste shpirtërisht shokët e tij duke i përgëzuar e duke u thënë: ”Para jush keni një muaj madhështor, fisnik e të begatshëm, agjërimin e tij Allahu jua ka bërë obligim…”.

I Dërguari a.s. i gëzohej shumë Ramazanit, sepse është muaji në të cilin Allahu i lartësuar zbret mëshirën dhe faljen e Tij në mënyrë më të veçantë se në muajt e tjerë. Këtij muaji i gëzoheshin edhe ashabët dhe i gëzohet çdo mysliman që jeton për ta fituar kënaqësinë e Allahut, faljen dhe Xhennetin e Tij. Ramazani është mundësia më e mirë gjatë gjithë vitit për t'u afruar tek Allahu, për tu bërë më të devotshëm. Kjo për faktin se në këtë muaj dyert e të mirave janë të hapura, dyert e Xhenetit janë të hapura, dyert e Xhehnemit janë të mbyllura, shejtanët janë të prangosur. Të gjitha këto janë shenja që vërtetojnë se të mirat dhe begatitë janë të shtuara në një masë shumë të madhe përkundrejt të këqijave, që janë të reduktuara.[1]



E si të mos i gëzohemi këtij muaji kur në të namazet synete kanë shpërblimin e farzeve, ndërsa një namaz farz ka vlerën e shtatëdhjetë namazeve farz që falen jashtë Ramazanit.

Si të mos i gëzohemi kur ky muaj do të na bëhet mburojë nga zjarri i Xhehennemit. Pejgamberi a.s. thotë: ”Agjërimi është mburojë”[2] Dhe: ”Agjërimi është mburojë nga zjarri siç është parzmorja mburojë në luftë”[3].

Këtë muaj Allahu e ka lartësuar duke bërë që në dhjetëditëshin e fundit të tij të jetë edhe Nata e Kadrit, e cila është më e vlefshme se një mijë muaj. Allahu thotë në Kuranin fisnik: ”Nata e kadrit është më me vlerë se një mijë muaj”. (El-Kadr: 3) Me të vërtetë obligimi i këtij muaji me agjërim është një e mirë e madhe dhe një begati e pafund, me të cilën Allahu i Mëshirshëm na ka begatuar ne.

Allahu i bëftë të mundur grupit të parë, atyre që i gëzohen Ramazanit, ta presin shëndoshë, ta shfrytëzojnë në maksimum dhe nga ai të dalin të falur.

### Agjërojnë, po.....!!!

Para këtij muaji të begatshëm gjejmë një grup tjetër myslimanësh, të cilët kanë vendosur të agjërojnë, po që nuk i gëzohen ardhjes së tij. Të tillët besojnë në obligueshmërinë e agjërimit të këtij muaji, por, kur agjërojnë, këtë nuk e bëjnë me përkushtim e dashuri, veçse me përtaci e lodhje. Këta myslimanë në agjërimin e tyre kanë shume defekte, të cilat s'do mend se mund t'ua çojnë tërë mundin kot dhe nga agjërimi të mos përfitojnë gjë përveç lodhjes për një muaj rresht. E them me keqardhje, por besoj se ne këtë grup veten e gjejnë një numër i madh i myslimanëve.

- Në përpjekjet për të gjetur defektin nga i cili vuan ky grup, kam gjetur se gati i tërë problemi qëndron në synimin-nijetin, i cili pa dyshim është kushti i parë për t'u pranuar çdo adhurim. Ja ku e shoh unë problemin: shumë agjërues nga ky grup e fillojnë agjërimin, por atyre u mungon synimi për të cilin është bërë obligim agjërimi. Po cili është ky synim? Allahu xh.sh. thotë: ”O ju që besuat, agjërimi ju është bërë obligim sikurse ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm”. (El-Bekare:183) Me agjërim synohen: devotshmëria, ruajtja nga dënimi, fitimi i kënaqësisë së Allahut, pasurimi i shpirtit me vlera të larta morale.[4]

Ky synim i lartë nuk është në kokën e asnjërit prej agjëruesve të këtij grupi, andaj si mund t'i kënaqë agjërimi kur ata nuk agjërojnë me synimin që duhet ta ketë agjërimi.

Fillohet agjërimi me një përtaci dhe plogështi të madhe, sepse nuk është kuptuar synimi dhe urtësia e tij. Shembulli i agjëruesve të tillë është sikur shembulli i nxënësit përtac, i cili qëndron i mërzitur dhe i lodhur mbi libër me të filluar leximin, dhe kjo për faktin e thjeshtë se nuk e kupton rëndësinë e dijes-studimit. Për të pasur agjërim të dashur e të lehtë dhe për të qenë i falur nga Allahu xh.sh., duhet të besohet fuqishëm në faljen dhe rezultatet pozitive të agjërimit. Zatën, Pejgamberi a.s. e ka kushtëzuar besimin dhe bindjen me mëshirën e Allahut dhe faljen e Tij që kjo të ndodhë në praktikë. Ka thënë Pejgamberi a.s.: ”Ai që agjëron ramazanin me besim të plotë dhe bindje në faljen e mëkateve, atij do t'i falen mëkatet e mëparshme…”[5]

Të njëjtët para, të njëjtët në Ramazan, të njëjtët edhe pas tij. Agresivë dhe të dhunshëm para dhe gjatë Ramazanit, pa asnjë ndryshim pozitiv. Agjërueshëm e me fjalor të ndyrë, me fjalë boshe tërë ditën, - kjo nuk i takon një agjëruesi të denjë. Kjo nuk bën të ndodhë duke e ditur shumë mirë hadithin e Pejgamberit




a.s., në të cilin thuhet: "Ai që nuk braktisë fjalën dhe punën e keqe, nuk ka nevojë të rrijë pa ngrënë e pa pirë (të lodhet koti)".[6] Pas këtij hadithi duhet të vijë nënshtrimi i plotë ndaj Allahut kur agjërojmë. Agjërimi është ibadet, e nëse ibadeti nuk bëhet siç e kërkon Allahu xh.sh., atëherë mundi ka shkuar kot dhe vetëm e kemi lodhur veten.

## Zot, Ty të nënshtrohemi plotësisht

Allahu xh.sh. ka obliguar agjërimin dhe këtë të vërtetë të madhe e pranon grupi i dytë që e kemi në shqyrtim. Por nuk është agjërimi i vetmi obligim që ne kemi në këtë muaj ndaj Allahut të Lartë, janë edhe disa të tjera obligime në krye të të cilave qëndron namazi. Pavarësisht nga fakti se i vetmi Zot i Cili na e ka obliguar agjërimin, na e ka obliguar edhe namazin, gjejmë të tillë që gjatë gjithë Ramazanit nuk falin asnjë namaz. Kjo është absurde dhe plotësisht e papranueshme. Më vjen pak keq nëse ndonjë lexues nuk ndihet mirë duke lexuar këta rreshta, për shkak se do ta gjejë veten në këtë grup, por kjo është e vërteta dhe ajo duhet pranuar edhe nëse është e hidhur. Me agjërimin e Ramazanit për një muaj, nuk i kemi kryer obligimet ndaj Allahut për tërë vitin . Me faljen e namazit të teravisë gjatë këtij muaji, nuk e kemi kryer namazin për një vit. Namazi është obligim pesë herë në ditë gjatë gjithë vitit, dhe vetëm kështu duhet ta kuptojmë. Ata që mundohen ta mashtrojnë Allahun, e kanë mashtruan vetveten, edhe nëse këtë nuk e kuptojnë.

U bëj lutje të gjithëve që e gjejnë veten ne këtë grup, të pendohen dhe të thonë: Zot, Ty të nënshtrohemi plotësisht. Të jetë muaji i Ramazanit një fillim i ri pas të cilit Allahu dhe i Dërguari i Tij të bëhen më të dashurit në zemrat tona, sepse vetëm kështu e kemi besimin të plotë.

## Ramazani muaj si të tjerët

Tërë ajo që u tha deri tani, do të duket e lehtë kur duhet ta pranojmë një realitet tjetër të hidhur: myslimanë që nuk e agjërojnë fare ramazanin.

U mbetem me borxh nëse nuk e sqaroj se nuk e kam fjalën për ata që i ka lejuar Allahu xh.sh., siç janë: të sëmurët, udhëtarët, në moshë të shtyrë, gratë shtatzëna etj. të cilët duhet ta kompensojnë më vonë. Fjala është për myslimanët e rritur të shëndoshë, të cilët thjesht nuk duan të agjërojnë.

Ata që nuk e agjërojnë Ramazanin, duhet te jenë në njërin prej dy grupeve:

- Të tillë që nuk besojnë detyrueshmërinë e agjërimit të Ramazanit, dhe
- Të tillë që besojnë detyrueshmërinë e agjërimit të Ramazanit, por që pa ndonjë arsye të vlefshme nuk e agjërojnë këtë muaj.

- Ata që mohojnë detyrueshmërinë e agjërimit të muajit të Ramazanit, me vetëdije të plotë dhe të lirë nga çdo inponim, kanë dalë nga feja, ata janë pabesimtarë. Nëse atyre u janë shpjeguar qartë pasojat e mohimit-fjalëve të tyre, dhe ata prapëseprapë kanë vazhduar të mohojnë, atëherë ata janë pabesimtarë dhe duhen trajtuar si të tillë. Në këtë rast nuk u themi myslimanë që nuk agjërojnë, por u themi pabesimtarë prej të cilëve nuk pritet të agjërojnë, po, edhe nëse agjërojnë, nuk u pranohet, sepse Allahu nuk e pranon agjërimin e një pabesimtari.
- Mohimi i agjërimit të Ramazanit është pabesim, sepse detyrueshmëria e tij është e vërtetuar qartë me ajete kuranore, prej tyre ajeti 183 nga kaptina El-Bekare, i cituar më lart. Mohimi i kësaj detyrueshmërie është mohim i ajetit, kurse mohimi i ajetit kuranor është kufër-pabesim.
- Çdo njeri, i cili me bindje të thellë beson në tërë atë me të cilën është dërguar Muhamedi a.s. dhe pa dyshuar aspak në të, është besimtar. Andaj ai që nuk e agjëron Ramazanin po beson se është obligim-farz, i tilli është besimtar, por duke braktisur agjërimin, ai bën një mëkat tepër të madh. Të tillët duhet të fillojnë agjërimin sepse, sa kohë që besojnë se e kanë obligim, duhet penduar tek Allahu për mëkatin e bërë. Ky muaj që po vjen, është një mundësi e mirë që t'I dëshmojnë Allahut besimin e tyre me vepra të mira.

I nderuar lexues, tani që ke lexuar këta rreshta modestë, uroj që veten ta kesh gjetur në grupin e parë, sepse këtij grupi i ka prirë Muhamedi a.s., por nëse jo, vendos që tani të jesh në atë grup, sepse vetëm aty gjendet shpëtimi, pranimi dhe falja.

Allahu na e bëftë të mundur ta presim Ramazanin, ta agjërojmë atë si duhet dhe të na e pranojë!

---

*Fusnotat:*

1. Dr. Jusuf El-Kardavi, Hutabu Shejh El-Kardawi, vëll i parë, faqe 214, viti i bot. 1997 Kajro.
2. Këtë fjali e gjejmë në disa hadithe që trans. grup sahabesh prej tyre: Ebu Hurejra r.a. në dy Sahihet.
3. Transmetojnë: Ahmedi, Nesaiu, Ibni Maxhe, Ibni Huzejme dhe Ibën Haban nga Othman bin ebi El'As, siq e gjejmë në Sahihun El-Xhamius Sagir nr.: 3879.
4. Dr. Vehbet Ez-Zuhejli, Et'Terfsirul Vexhiz ala Hamish El-Kur'anil Adhim, fq.29, viti i bot: 1996-Damask.
5. Mutefekun alejhi, trans. Ebu Hurejra r.a.
6. Transmetonjë: Buhariu. Ebu Davudi, Tirmidhiu, Nisaiu dhe Ibni Maxhe nga Ebu Hurejra r.a.

# Duaja në Ramazan

Duaja ka lindur menjëherë pas mëkatit të njeriut të parë. Ademi a.s. është njeriu i parë që ka shfrytëzuar duanë dhe ka kërkuar falje.

"Dhe Ademi i pranoi disa fjalë nga Zoti i vet dhe ai e fali; ai me të vërtetë pranon pendim dhe ai është i mëshirshëm" (el-Bekare, 37).

Pasi e lindi Mejremen, gruaja e Imranit iu lut Allahut xh.sh. që bijën e saj, po edhe pasardhësit eventualë të saj, t'i merrte nën mbrojtjen e Tij nga shejtani i mallkuar. Pasojat e duasë së saj ishin të atilla, saqë Merjemja dhe biri i saj, Isai, u bënë të shejtë nga zoti i tyre, si fuqi e Allahut.

"Duaja është mbështetje kur dobësohen të gjitha mbështetjet e tjera, kur humbet shpresa nga çdo gjë. Bile edhe ai që me gjuhën e vet në kohën kur është në komoditet mohon Krijuesin e Madhërueshëm e kur fatkeqësia e sjell në ngushticë, i kthehet lutjes dhe pastaj falet"[1]. Kështu edhe Faraoni egjiptas, kur e përfshinë valët e detit dhe nisi të mbytej, bërtiti: "Unë besoj se nuk ka Zot tjetër përveç atij të Cilit i besojnë bijët e Israelit dhe unë i nënshtrohem!" "A tash, a? Ke qenë i padëgjushëm dhe ke mbjell fesat?!. Sot do ta nxjerrim vetëm trupin tënd, që të jetë si shembull mësimi për ata që vijnë pas teje - por shumë njerëz janë të painteresuar ndaj mësimeve tona". (Junus, 90,91,92)

Duke kërkuar strehim në dua për t'u liruar nga vështirësitë psikike dhe në përgjithësi shëndetësore, edhe Ejubi i durueshëm dhe robër të tjerë të Allahut kanë thënë: "Edhe Ejubi, kur iu ankua Zotit të vet: "Mua më ka gjetur fatkeqësia, e Ti je më i mëshirshmi prej të mëshirshmëve!- Ne iu përgjigjëm nevojës së tij, e cila e kishte lodhur, ia hoqëm dhe e rikthyem me mirësinë tonë, tek familja e tij, e me këtë edhe të tjerëve, për të qenë si mësim për ata që më përkulen Mua" (el-Enbija, 83-84).

"Kur disa robër të Mi thanë: O zoti ynë, ne të besojmë, për këtë na fal dhe na mëshiro, sepse Ti je më i mëshirshmi!" (el-Mu'minun, 109)

**"Kur robërit e Mi pyesin për Mua, Unë jam me siguri afër: I përgjigjem lutjes së lutësit kur ai më lutet: për këtë le t'i përgjigjen thirrjes Sime dhe le të besojnë në Mua, për të qenë në rrugë të drejtë"** (el-Bekare, 136).
**"Allahu e ka dhënë muajin e Ramazanit si fushë për vrapim në vepra të mira"** (Hadith)
**"Qiellnat u hapen pesë gjërave: shiut që bie, këndimit të Kuranit, takimit të ushtrisë, ezanit dhe duasë"** (Taberaniu nga ibn Umeri në "efsat").

Në të gjitha këto fjalë theksohet nevoja e fuqishme morale për mbështetje dhe angazhim në përforcim të Islamit dhe për angazhim për afirmimin e Kuranit dhe Synetit tek besimtarët dhe besimtaret. Roli i duasë sot po fiton në rëndësi. Në këto kohë plot me probleme të rënda dhe me njerëz të paudhëzuar, kur njeriu gjithnjë e më pak ka miq, shokë dhe bashkëbisedues, dhe kur fjala e njeriut gjithnjë e më pak dëgjohet dhe çmohet, drejtimi nga Allahut,pa marrë parasysh çfarëdo arsyesh qofshin, paraqet një rizgjim shpirtëror dhe shkarkim nga barra."

Duaja menjëherë pas sexhdesë, bën pjesë në gradën më të lartë që njeriu I nënshtrohet Allahut, sepse me dua përforcohet lidhja në mes Krijuesit dhe njeriut që kërkon ndihmë për zgjidhjen e çështjeve të kësaj bote. Duaja në vete ngërthen jetën ekzistuese fizike e metafizike dhe i jep gjallëri e kuptim. Ky konstatim mund të arsyetohet shumë mirë edhe me duanë e njohur kuranore: "RABBENA ATINA FID-DUNJA HASENETENN VE FIL AHIRETI HASENETEN VE KINA ADHA BENNAR !"o Zoti ynë, na jep të mira në këtë botë dhe në atë tjetrën, në Ahiret, dhe na ruaj nga mundimet e Xhehenemit!")



Duaja i nevojitet sidomos njeriut të sotëm, i cili në jetën e vet dinamike, shpesh humb orientimin dhe baraspeshën islame në mes të shpirtërores dhe materiales. Atë duhet ta drejtojmë nga duaja si mjet i lidhjes së përditshme me Krijuesin e vet, prej zgjimit në mëngjes e deri në mbrëmje: me dua njeriu pastron shpirtin dhe e forcon atë e, me ndihmën e saj, është këmbëngulës në rrugën e Allahut.

Njeriu t'I drejtohet Allahut, kjo ishte praktikë e të gjithë të dërguarve të Zotit. Pejgamberi i Allahut ka theksuar në një hadith: "Siguroni pasurinë tuaj me zekat! Të sëmurët shëroni me sadaka! E për fatkeqësi përgatitni dua!"

Me dua I janë lutur Allahut edhe të gjithë robërit e zgjedhur të Allahut, ndonjëherë atë e kanë përdorur edhe ata të cilëve u janë mbytur të gjitha anijet. Në të gjitha duatë e Pejgamberit, po edhe në ato të Ramazanit, të cilat thuhen me rastin e fillimit dhe mbarimit të agjërimit e hyrjes në itikaf, me rastin e natës së Bedrit dhe Kadrit - mund të vërejmë se ato nuk janë lutje të thjeshta, po nëpërmjet tyre shihet esenca e kësaj dhe e botës së ardhshme. Në çdo rast dhe sidomos në muajin e Ramazanit dhe në netët e mëdha të Ramazanit na shërben si burim i frymëzimit munaxhat të zemrës, shpirtit dhe trupit, na shëron nga çdo stres. Me dua ndaj Allahut xh.sh. në ditët e agjërimit, dalim nga rrugët qorre të kësaj bote dhe nisemi krenarë drejt siratul mustekim-it. Për personat të cilët sinqerisht dhe me gjithë zemër luten për nevojën shumë të madhe për forcimin moral e shpirtëror, që për hir të Allahut, të marrin pjesë në aksionet konstruktive për të

mirën e njerëzimit. Me kontakt të sinqertë të njeriut me Allahun si lloj i posaçëm ibadeti, mbrojmë integritetin moral, dalim nga ngushtësia e mendimeve, vetëmundimi, brengat, fatkeqësitë e nga mëkatet dhe nga fati i keq e hyjmë në radhët e personave, të cilët shpresojnë tek Allahun xh.sh., shpresojnë vetëm ndihmën e Tij. Ibni Mesudi tregon: "Kur pejgamberin e kaplonte ndonjë brengë, ai thoshte: O i gjallë që je prej pafillim dhe pambarim, më ndihmo, pashë mëshirën Tënde."

Duaja, e cila zgjon interes për Islamin dhe nxit për të pasuar Kuranin, është duaja më e mirë dhe me këtë motivacion evitohen të gjitha shenjat e mendjemadhësisë dhe devotshmërisë së rrejshme. Me duanë tonë në ditën e Bedrit, pranojmë se në çdo moment ekziston i Madhërueshmi, Gjithëdëgjueshmi, i Gjithëpashmi, të Cilit mund t'I drejtohemi me zemrën plot, që të na falë dhe të pranojë nga ne çdo gjë që është e mirë, kreative dhe fisnike. Pas namazit të taravisë, për çdo natë shprehim mirseardhjen e Ramazani sherifit dhe për shkëlqimin e tij lusim Allahun xh.sh., që t'i pranojë të gjitha lutjet tona. "ALLAHUME LEKE SUMTU VE BIKE AMENTU VE ALEJKE TEVVEKELTU VE ALA RISKIKE IFTARTU VE LI SAVMIU GADIN NEVEJTU" ("O Allah, për Ty agjëroj, Ty Të besoj, në Ty mbështetem, me begatitë e Tua po bëj iftar dhe për ditën e nesërme po e bëj nijet") "ALLAHUME LEKE SUMTU VE BIKE AMENTU VE ALA RISKIKE IFTARTU" (O Allah, vetëm për Ty kam agjëruar, Ty Të besoj dhe me begatitë e Tua po bëj iftar.").

Pasi nata e Lejletul Kadrit është kontakt i fuqishëm me Allahun xh.sh., secili besimtar i sinqertë në këtë natë orvatet të arsyetojë pozitën e vet lutëse dhe të arrijë kënaqësinë e shpirtit. Qetësinë e zemrës, gëzimin e shpirtit të vet, besimtari në këtë natë e gjen në duanë, në këtë azil përfundimtar të dynjallëkut: "ALLLLAHUME INNEKE AFUVUN TUHIBUL AFVE FA'FU ANI" (O Allahu im, Ti je Ai Që fal e do faljen, pra edhe mua më fal). Me thënien e lutjes natën e Lejletul Kadrit bëhemi të vetëdijshëm se gjithmonë është ngushlluesi dhe falësi i Nderuar i Cili na shpëton nga streset psikike dhe gjendjet shpirtërore të mundimshme. Falja e tij është e bollshme sidomos prej fillimit të kësaj nate dhe zgjat derisa të agojë. Duke iu drejtuar me lutje, me devotshmëri dhe krenari, ne në fund të Ramazanit sherif parashtojmë pyetjen së cilës secili mysliman i ndershëm mund t'i japë përgjegjjen e saktë: MEN LEM JUGFER FIKE FE BI EJI ZEMANIN JUGFERU LEHU?" ("Atij që nuk i falen mëkatet në ty, vallë në cilën kohë tjetër do t'i falen?").



Sot më shumë se kurrë vuajmë nga mosrealizimi i dëshirave, e mosrealizimi i dëshirave njeriun e çon në depresion dhe apati. P.sh., edhe pse ka dy rrjete të kamerave kontrolluese në kullën e Ajfelit në Paris, të cilat janë vendosur për t'i mbrojtur vetëvrasësit, deri sot prej saj janë hedhur më shumë se 300 njerëz. Kulla e Ajfelit nuk është vendi i vetëm në botë e cila u shërben njerëzve në apati dhe me shpirt të trazuar, për kapitullim personal para provokimeve jetësore. Besimtari i vërtetë mysliman nuk e njeh shpritëngushtësinë, depresionin thyerje shpirtërore të tjera. Njeriu, përveç të tjerash është krjuar edhe për të gabuar, por për gabimet e veta të kërkojë falje nga Krijuesi. Roli më i madh i duasë është që të formojë një personalitet të shëndoshë psikikisht, i cili do të kuptojë esencën e jetës së njeriut dhe të luftojë për një botë sa më njerëzore, ekziston një praktikë e gjerë tek besimtarët tanë, që duatë dhe sidomos ato të hatmeve dhe jasinave me plot emocione ua dedikojnë shpirtrave të të vdekurve, që më së miri mund të realizohet në kohën e Ramazani sherifit. Kjo është mirë, por për besimtarët është nevojë e domosdoshme që të gjitha duatë kuranore dhe dua nga Pejgamberi a.s. dhe duatë që janë fryt i logjikës së tij, që sa më shumë t'i begatojnë me kuptim, sepse kuran është edhe ajo që hyn në duatë kuranore, që në radhë të parë u shpall të gjallëve si udhëzim të përgjithshëm jetësor.

Kur rrëfimet kuranore paraqiten në formë të duasë së sinqertë, më së pari në obligimet e përditshme në të gjitha normat fetare, atëherëë asgjë më nuk pengon që të vendoset lidhje me rahmetlinjtë duke shprehur ndaj tyre respekt dhe kujtim për ta. Mirësia e të vdekurve i obligon të gjallët me kujdes të detyrueshëm ndaj tyre, kështu që duaja e të gjallëve për të vdekurit e tyre, veçanërisht në netët e zgjedhura të Ramazanit, vjen si bazë serioze për aktivizimin e porosisë së Allahut në vetë ata.

Dhe, në fund, Krijuesit tanë mund t'I drejtohemi me lutjen: Thuaju zemrave dhe shpirtrave tanë, o Zot, se dashuria e përgjithshme është e dhuruar vetëm nga Ti, dhe se çdo gjë që punojmë, e punojmë në Emrin Tënd dhe me përvujtni këtë dua të Ramazanit Ta drejtojmë vetëm Ty duke besuar rahmetin Tënd dhe faljen Tënde.

***Rrustem Spahiu***

# Komentimi i ajeteve mbi agjërimin sipas Fikhut

**Muhammed Ali es-Sabuni**

**"O ju që besuat, agjërimi ju është bërë obligim sikurse ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm.**
(Jeni të obliguar për) **Ditë të caktuara, e kush është i sëmurë prej jush ose është në udhëtim** (e nuk agjëroi), **atëherë ai** (le të agjërojë) **më vonë aq ditë. E ata që i rëndon ai** (nuk mund të agjërojnë), **janë të obliguar për kompensim, ushqim** (ditor), **i një të varfri, ai që nga vullneti jep më tepër, ajo është aq më mirë për të. Mirëpo, po qe se e dini, agjërimi është më i mirë për ju.**
(Ato ditë të numëruara janë) **Muaji i Ramadanit në të cilin** (filloi të) **shpallej Kur'ani, që është udhërrëfyes për njerëz dhe sqarues i rrugës së drejtë dhe dallues** (i së vërtetës nga gënjeshtra). **E kush e përjeton prej jush këtë muaj, le të agjërojë, ndërsa kush është i sëmurë ose në udhëtim, le të agjërojë aq ditë nga ditët e mëvonshme. All-llahu me këtë dëshiron lehtësim për ju, e nuk dëshiron vështirësim për ju.** (Të agjëroni ditët e lëshuara më vonë) **që të plotësoni numrin, ta madhëroni All-llahun për atë se ju udhëzoi dhe që të falënderoni.**
**E kur robët e Mi të pyesin ty për Mua, Unë jam afër, i përgjigjem lutjes kur lutësi më lutet, pra për të qenë ata të udhëzuar drejt, le të më përgjigjen ata Mua dhe le të më besojnë Mua.**
**Natën e agjërimit ju është lejuar t'u afroheni grave tuaja, ato janë prehje për ju dhe ju jeni prehje për ato. All-llahu e di se ju e keni mashtruar vetveten, andaj jua pranoi pendimin tuaj dhe jua fali gabimin. Tash e tutje bashkohuni me to dhe kërkoni atë që jua ka caktuar All-llahu, dhe hani e pini derisa të dallohet qartë peri i bardhë nga peri i zi në agim, e pastaj agjërimin plotësojeni deri në mbrëmje. E kur jeni të izoluar** (në i'tikaf) **në xhami, të mos u afroheni atyre** (për marrëdhënie intime). **Këto janë dispozitat e All-llahut, pra mos i kundërshtoni. Ja kështu, në këtë mënyrë All-llahu u sqaron njerëzve argumentet e Veta, që ata të ruhen."** (El-Bekare,183-187.)[1]

### Njohuri të përgjithshme

Zoti i Lartësuar dhe i Madhëruar lajmëron që robërve të Vet besimtarë agjërimin ua ka bërë detyrim, ashtu siç ua bëri detyrim edhe pjesëtarëve të feve të kaluara (ehlu-l-milel). Obligueshmërinë e agjërimit Ai e ka qartësuar me shpjegimin e rëndësisë së madhe dhe urtësive të larta të tij, të cilat vërehen në faktin që ai përgatit shpirtin e agjëruesit për devotshmëri, i cili, duke iu nënshtruar urdhëresave të të Lartmadhërishmit dhe duke shpresuar shpërblimet tek Ai, do t'i lërë dëshirat e lejuara (shehevat), dhe në këtë mënyrë të bëhet prej atyre të devotshëmve dhe atyre që u shmangen të ndaluarave.

Agjërimi që Allahu, xh.sh. ua bëri obligim robërve të Vet, është i përcaktuar në ditë të numëruara, kurse ato ditë janë në muajin e Ramazanit. Allahu, nga mëshira e Tij, nuk ka obliguar që të agjëroni gjithmonë. Krahas kësaj mëshire në agjërim, Ai ka ligjësuar (shere'a) që i sëmuri, të cilin e dëmton agjërimi, dhe udhëtari, udhën e të cilit e vështirëson agjërimi, mund të mos agjërojnë dhe atë të mos agjërojë ditë për ditë pas Ramazanit. Kjo është lehtësim dhe mëshirë ndaj robërve. Më pas, i Lartësuari kumton që muaji në të cilin ka urdhëruar të agjërohet, muaji i Ramazanit, është muaj në të cilin ka zbritur edhe Kurani (nuzulu-Kur'an), libër i lartësuar, me të cilin e ka begatuar Ymetin e Muhamedit, s.a.v.s., dhe e ka bërë kushtetutë të tyre (dusturen) dhe ligj, të cilit iu përmbahen gjatë jetëve të tyre. Në të është drita, udhëzimi dhe shkëlqimi; ai është rruga e lumturisë (sebilu-se'adeh) për atë që dëshiron të shkojë shtigjeve të tij. Krijuesi, agjërimin e ka bërë obligim në këtë muaj, për arsye se ky është muaji në të cili robërve u lëshohet mëshira Hyjnore (er-rahmetu-l-ilahijjeh), kurse Ai, i Lartësuari, robërve të Vet u dëshiron vetëm lehtësim, dhe për këtë shkak të sëmurët dhe udhëtarët i ka lejuar që të mos agjërojnë në ditët e muajit të Ramazanit.

Pastaj, Allahu, xh.sh. tregon se Ai është afër, se u përgjigjet lutjeve të lutësve dhe se ua plotëson nevojat nevojtarëve. Ndërmjet Tij dhe robërve nuk ka asnjë perde. E atyre është që me dua dhe nënshtrim t'i kthehen vetëm Atij, duke qenë të sinqertë në fenë e Tij.

Allahu xh.sh. ua ka lehtësuar robërve të Vet duke u lejuar që, në netët e muajit të Ramazanit, t'u afrohen grave të e tyre, ashtu siç ua ka lejuar ushqimin dhe pijen. Më parë për ta, kjo ka qenë e ndaluar. Megjithatë, Ai u lejoi ushqimin, pijen dhe qëndrimin me gratë, për të treguar dhuntitë dhe mëshirën e Tij ndaj tyre. Ai gruan e ka krahasuar me petkun që mbulon trupin, sepse ajo e mbulon burrin dhe i dhuron prehje. Gjithashtu, burri e mbulon gruan. Ibn Abbasi thotë që kuptimi i ajetit "hunne libasun lekum ve entum libasun lehunne", është: "Ato janë prehja juaj, kurse ju jeni prehja e tyre." Qëndrimi me gratë është i lejuar gjer në agim. Nga kjo leje e përgjithshme ('amun) për të qëndruar me gratë, bën përjashtim qëndrimi në kohën e i'tikafit, sepse kjo është kohë e përkushtimit intensiv në ibadet. I Lartësuari, këto ajete madhështore i përfundon duke alarmuar nga kundërshtimi i urdhëresave të Tij me zbatimin e veprave të ndaluara dhe mëkatare, të cilat janë kufij të Allahut (hududull-llah). Ai ato ua ka qartësuar robërve të Tij në mënyrë që t'u largohen, ndërsa t'i përmbahen fort Sheriatit të Tij, që të jenë të devotshëm.

### Shkaqet e zbritjes

1. Ibn Xherri përcjell nga Muadh b. Xhebel, Allahu qoftë i kënaqur me të, se ka thënë: "Kur Muhamedi, a.s. erdhi në Medinë, agjëronte ditën e Ashures dhe tri ditë të secilit muaj. Pastaj Allahu, xh.sh. obligoi agjërimin e muajit të Ramazanit, duke i shpallur Muhamedit, s.a.v.s.: "O ju që besuat, agjërimi ju

është bërë obligim...” deri tek ajeti: “E ata që i rëndon ai (nuk mund të agjërojnë), janë të obliguar për kompensim, ushqim (ditor), i një të varfri...” Prandaj, ai që dëshironte agjëronte, kurse ai që nuk dëshironte ushqente një të varfër. Më pastaj Allahu xh.sh., agjërimin ia obligoi personit të shëndoshë që ndodhet në shtëpi, ndërsa e liroi personin e moshuar, i cili nuk mund ta përballojë agjërimin, që të mos agjërojë, duke shpallur: “E kush e përjeton prej jush këtë muaj, le të agjërojë...”[2]

2. Nga Seleme b. el-Ekve’a përcillet se ka thënë: “Kur zbriti ajeti “E ata që i rëndon ai (nuk mund të agjërojnë), janë të obliguar për kompensim, ushqim (ditor), i një të varfri...”, kush dëshironte nga ne agjëronte, e kush nuk dëshironte të agjëronte, jepte fidje, gjersa më pas nuk u shpall ajeti që shfuqizoi të parin: “E kush e përjeton prej jush këtë muaj, le të agjërojë...”[3]

3. Përcillet se një grumbull beduinësh pyetën të Dërguarin e Allahut, s.a.v.s.: “O Muhamed! A është Zoti ynë afër, e ta thërrasim me zë të ulët, apo është larg e ta ngremë zërin”? Atëherë Allahu, xh.sh., shpalli “E kur robërit e Mi të pyesin ty për Mua, Unë jam afër, i përgjigjem lutjes kur lutësi më lutet...”[4]

4. Buhariu përcjell nga Bera’a b. ‘Adhib se ka thënë: “Kur ndonjëri nga ashabët e të Dërguarit të Allahut, s.a.v.s., agjëronte, dhe afrohej iftari, ndërsa atë e zinte gjumi para se të bënte iftar, nuk hante asgjë gjatë natës dhe ditës së nesërme, gjersa përsëri të afrohej muzgu. Kështu, Qajs b. Sarme, ensar, i cili ditën punonte me miell, kishte agjëruar dhe, kur ishte afruar iftari, kishte shkuar në shtëpi dhe kishte kërkuar nga gruaja e tij bukë për të ngrënë. Ajo i ishte përgjigjur se nuk kishte asgjë gati, por do t’i përgatiste. Ndërkohë atë nga lodhja e kishte zënë gjumi. Kur e pa gruaja, tha: Mjerë për ty! Nga mesdita e ditës së nesërme ensariu i përmendur u përmend (erdhi në vete). Kjo i tregohet të Dërguarit të Allahut, s.a.v.s., dhe shpallet ajeti: “Natën e agjërimit ju është lejuar t’u afroheni grave tuaja, ato janë prehje për ju dhe ju jeni prehje për ato”. Ashabët u gëzuan shumë për këtë, dhe u shpall edhe ajeti: “...hani e pini derisa të dallohet qartë peri i bardhë nga peri i zi në agim, e pastaj agjërimin plotësojeni deri në mbrëmje.”[5]




## Bukuritë e komentimit (letaif’ut-tefsir)

1) Ajeti fisnik i lartpërmendur tregon që agjërimi është ibadet i lashtë (ibadeh gamideh), të cilin Allahu xh.sh. ua kishte bërë detyrim edhe popujve para nesh. Megjithatë, ithtarët e Librit e ndryshuan dhe e zëvendësuan këtë dispozitë. U pajtuan që në temperaturat e larta dhe në të ftohtin e madh të mos agjërojnë, e agjërimin e caktuan për në pranverë duke i shtuar disa ditë, kështu që, në shenjë shpagimi, kanë agjëruar gjithsej pesëdhjetë ditë.

Taberiu me zinxhirin e tij të transmetuesve, përcjell se Ed-Dujji ka thënë: “Të krishterët e kishin obligim të agjëronin muajin e Ramazanit, e kishin të ndaluar të hanin e të pinin pas fjetjes dhe të mos martoheshin në muajin e Ramazanit. Agjërimi në muajin e Ramazanit filloi t’u shkaktonte vështirësi dhe filluan të ndërronin kohën e dimrit dhe të verës, d.m.th. ta kalonin në pranverë. Thoshin: Do t’i shtojmë edhe njëzet ditë, në mënyrë që me të të shpaguhemi nga ajo që bëjmë! Kështu agjërimi i tyre ngërthente gjithsej pesëdhjetë ditë.[6]

2) Ibn Arebiu, për kuptimin e fjalëve të Allahut: “...aq ditë nga ditët e mëvonshme. (fe'iddetun min ejjamin uhar)” thotë: “Këto fjalë paraqesin rafinimin stilistik të shprehjes së përkryer, sepse parafytyrohen fjalët: le të agjërojë për aq ditë sa ditët e tjera. Është lëshuar fjalia e varur (kryesore), ndërsa regjensi (mudaf) shquhet bindshëm.”[7]

3) Zoti i Lartësuar shpjegon që agjërimi përmirëson devotshmërinë: “...kështu që të bëheni të devotshëm”. Me fjalë të pakta është shpjeguar rëndësia e tij e madhe dhe urtësia e lartë, e cila shihet në faktin që me anë të agjërimit, forcohet shpirti i agjëruesit, sepse ai, duke iu nënshtruar urdhëresave të Zotit dhe duke pritur shpërblimin prej Tij, heq dorë nga nevojat e natyrshme të lejuara. Me anë të agjërimit, me fuqinë e devotshmërisë, edukohen dëshirat e agjëruesit, sepse ai u shmanget kënaqësive të ndaluara. Agjërimi asgjëson lakminë e madhe të barkut dhe organit gjenital, sepse njerëzit, pikërisht këto të dyja duan që sa më parë t’i dëfrejnë, ashtu siç theksohet në shembullin vijues: “Njerëzit vrapojnë që t’i dëfrejnë dy gjëra: barkun e tij dhe organin gjenital!”[8]

4) Kaffal, Allahu e mëshiroftë, thotë: Shiko mrekullinë (‘axhib), me të cilën Allahu xh.sh., nga mirësia dhe mëshira e Tij e madhe, ka theksuar obligueshmërinë e agjërimit. Ai, i Lartësuari, tregon:

a) Ky Ymet në dispozitën e agjërimit ka shembullin në ymetet e mëparshme;

b) Agjërimi është mjet për arritjen e devotshmërisë, sikur të mos ishte obliguar, ky qëllim fisnik do të ishte i paarritshëm;

c) Agjërimi është obligim në ditë të caktuara; sikur të urdhërohej që të agjërohej gjithmonë, kjo do të paraqiste vështirësi të madhe;

ç) I Lartësuari në mesin e muajve zgjodhi muajin në të cilin u shpall Kurani, sepse ai është muaji më i begatshëm;

d) Reduktimin e vështirësive në obligimin e agjërimit. I Lartësuari, atij që e përballon me vështirësi agjërimin, siç janë udhëtarët dhe të sëmurët, ia ka lejuar që ta shtyjë për më vonë.[9] Allahu i Lartësuar gjatë obligimit të agjërimit, ka demonstruar mëshirën e Tij. Atij I takon çdo falënderim për dhuntitë e Tij të panumërta.

5) Kuptimi i fjalëve të Allahut xh.sh.: “E ata që i rëndon ai (nuk mund të agjërojnë), janë të obliguar për kompensim, ushqim (ditor) i një të varfri...”, është që plakut dhe plakës i lejohet që të mos agjërojnë, mirëpo atë duhet ta kompensojnë. Në gjuhën arabe thuhet: Eteka-sh-shej’e idha kanet kudretuhu fi nihajeti-d-d’af/ Përballoi ca kur fuqia e tij ishte në krye të dobësisë. E përballoi atë, pra, me vështirësi të madhe. Folja jutikunehu – ata që agjërojnë me vështirësi të madhe-rrjedh nga fjala tavk (forcë, fuqi, mundësi, durim). Ragibiu për këtë thotë: “Fjala et-takatu është emër që nënkupton sasinë e asaj që njeriu e kryen me vështirësi. E njëjtë është edhe fjala tavk – ai që përfshin diçka. Allahu xh.sh. thotë: “...mos na ngarko me atë për se ne nuk kemi fuqi! (ma la takate lena bih)” (El-Bekare, 286), d.m.th., me atë që për ne do të jetë vështirë ta realizojmë.”

Fjala et-takatu është emër që përdoret për atë që është i zoti të bëjë diçka, mirëpo krahas këmbënguljes dhe vështirësisë, përderisa emri el-vus'u përdoret për atë që bën diçka me lehtësi. Vër re saktësinë e këtyre fjalëve!

6) "E kush e përjeton prej jush këtë muaj, le të agjërojë (fe men shehide minkum-sh-shehre fe-l-jesumh)! Këtu nënkuptohet qëndrimi në shtëpi, e jo shikimi i hënës (të muajit të Ramazanit, megjithëse është përdorur fjala shehide – të shikuarit, të dëshmuarit – vër. e përkth.) Në qoftë se hënën e shohin një ose dy njerëz, agjërimi bëhet obligim për të gjithë myslimanët. Folja shehide këtu është në kuptimin hadere (të jesh prezent, të prezantosh). Në këtë ajet ekziston një mision i fshehtë (idmar), d.m.th., kuptimi i ajetit do të ishte: E kush nga ju do të banojë gjithmonë (mukimen) në shtëpi dhe nuk do të jetë në udhëtim apo i sëmurë, le të agjërojë. Theksimi i së dukshmes në vend të së fshehtës, është për shkak të ekzagjerimit dhe hiperbolës në fjalim, siç e përmend këtë Ebu Su'udi.

7) "All-llahu me këtë dëshiron lehtësim për ju, e nuk dëshiron vështirësim për ju..." Në këtë ajet gjendet figura kumbuese stilistike (el-muhassinatu-l-bedi'ijjetu), e cila quhet antitezë negative (tibakus-selb). Kjo është thelbësore në fe dhe nga kjo juristët kanë nxjerrë rregullën fundamentale, e cila thotë: Vështirësia nënkupton lehtësimin (mushekkatu texhel-lubu-t-tejsir). E Allahu xh.sh. nuk dëshiron që, me Sheriatin e Tij, t'i bëjë njerëzit të ndihen të pakënaqur, Ai dëshiron vetëm t'u lehtësojë edhe atë që për ta është e dobishme dhe e mirë.

8) Duke e komentuar ajetin: "...(Të agjëroni ditët e lëshuara më vonë) Që të plotësoni numrin, ta madhëroni All-llahun për atë se ju udhëzoi dhe që të falënderoni.", dijetari Zamahsheriu shpjegon: Ai juve, në këtë mënyrë të përbashkët, jua bëri obligim, siç u përmend. Dispozita për atë që gjendet në shtëpi, është që ta agjërojë muajin e Ramazanit; për të sëmurin dhe udhëtarin që të agjërojnë për aq ditë sa nuk kanë agjëruar, kurse lehtësimi shihet në lejueshmërinë e mosagjërimit; "(Të agjëroni ditët e lëshuara më vonë) Që të plotësoni..." shkaku i formës imperative është që të kihet llogari për të njëjtat ditë; "ta madhëroni All-llahun...", për shkak se



është e njohur mënyra se si realizohet kompensimi i agjërimit dhe si mbaron koha e ndërprerjes së agjërimit; "dhe që të falënderoni." - për shkak të lehtësimit. Lloji i këtillë i trajtimit stilistik emërtohet si përmbledhje dhe shpërndarje (el-leff ve-n-neshr). Ky është trajtim i rafinuar dhe thuajse nuk do të mund të zbulohej shpjegimi i tij pa dijetarët ekspertë të stilistikës.

9) I Lartësuari, për marrëdhëniet intime ndërmjet bashkëshortëve, ka përdorur shprehje të lartë elokuente, në mënyrë që të na e mësojë kulturën e sjelljes në gjërat në lidhje me gratë: "ato janë prehje për ju dhe ju jeni prehje për ato." Kjo është thënë në mënyrë metaforike, kurse nënkuptohet përfshirja reciproke e bashkëshortëve, meqenëse petku përfshin (mbulon) trupin.

Imam el-Fahr thotë: Duke qenë se burri dhe gruaja bashkohen dhe përkëdhelin njëri -tjetrin me trupat e tyre, ashtu që për njëri-tjetrin konsiderohen sikur petku, prandaj për të dy thuhet se janë sikur petku për njëri-tjetrin.[10]

10) "...Derisa të dallohet qartë peri i bardhë nga peri i zi në agim!" Esh-Sherif Er-Radi thotë: "Kjo është metaforë që të habit. Me të mendohet dallimi i bardhësisë së agimit nga errësira e natës. (Litari) këtu as që është përdorur në kuptimin figurativ; ndërsa ngjashmëria shihet në faktin se fillimi i bardhësisë së agimit ndodh duke shkëlqyer fshehurazi, kurse errësira e natës pushon së pushtuari. Të dyja janë me intensitet të dobët. Dhe ashtu, duke u shtuar bardhësia e agimit, ashtu shtohet edhe fshehtësia e errësirës së natës."[11] Transmetohet se kur është shpallur ky ajet, 'Adijj b. Hatim ka thënë: I mora dy fije peri, të bardhë dhe të zezë, dhe i vendosa nën jastëkun tim, dhe kështu e gdhiva tërë natën duke i shikuar ato, mirëpo peri i bardhë nuk m'u bë i dallueshëm qartë nga i ziu. Pasi agoi, shkova tek i Dërguari i Allahut s.a.v.s. dhe ia tregova gjithë atë që bëra. Ai buzëqeshi dhe tha: Këtë ti e kupton pak! Me këtë mendohet bardhësia e ditës dhe errësira e natës."[12]

### Dispozitat e sheriatit (ligjore)

Dispozita e parë: A kanë qenë myslimanët të obliguar me agjërim para se ai të obligohet në muajin e Ramazanit?

Forma e jashtme kuptimore e fjalëve të Allahut xh.sh. "(Jeni të obliguar për) Ditë të caktuara..." vë në dukje faktin se agjërimi që u është bërë obligim myslimanëve, është agjërimi në ditët e muajit të Ramazanit. Ky është mendimi i shumicës së komentatorëve të Kuranit, kurse transmetohet edhe nga Ibn 'Abbasi dhe Hasani. Këtë mendim e ka zgjedhur edhe Et-Taberiu. Transmetohet nga Katade dhe 'Ata'i se myslimanët kanë qenë të detyruar të agjëronin nga tri ditë në çdo muaj, ndërsa më vonë u është bërë obligim agjërimi i Ramazanit. Argument i kanë fjalët e Allahut: "E ata që i rëndon ai (nuk mund të agjërojnë), janë të obliguar për kompensim...", të cilat tregojnë se agjërimi është obligim, por me ditë të zgjedhura agjërimi. Sa i përket agjërimit të Ramazanit, ky është i detyruar në ditë të caktuara (të muajit të Ramazanit). Andaj, është e qartë se agjërimi i përme-

ndur nga tri ditë në çdo muaj, nuk është edhe agjërim i muajit të Ramazanit.

Shumica e komentatorëve qëndrimet e veta i argumentojnë me ajetin "...agjërimi ju është bërë obligim...", sepse ky është ajet konciz (i pasaktësuar, M.A) (muxhmel), kështu që është e mundur që të bëhet detyrim një ditë, dy apo më shumë ditë agjërim. Ky ajet pjesërisht është shpjeguar me fjalët "... për ditë të caktuara...", mirëpo edhe kjo bën të kuptohet që mund të agjërohet një javë apo një muaj. Dhe ky ajet është shpjeguar me ajetin: "Në muajin e Ramazanit...", i cili është argument i qartë se agjërimi që u është bërë detyrim myslimanëve, është agjërimi i muajit të Ramazanit.

Xherir et-Taberiu thotë: "Sipas mendimit tim, më e drejtë është pikëpamja e parë, d.m.th. ajo që shpjegon se me fjalët "...për ditë të caktuara..." ka të bëjë me ditët e muajit të Ramazanit. Dhe kjo për shkak se nuk kemi argument se ithtarët e Islamit janë detyruar të agjërojnë jashtë muajit të Ramazanit, të cilin më pas e ka shfuqizuar agjërimi i Ramazanit. Në ajetin që pason, Allahu xh.sh. shpjegon se agjërimi që na e ka caktuar detyrim, është në muajin e Ramazanit, e jo në ndonjë kohë tjetër. Ditët që na është detyruar t'i agjërojmë, janë të shpjeguara me ajetin: "Në muajin e ramazanit filloi të shpallej Kur'ani..." Komentimi i këtij ajeti është: "O ju që besuat, agjërimi ju është bërë obligim sikurse ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm", - dhe kjo në ditë të caktuara të muajit të Ramazanit.[13]

Dispozita e dytë: Cilat lloje të sëmundjes dhe udhëtimit mundësojnë lejimin që të mos agjërohet?

Allahu i Lartësuar, nga mëshira dhe lehtësimi i Tij kundrejt njerëzve, ka lejuar që i sëmuri dhe udhëtari të mund të mos agjërojnë në muajin e Ramazanit. Juristët islamë kanë shfaqur disa mendime lidhur me sëmundjen për të cilën lejohet të mos agjërohet:

a/ Qëndrimi i dhahiritëve[14]. Njeriut i lejohet të mos agjërojë, pavarësisht nga lloji i sëmundjes ose i udhëtimit, madje qoftë të jetë udhëtimi i shkurtër ose sëmundja e lehtë, p.sh, siç janë dhimbja e gishtave ose e dhëmbit. Një qëndrim i këtillë përcillet nga Ata'i dhe Ibn Sirini.[15]

b/ Grupi i dytë i teologëve konsiderojnë se ky lehtësim vlen vetëm për ato lloje sëmundjesh, nga të cilat, nëse do të agjëronte, njeriu do të ndiente lodhje dhe mundim. Po ashtu njësoj vlen edhe për udhëtarin gjatë udhëtimit. Ky është qëndrimi i El-Ethamait.

c/ Pjesa dërrmuese e juristëve islamë mbështetin qëndrimin që sëmundja për të cilën lejohet të mos agjërohet, është sëmundje e rëndë, e cila të sëmurit mund t'i shkaktojë dëm, t'ia shtojë dhimbjen, ose nëse ekziston frika se sëmundja mund t'ia vonojë shërimin; ndërsa, për sa i përket udhëtimit, bëhet fjalë për një udhëtim të gjatë, i cili, në masë të madhe, mund të shkaktojë vështirësi. Ky mendim është edhe i Katër Imamëve.[16]

Argumenti i dhahiritëve:

Dhahiritët qëndrimin e tyre e mbështetin në intonimin e përgjithshëm (bi 'amun) të ajetit "e kush është i sëmurë prej jush ose është në udhëtim" - në të cilin është përdorur gjendja e përgjithshme, ku sëmundja nuk është përkufizuar tek ajo që shkakton vështirësi, dhe as rruga në një udhëtim të gjatë. Përgjithësisht, sëmundja dhe udhëtimi lejojnë të mos agjërohet. Tregohet se, disa njerëz në muajin e Ramazanit, kaishin hyrë tek Ibn Sirini, kur ai ishte duke ngrënë, sepse kishte pasur dhimbje gishti. Davudi thotë: "Lehtësimi nënkupton çdo lloj udhëtimi, madje ai qoftë të jetë udhëtim edhe sa një ferseh[17], meqë edhe në këtë rast për atë që udhëton, thuhet se është udhëtar (mysafir). Kjo është ajo që del nga kuptimi i jashtëm i Kuranit.

Argumenti i shumicës:

Shumica e juristëve islamë mendimet e tyre se nga një dhimbje e lehtë, e cila nuk shkakton mundim, nuk lejohet të mos agjërohet, - i argumentojnë me ajetin: "All-llahu me këtë dëshiron lehtësim për ju, e nuk dëshiron vështirësim për ju." Ajeti tregon se është i detyrueshëm zbatimi i lehtësimit, në mënyrë që të mënjanohet vështirësia ose dëmi. E, nëse dhimbja është e lehtë, kurse udhëtimi "i shkurtër", nuk mund të thuhet që, në raste të tilla, të ketë vështirësi që do ta lironte agjëruesin nga agjërimi. Çfarë vështirësie është kjo, në qoftë se agjëruesit i dhemb gishti ose dhëmbi?

Mendimi mbizotërues:

Konsideroj se mendimi i shumicës së juristëve islamë është më i drejt dhe se mund ta pranojë logjika. Urtësia që manifestohet në lehtësimin e të sëmurit për të mos agjëruar, paraqet aspekt lehtësimi, ndërsa lehtësimi mund të vijë vetëm nëse ekziston vështirësia. Çfarë vështirësie është nëse të dhemb gishti ose nëse ke një kokëdhembje të vogël? Këto janë dhembje të lehta, ta cilat nuk shkaktojnë mundim gjatë agjërimit. Pastaj, ekzistojnë sëmundje për të cilat ilaçi i vetëm është agjërimi, e si të lejohet që të mos agjërohet për atë që ka një sëmundje të tillë? Ne Allahu xh.sh. na ka obliguar në përputhje me atë që arrihet të zotërohet, andaj, në qoftë se agjërimi shkakton dhëmbje ose e shton atë, ose në përgjithësi diçka tjetër në këtë aspekt ose lodhje, atëherë urdhri i agjërimit për të obliguarit anulohet me rrethanën lehtësuese.

El-Kurtubi konsideron: "Personi i sëmurë mund të gjendet përpara dy situatave. E para është kur nuk mund ta përballojë agjërimin, andaj e ka të ndaluar të agjërojë. Situata e dytë është kur personi është i aftë për të agjëruar, mirëpo në përputhje me dëmin dhe mundin. Këtij personi i rekomandohet që të mos agjërojë. Shumica e dijetarëve thonë: Përderisa agjërimi personit të sëmurë i shkakton dhembje dhe shqetësim, ose frikësohet se agjërimi mund t'ia zgjasë a t'ia shtojë sëmundjen, atëherë është e drejtë që personi i tillë të mos agjërojë. Përcillen transmetime të ndryshme nga Imam Maliku për sëmundjen nga e cila lejohet të mos agjërohet. Në një transmetim thuhet se ai ka thënë që ajo është sëmundje nga e cila ka frikë që mund të keqësohet prej agjërimit. Në transmetimin tjetër thuhet që ajo është sëmundja e rëndë, të cilën agjërimi do ta shtonte ose do t'i shkaktonte mundim. Ky është mendimi më i drejtë dhe kjo është ajo që kërkon situata e dhënë.[18]

Dispozita e tretë: Cilat lloje të udhëtimeve lejojnë të mos agjërohet?

Juristët islamë, pasi janë pajtuar se udhëtimi duhet të jetë i gjatë, kanë shfaqur mospajtime për sa i përket pyetjes së lartpërmendur, pikërisht për sa vijon:

a) Udhëtimi në të cilin lejohet të mos agjërohet, është ai që zgjat një ditë, - mendimi është i Evza'iut.

b) Ai është udhëtimi që zgjat dy ditë e dy net, ndërsa është i kufizuar në 16 fersehë, - konsiderojnë Shafi'u dhe Ahmedi.

c) Ai është udhëtimi që zgjat tri ditë e tri net, ndërsa është i kufizuar në 24 fersehë, - konsiderojnë Ebu Hanife dhe Thevri.

Argumenti i Evzaiut:

Udhëtimi që zgjat më pak se një ditë, konsiderohet udhëtim i shkurtër dhe ky ka të bëjë me mukimin[19]. Zotëron mendimi se udhëtar është person që nuk mund të kthehet në familjen e tij atë ditë kur ka marrë rrugë. Nga kjo, e patjetërsueshme është që zgjatja minimale e udhëtimit të jetë një ditë, në mënyrë që të konsiderohet e lejuar të mos agjërohet.

Argumentet e Shafi'ut dhe Ahmedit:

1. Udhëtim, sipas Sheriatit, është udhëtimi në të cilin lejohet të shkurtohet namazi. Lodhja nga udhëtimi vetëm një ditë nuk është e vështirë të përballohet, mirëpo, nëse ajo lodhje përsëritet në ditën e dytë, që është e vështirë të përballohet, - atëherë zbatohet lehtësimi.

2. Transmetohet se i Dërguari i Allahut s.a.v.s. ka thënë: "O mekas! Mos i shkurtoni namazet në largësi prej më së paku katër "burdësh" nga drejtimi i Mekës deri në 'Asefan"![20] Gjuhëtarët thonë që një "burd" llogaritet katër fersehë, kurse kjo gjithsej do të ishte 16 fersehë.[21]

3. Transmetohet nga Ata'i se ai e ka pyetur Ibn Abbasin, r.a.: "A mund ta shkurtoj namazin në 'Arafat? Jo - i është përgjigjur Ibn Abbasi. E te Merru'z-Zahrana? Jo, po namazin shkurtoje në Xhedde, 'Asefan dhe Taif."[22] Kurtubiu e shënon atë që gjendet tek Buhariu: "Ibn Omeri dhe Ibn Abbasi nuk agjëronin dhe nuk e shkurtonin namazin përderisa nuk e kalonin largësinë prej katër burdesh, kurse kjo llogaritet 16 fersehë."[23] Ky është qëndrim i njohur nga medhhebi i Malikut. Prej tij transmetohet se ka thënë që zgjatja minimale e udhëtimit është një natë e një ditë, duke e argumentuar këtë me hadithin: "Nuk i lejohet gruas e cila ka besuar në Allahun dhe Ditën e Gjykimit, që të udhëtojë natën e ditën pa përcjelljen e mahremit (personi me të cilin nuk ka të drejtë martese, M.A.) të saj."[24] Transmeton Buhariu.

Argumentet e Ebu Hanifes dhe Thevriut:

1. Ebu Hanife konsideron që fjalët e Allahut xh.sh.: "E kush e përjeton prej jush këtë muaj, le të agjërojë!" - janë argument për obligueshmërinë e agjërimit. Megjithatë, e nevojshme është që udhëtimi të zgjasë tri ditë, sipas pëlqimit, që të mund të shfrytëzohet lehtësimi. Ndërsa, nëse udhëtimi është më pak sesa u përmend, mendimet janë të ndryshme, megjithatë është obligim që, për shkak të maturisë, të agjërohet.

2. Hadithi i të Dërguarit të Allahut s.a.v.s.: "Mukimi mestin mbi meste do ta shfrytëzojë një ditë e një natë, ndërsa mysafiri tri ditë e tri net."[25] Ligjdhënësi, pra, në udhëtim e ka lejuar mestin tri ditë, e për këtë dimë vetëm në bazë të rregullit të Sheriatit. Andaj, është e detyrueshme që të merret parasysh udhëtimi treditësh.

3. Hadithi: "Gruas nuk i lejohet të udhëtojë më gjatë se tri ditë, pa mahremin (personin me të cilin s'ka të drejtë martese, M.A.) e saj."[26] Shihet qartë se, rregulla e Sheriatit ka të bëjë me tri ditë, dhe përpos kësaj diçka tjetër nuk merret parasysh, andaj është obligative që lejimi të përkufizohet në tri ditë udhëtimi, në mënyrë që të lejohet të mos agjërohet.

Ibn Arebiu, në tefsirin e tij "Ahkamul-kur'an", thotë: "Në hadith të vërtetë përcillet se i Dërguari i Allahut s.a.v.s. ka thënë: "Nuk i lejohet gruas që ka besuar në Allahun dhe Ditën e Gjykimit, që të udhëtojë natën dhe ditën pa përcjelljen e mahremit të saj." Në hadithin tjetër thuhet: "...që të udhëtojë tri ditë..." Ebu Hanife konsideron se udhëtimi realizohet në vijë të disa ditëve: dita kur udhëtari lë familjen e tij dhe dita kur arrin në vendbanimin e ri, ndërsa dita mesatare është ajo kur ai vetëm udhëton. Në rastin e parë njeriu duhet të jetë i përgatitur, në të dytin ta zbatojë lehtësimin, ndërsa në të tretin ta shkurtoj namazin."[27]

Konsideroj që në çështjet e ibadetit duhet të jemi të kujdesshëm. Pasi nga i Dërguari i Allahut s.a.v.s. është transmetuar se ia ka ndaluar gruas të udhëtojë më gjatë se tri ditë, e gjithashtu, sipas hadithit tjetër, një ditë e një natë, ndërsa që të dy hadithet janë autentike, - veprimi sipas hadithit të parë është më i matur. Atëherë mendimi i Ebu Hanifes do të ishte më me peshë, po Allahu e di më së miri!

*Përktheu nga boshnjakishtja:*
***Mehas Alija***

P.S.: "PREPOROD- Gazetë informative islame", nr. 19/789 dhe 20/790, më 1 dhe 15 tetor 2004, Shkëputur nga vepra: Tefsiru ajatil-ahkam minel-Kur'an". Nga gjuha arabe e përktheu Almir Fatiæ)

_____________________

*Fusnotat:*

1. Përkthimi i ajeteve është marrë nga: "Kur'ani me përkthim dhe komentim", Sherif Ahmeti, verzioni elektronik. (Shën. i përkthy.)
2. At-Tabari, Xhami' el-Bajan, II, 132.; Shih: Es-Sujuti, Ed-Durr el-Mensut, I,176.
3. Transmetojnë el-Buhari, Muslim i Tirmidhi nga Salam b. el-Akva'; Shih: Es-Sujuti, Ed-Durr..., I, fq. 177.
4. Et-Taberi, II, 158.; El-Kurtubi, II, 288.; Ed-Durr...,I, 194.; Zad El-Masir, I, 189; Muxhma' el-bejan, II, 278.
5. Transmeton Buhariu.; shih: El-Kurtubi, II, 294.; Et-Taberi II, 164.; Muxhma' el-bejan, II, 280.
6. Et-Taberi, Xhami' el-bejan, II, 129.; Shih: Ed-Durr...,1, 176.
7. Ibn El-`Arabi, Ahkam el-Kur'an, I, 77; Shih: Tefsir Ebu Su'ud, I, 153.
8. Më gjerësisht shih çka ka shkruar për këtë El-Fahr El-Razi në Tefsirin e tij, V,77.
9. Është marr në një formë koncize prej: Imam El-Fahr Er-Razi, Et-Tefsir El-kebir, V, 80.
10. Zemahsheri, El-Keshshaf, I, 172,
11. Esh-Sherif Er-Radi, Talhis el-bejan fi mexhazat el-Kur'an, 13.
12. Hadithin e transmetojnë Buhari, Muslimi dhe Ahmadi; Shih: el-Keshshaf, I, 175.; Er-Razi, V, 120.; Zad el-mesir, I, 192.; Et Tabari, II, 172.
13. Et-Tabari , Xhami'al-bejan, II, 112.
14. Ata të cilët tekstet kur'anore dhe profetike i komentojnë ekskluzivisht në bazë të kuptimit të jashtëm të tyre. (shën. i përkthy.)
15. Është transmetuar nga tefsiri i Imam Er-Razi-ut, V, 81.
16. Mendohet mbi Ebu Hanifen, Malikun, Shafi'un dhe Ahmed b. Hanbelin. (shën. i përkthy.)
17. Një ferseh llogaritet sa tre milje, çfarë shumë e përgjithshme llogaritet përafërsisht 89 km. (shën. i përkthy.)
18. El-Kurtubi, II, 256.; Xhessas, Ahkam el-Kur'an, I, 204.; Argumentet e paraqitura më detalisht shih në: El-Fahr Er-Razi, Et-Tefsir el-kebir, V, 80.
19. Mukim është personi i cili nuk është udhëtar, respektivisht personi i cili gjendet në vendin e tij të vendbanimit. (shën. i përkthy.)
20. Hadithin e transmeton Shafi'u prej Ibn Abbasit, shih: Er-Razi, Tefsir..., V, 82.
21. Atëherë kjo llogaritet 112 km. (shën. i përkthy.)
22. Transmeton Shaf'iu prej Ata´it, shih: Er-Razi, Tefsir..., V, 82.
23. Tefsiri i Kurtubiut, II, 258.
24. Ibn El-'Arebi, Ahkam el-Kur'an, I, 77.
25. Shih: El-Xhessas, Ahkam el-Kur'an, I, 204., ku argumentet janë paraqitur detalisht.
26. Shënon Buhari prej 'Abdullah b. 'Umer b. El-Hatabit, në kapitullin: "Kasr es-salah."
27. lbn al-'Arebi, Ahkam el-Kur'an, I, 78.

# Israja dhe Mi’raxhi – mrekulli tokësore dhe qiellore

**Mr. Samir B. Ahmeti**




### Rëndësia e Isra’së dhe Mi’raxhit

Ngjarja e Isra’së dhe Mi’raxhit konsiderohet një ngjarje madhështore, prej ngjarjeve më të rëndësishme të thirrjes islame.

Të gjithë e dimë se Allahu xh.sh. e ka dërguar Muhamedin a.s. vulë të të gjithë pejgamberëve, me misionin përfundimtar dhe me fenë e përsosur, e cila përfshin të gjitha kohët dhe të gjitha vendet pa përjashtim, e kjo qysh prej momentit kur u përgëzua me shpallje nga ana e Zotit xh.sh. e deri në Ditën e Gjykimit. Misionet e pejgamberëve të mëparshëm kanë qenë të kufizuara në kohë dhe në vende, kurse misioni islam ka ardhur për tërë globin, për çdo kohë dhe çdo vend.

Muhamedi a.s. qysh nga hapat e parë të kryerjes së misionit të tij, gjatë thirrjes islame, kishte vështirësi dhe ballafaqohej me mundime e vuajtje, të shkaktuara nga populli i tij, populli kurejsh, madje as besimtarët e Muhamedit a.s. nuk kurseheshin nga zullumqarët e këtij fisi.

Axha i Pejgamberit a.s., Ebu Talibi, e mbronte nipin e tij, kur ishte jashtë shtëpisë, nga dëmtimi i pabesimtarëve dhe idhujtarëve, kurse mosbesimi i Ebu Talibit ka qenë prej shkaqeve që pabesimtarët të ishin të sjellshëm me Ebu Talibin, duke shfaqur nganjëherë komplimentet e tyre para tij, si njëri ndër prijësit e kurejshitëve në Mekë.

Kurse bashkëshortja e tij, Hatixhja r.a. ka qenë shtyllë e pazëvendësueshme në shtëpinë e të Dërguarit tonë, tek e cila Pejgamberi a.s. strehohej, për të gjetur dashurinë, simpatinë, ngrohtësinë dhe kujdesin e madh të bashkëshortes së tij, e cila ishte gjithnjë e gatshme që bashkëshorti i saj të gjente vend të rehatshëm për të pushuar nga lëvizjet e jetës që bënte Pejgamberi a.s., me plotë vuajtje dhe mundime.

Kur këto dy shtylla ishin pranë të Dërguarit të Allahut, atëherë Pejgamberi a.s. jashtë shtëpisë e konsideronte veten se ishte i garantuar. Mirëpo Allahu xh.sh. deshi që bashkëshortja e tij Hatixhja të vdiste, në të njëjtin vit në të cilin vdiq edhe axha i tij Ebu Talibi, një vit që u quajtë nga vetë Pejgamberi a.s. me Vit i dëshpërimit.

Pra kjo ishte gjendje e Pejgamberit a.s. para ngjarjes madhështore - Isra’së dhe Mi’raxhit, një gjendje kurrë më parë e nevojshme për Pejgamberin a.s., që t’i afrohej Krijuesit, të ngushllohej dhe t’i qetësoheshin zemra, shpirti dhe trupi i tij, me një mrekulli hyjnore përkrahëse, siç ishte mrekullia e Isra’së dhe Mi’raxhit, mrekulli tokësore dhe qiellore e të vetmit Pejgamber, Muhamedit a.s., pra asnjërit prej pejgamberëve të mëparshëm nuk i ka ndodhur një mrekulli e tillë. Mrekullia e Isra’së dhe Mi’raxhit konsiderohet një mrekulli unikale e Muhamedit a.s. në botën e njerëzimit në përgjithësi dhe në botën e pejgamberëve në veçanti, veçori kjo që e dallon Muhamedin a.s. nga pejgamberët e mëparshëm.

Ngjarja e Isra’së dhe Mi’raxhit Muhamedit a.s. i ndodhi në muajin Rexhep të vitit të dhjetë pas Shpalljes.

Kjo ngjarje për Muhamedin a.s. ishte shpërblim hyjnor, nga ajo që u sprovua me vuajtje, mundime dhe presione nga populli i tij kurejsh.

Kjo ndodhi madhështore zbuti zemrën e Muhamedit a.s. pas bojkotit që mushrikët kurejshë u bënë myslimanëve dhe Pejgamberit të tyre plot tre vjet, në shtegmalin e Ebu Talibit, që gjatë atij bojkoti Muhamedi a.s., së bashku me myslimanët vuajtën nga uria dhe nga ndalesa e gjërave të domosdoshme.

Mrekullia e Isra’së dhe Mi’raxhit shkëlqeu kur Muhamedi a.s. humbi dy përkrahësit më të mëdhenj të tij, njërin të jashtëm e tjetrin të brendshëm, njërin pabesimtar – Ebu Talibin – e tjetrin besimtare – Hatixhen.

Ky përgëzim me Isra’në dhe Mi’raxhin afroi shpirtin e Muhamedit a.s. tek Krijuesi i tij, në kohën kur u dëshpërua nga fisi thekif dhe humbi shpresën në besimin dhe përkrahjen e tyre, si dhe pas lëndimeve që i pësoi nga fëmijët, robërit dhe të marrët e fisit thekif.

Pas këtyre mundimeve, Allahu xh.sh. e shpërbleu të dashurin e Tij, Muhamedin a.s., e ngriti lart mbi shtatë qiej.

Kjo mrekulli tek Muhamedi a.s. ndikoi që t’i harronte vuajtjet, dhimbjet, brengat dhe lodhjet e tij, duke përfshirë edhe ato të ardhmet me të cilat do të ballafaqohej në rrugën e kryerjes së misionit dhe përhapjes së thirrjes së tij, si dhe duke qenë i kënaqur me këtë shpërblim të shenjtë, me të cilin Krijuesi i tij e pajisi, në kohën më të nevojshme.

Kur çdo llojë sprove dhe mundimi kishte arritur kulmin, – me rastin e Isra’së dhe Mi’raxhit, u përsos gjithashtu edhe çdo lloj nderi dhe respekti për Muhamedin a.s.

Karshi mosbesimit dhe kokfortësisë së dy krahëve të mëdhenj nga krahët e mosbesimit në Xheziren Arabe, fisit kurejsh në Meke dhe fisit thekif në Taif, dy fise këto nga bota e dëshmisë, Allahu xh.sh. e begatoi të dërguarin e Tij, Muhamedin a.s. me mrekullinë tokësore dhe qiellore, si dhe e përgëzoi me besimin e dy botëve të mëdha nga botët e fshehta, bota e melaikeve dhe bota e xhinëve, një grup nga këta të fundit i besuan Muhamedit a.s..

Allahu xh.sh. të dërguarin e Tij Muhamedin a.s. e nderoi, e respektoi dhe e

afroi afër Vetes, duke e rrethuar dhe mbuluar me Lartëmadhërinë, Madhështinë dhe Krenarinë e Tij; për të dërguarin e Tij hapi botën e melaikeve, botën më të pastër dhe më të nderuar prej botëve.

Nga kjo mrekulli tokësore dhe qiellore, duket sikur Allahu xh.sh. t'i thoshte të dërguarit të Tij Muhamed, nëse banorët e tokës të kanë refuzuar ty, dije se Zoti i tokës dhe i qiellit po të fton; nëse banorët e Taifit dhe kurejshët kanë vendosur të të ndjekin dhe të bëjnë presion mbi ty, dije se banorët e qiellit kanë vendosur të të nderojnë dhe të të respektojnë ty.

Pra Muhamedi a.s. - i dashuri i Allahut - ftohet në botën e melaikeve:

- Ftuesi: Allahu i Lartmadhëruar.
- I ftuari : Muhamedi a.s. - i Dërguari i Allahut.
- Bartësi i ftesës: Besniku i shpalljes nga qielli, meleku Xhibril a.s..
- Vendi i mikpritjes: Sidretul Munteha, pranë së cilës gjendet Xhennetul Me'va.
- Shkaku i ftesës: Përsosmëria e nderit, respektit dhe madhështisë ndaj Muhamedit a.s., më të dashurit të Allahut të Madhërishëm.

Sa nder i madh për Pejgamberin tonë, Muhamedin a.s., të ishte i ftuari dhe mysafiri i parë, i fundit dhe i vetmi i Krijuesit të të gjitha botëve. Jo, nuk ka nder më të madh se ky që iu bë Pejgamberit tonë, Muhamedit a.s..

## Israja dhe Mi'raxhi në Kuran

Ngjarja e Isra'së është përmendur në Kuran në një kaptinë, e cila quhet me të njejtin emërtim, kaptina El-Isra.

Me ngjarjen e Isra'së nëkuptohet udhëtimi i Pejgamberit a.s. prej Mesxhidul Haramit – Mekës – gjerë në Mesxhidul Aksa – Jerusalem – . Ajeti kuranor këtë ngjarje e përmend dhe thotë: "Pa të meta është Lartmadhëria e Atij që robin e Vet e kaloi në një pjesë të natës prej Mesxhidi Haramit (prej Qabesë) gjer në Mesxhidi Aksa (Bejti Mukaddes), rrethinën e së cilës Ne e kemi bekuar, (ia bëmë këtë udhëtim) për t'ia treguar atij disa nga argumentet Tona. Vërtet, Ai është dëgjuesi (i fjalëve të Muhamedit), pamësi (i punëve të Muhamedit)". (El Israë: 1).

Israja është argument tokësor, nga mrekullitë më madhështore, me të cilën Allahu xh.sh. e përkrahu të dërguarin e Tij. Distanca që Zoti xh.sh. e bëri robin e Tij të kaloj në këtë udhëtim të gjatë, nga Meka gjer në Bejti Mukaddes, brenda një pjese të natës, është 40 ditë udhëtimi me deve, si udhëtim i rëndomtë që bënin arabët. E Muhamedi a.s. u dëftoi mekasve se me ndihmën dhe fuqinë absolute të Zotit xh.sh. këtë udhëtim e kishte bërë vetëm brenda një pjese të një nate, e kjo është një mrekulli unikale në këtë distancë kaq të madhe. E njerëzit asnjëherë nuk kanë të drejtë ta krahasojnë veprën e Allahut xh.sh. me veprat e tyre, sepse vepra e njeriut patjetër duhet t'u nënshtrohet ligjeve të natyrës njerëzore, kurse vepra absolute e Allahut xh.sh. nuk i nënshtrohet asnjë ligji, gjithnjë duke u mbështetur në ajetin e sipërpërmendur, që në fillim Allahun xh.sh. e zhvesh nga çdo e metë dhe nga çdo mangësi, kur thotë: "Pa të meta është Lartmadhëria e Atij..." në substancën, cilësitë dhe në veprat e Tij.

Teksti kuranor konsiderohet shtyllë për ne, në vërtetësinë e ngjarjeve, pra kur ai tekst kuranor na vjen me një ngjarje, e për ne nuk na mbetet tjetër vetëm ta besojmë atë pa e diskutuar fare.

Ngjarja e Isra'së konsiderohet mrekulli tokësore, e me fjalën tokësore nënkuptohet:

E para: Se në Bejti Mukaddes ka pasur njerëz.

E dyta: Se ka pasur njerëz që kanë shkuar në Bejti Mukaddes.

E treta: Se ka pasur njerëz që e kanë parë Bejti Mukaddesin.

E katërta: Se ka pasur njerëz që e kanë ditur rrugën gjer në Bejti Mukaddes.

Kurse ngjarja e Mi'raxhit ceket në Kuran, në kaptinën En-nexhm, ku me fjalën Mi'raxh nënkuptohet ngritja e Pejgamberit a.s. gjer në qiejt e lartë. Ajetet kuranore këtë ngjarje e shpjegojnë me Fjalët e AllahuT xh.sh.: "Pasha yllin kur bie (prej së larti poshtë)! Shoku juaj (Muhamedi që ju e njihni) as nuk është njeri që ka humbur, as që ka devijuar (nga e vërteta). Dhe ai nuk flet nga mendja e tij. Ai (Kur'ani) nuk është tjetër pos shpallje që i shpallet. Atë ia mësoi, Ai fuqiforti (Xhibrili). Që ka mendje precize dhe që u përqendrua në formën e vet (reale). Dhe ai (Xhibrili) ishte në horizontin e lartë (nga lindja). Pastaj u lëshua dhe iu afrua. E ishte afër sa dy harqe (dy kute) apo edhe më afër. Dhe i shpalli robit të Tij atë që ia shpalli. Zemra nuk e mohoi atë që e pa (me sy). A po i bëni polemikë atij për atë që ka parë? Atë (Xhibrilin) e ka parë edhe herën tjetër. (E ka parë) tek Sidretul Munteha. Që pranë saj është xhennetul Me'va (kopsht strehimi i...). Atëherë kur Sidrën e mbuloi çka e mbuloi. Shikimi (i Muhamedit) as nuk lakoi e as nuk tejkaloi. Ai (Muhamedi) vërtet pa disa nga shenjat më të mëdha të Zotit të vet. (En nexhm: 1-18).

Pasi Pejgamberi a.s. kishte arritur në Mesxhidul Aksa dhe ishte falur në të, u ngrit së bashku me Xhibrilin në shtatë qiejt e lartë, ngritje kjo e cila quhet Mi'raxh. Pra Mi'raxhi i Pejgamberit a.s., si dhe ajo që pa në të, nga argumentet madhështore, nuk ka shteg për ta argumentuar me dëshmi të perceptueshme, sepse ai Mi'raxhi është mrekulli qiellore, nuk ka shteg për ta besuar përveçse me lajm të vërtetë, siç janë Kurani dhe Syneti.

## Israja dhe Mi'raxhi në Synet

S'ka dyshim se Syneti në çështjen e Isra'së dhe Mi'raxhit, ka bërë sqarime të shumta, si në aspektin e ndodhive në përgjithësi të kësaj mrekullie tokësore e qiellore, po ashtu edhe në aspektin e detajeve, në veçanti. Mirëpo, duke e ditur se ato hadithe, të cilat përmendin dhe sqarojnë Isra'në dhe Mi'raxhin, janë të shumta, që nuk kemi mundësi t'i cekim dhe as të thellohemi shumë në to, veçse do t'i përmendim shkurtimisht.

Gjithsesi duhet ditur se hadithet e Isra'së dhe Mi'raxhit janë të transmetuara nga një grup i madh i ashabëve të Pejgamberit a.s, të cilat janë të shpërndara në libra të shumtë të Synetit, në disa prej të cilëve nganjëherë gjejmë hadithe të gjata – me shtesë – e nganjëherë të shkurtra – pa shtesë –, e kjo do të thotë se transmetuesit e këtyre haditheve nuk kanë qenë të njëjtë: ka pasur prej tyre që kanë mbajtur në mend më shumë sesa të tjerët, kurse transmetimet e dy sahiheve kanë më shumë bazë, por kjo nuk do të thotë se transmetimet e tjera nuk janë të vërteta, kurse të gjitha hadithet e Isra'së dhe Mi'raxhit, që janë transmetuar në dy sahihet, janë hadithe konsekuente, që përputhen në mes tyre.

Lexues i nderuar, t'i nderojmë gjuhët dhe shpirtrat tanë, me citimin e pjesërishëm të një hadithi të sahihut të Muslimit, i cili njofton për ngjarjen madhështore të Isra'së dhe Mi'raxhit -mrekulli tokësore e qiellore.

Transmetohet nga Enes ibn Malik, se i Dërguari i Allahut, paqja dhe shpëtimi i Tij qofshin mbi të, ka thënë: "Më erdhi buraku – e ai është një kafshë e bardhë, e gjatë, më e madhe se gomari dhe më e vogël se mushka, e cila hedh thundrën e saj aq sa mund të arrijë shikimi i saj – i hipa – burakut – derisa arrita në Bejtul Makdis. E lidha atë aty ku e kishin lidhur edhe pejgamberët e tjerë. Pastaj hyra në xhami dhe fala dy rekate namaz, pastaj dola. Xhibrili a.s. më erdhi me një enë me verë dhe me një enë me qumësht. Unë zgjodha qumështin dhe Xhibrili a.s. më tha: Zgjodhe të natyrshmen. Pastaj Xhibrili u ngrit me mua për në qiell. Xhibrili a.s. kërkoi të hapej dera, kush je ti? - u pyet Xhibrili. Xhibrili jam, - u përgjigj. E kush është me ty? Muhamedi, - u përgjigj Xhibrili. A ka zbritur shpallja tek ai? Po, shpallja ka zbritur tek ai, - u përgjigj Xhibrili. ..."[2], e kështu deri në fund të hadithit.

Këtë udhëtim të begatshëm Pejgamberi a.s. e bëri, duke qenë i shoqëruar me

Xhibrilin a.s., nga Mesxhidul Harami e gjer në Mesxhidul Aksa, si dhe nga Mesxhidul Aksa e gjer në shtatë qiejt e lartë. Këtë mrekulli tokësore e qiellore Muhamedi a.s. e përjetoi me trup dhe shpirt, brenda një pjese të një nate.

### Qëndrimi i Kurejshëve ndaj Isra'së dhe Mi'raxhit

Pejgamberi a.s. udhëtoi në shëtitjen tokësore dhe qiellore. Gjatë asaj shëtitjeje ai pa argumentet e madhnueshme të Allahut xh.sh., pa pejgamberët dhe u bë imam i tyre në Bejtul Makdis, si dhe në këtë udhëtim namazi u bë i obligueshëm për myslimanët.

Pas përfundimit të këtij udhëtimi, në mëngjes Pejgamberi a.s. doli nga shtëpia e tij, që t'u tregonte njerëzve atë që kishte parë gjatë shëtitjes, si dhe atë që kishte vërejtur nga argumentet e madhnueshme të Krijuesit të gjithësisë.

Qëndrimi i kurejshëve ka qenë i qartë, ata e përgënjeshtruan Muhamedin a.s., ndonëse ai fliste për gjëra të kuptueshme, të cilat nuk i kundërshton njeriu i mençur. E çfarë mund të supozojmë për qëndrimin e tyre rreth mrekullisë së Isra'së dhe Mi'raxhit - përveçse kjo mrekulli do të ndizte zjarr në zemrat dhe gjoksat e mushrikëve kurejshë, si dhe të paraqiteshin ziliqarët prej tyre.

Muhamedi a.s. e dinte se njerëzit do ta përgënjeshtronin. Derisa ishte ulur Muhamedi a.s., i shqetësuar dhe i brengosur, Ebu Xhehli kaloi pranë tij dhe e vuri re se ishte i brengosur e iu ul afër. E pyeti Pejgamberin a.s. duke u tallur, se mos i kishte ndodhur diçka. Pejgamberi a.s. i tha: Po! E ç' është ajo? - pyeti Ebu Xhehli. - Mbrëmë kam udhëtuar - tha Pejgamberi a.s.. Gjer ku? - e pyeti Ebu Xhehli, i habitur. Gjer në Bejtul Makdis. E pastaj u zgjove në mesin tonë? - pyeti Ebu Xhehli, i hutuar. Po - tha Pejgamberi a.s. Ebu Xhehli nuk e përgënjeshtroi nga frika se kur ta thërriste popullin e tij, Muhamedi do ta mohonte atë që i tregoi. Nëse i tuboj njerëzit, a do të tregosh atë që më tregove mua? - pyeti Ebu Xhehli. Po - tha Pejgamberi a.s.. Ebu Xhehli filloi të thërriste: "O të bijtë e Beni Ka'b bin Luej-jit". Kjo ishte hera e parë që Ebu Xhehli i tubonte njerëzit për të dëgjuar Muhamedin a.s.. Vendtubimet e tyre u zbrazën dhe njerëzit erdhën tek Muhamedi a.s. dhe tek Ebu Xhehli e u ulën pranë tyre. Ebu Xhehli i tha Pejgamberit a.s.: Tregoji popullit atë për se më njoftove mua. Pejgamberi a.s. tha: Mbrëmë kam udhëtuar. Gjer ku? e pyetën të habitur. Gjer në Bejtul Makdis, - u përgjigj Muhamedi a.s.. Pastaj u zgjove në mesin tonë? - pyetën të hutuar. Po - tha Pejgamberi a.s.. Nga dëgjuesit kishte prej tyre që rrapëllinin, të tjerë vinin duart e tyre në kokë, duke u çuditur nga "gënjeshtra". Ata i thanë: Dhe mund të na përshkruash xhaminë – Mesxhidul Aksanë – ? Prej tyre kishte që kishin qenë dhe e kishin parë xhaminë. Pejgamberit a.s. iu çel pamja nga ana e Allahut xh.sh. dhe, duke e parë atë, filloi t'ua përshkruante xhaminë në hollësi. Të mahnitur nga e vërteta, njerëzit nuk mundën ta përgënjeshtronin, prandaj edhe thanë: Për sa i përket përshkrimit, për Zotin ia qëlloi dhe e tha të vërtetën.




### Qëndrimi i Ebu Bekrit r.a.

Pasi që u përhap lajmi i Isra'së dhe Mi'raxhit, mushrikët kurejshë, të cilët e kishin dëgjuar Pejgamberin a.s. duke e përshkruar Bejtul Makdisin, u munduan t'i vinin në dyshim shokët e Muhamedit a.s., rreth kësaj ngjarjeje dhe shkuan tek Ebu Bekri r.a. e i thanë: O Eba Bekër, shoku yt Muhamedi po pretendon se mbrëmë ka udhëtuar nga Meka gjer në Bejtul Makdis, dhe është kthyer brenda së njëjtës natë. Ebu Bekri r.a. u përgjigj: Nëse ai e ka thënë këtë, e ka thënë të vërtetën. Mushrikët i thanë: A i beson ti se ai ka shkuar mbrëmë në Bejtul Makdis dhe ka ardhur para se të gdhihej? Ebu Bekri u përgjigj: Po. Unë i besoj atij për gjërat edhe më larg se kjo, i besoj atij që Xhibrili i vjen nga qjelli, me shpallje nga ana e Zotit xh.sh., e si të mos i besoj për këtë?

Pikërisht nga ky rast Ebu Bekri r.a. e fitoi epitetin es-sid-diku – i besueshmi – nga Pejgamberi a.s., për shkak të qëndrimit të tij të paluhatshëm, ndaj lajmit të Isra'së dhe Mi'raxhit.

Qëllimi i mushrikëve kurejshë ishte që edhe Ebu Bekri të mos i besonte Muhamedit a.s., për lajmin e udhëtimit të Isra'së dhe Mi'raxhit, meqë ishte shoku më i afërt i tij.

### Dobitë dhe mësimet e Isra'së dhe Mi'raxhit

**1. Argumentimi i vërtetësisë së Isra'së dhe Mi'raxhit.**

Vërtetësia e mrekullisë së Isra'së dhe Mi'raxhit, si mrekulli tokësore dhe qiellore është argumentuar me Kuran, Synet dhe Ixhma.

**2. Pas çdo sprove pason shpërblimi.**

Pejgamberi a.s. u përball me sprova të shumta. Kurejshët thirrjes islame ia mbyllën rrugën në Mekë, në Taif dhe mbyllën mundësinë e kontaktit me fiset e tjera. Bënë bojkot kundër thirrjes islame dhe anëtarëve të saj, bojkot i cili përfshiu të gjitha sferat e jetës. Pejgamberi a.s. u ndodh në rrezik pas vdekjes së axhës së tij – Ebu Talibit –, mbrojtësi i tij më i madh, kurse Pejgamberi a.s., duke qenë i mbështetur në Allahun xh.sh., bëri durim në rrugën e tij drejt thirrjes islame. Momentet e shpërblimit të madhërishëm erdhën kur u përgëzua me mrekullinë e Isra'së dhe Mi'raxhit – mrekulli tokësore e qellore, nderim për Muhamedin a.s. nga Krijuesi i të gjitha botëve, i Cili e bëri robin e Tij të ngrihej gjer në qiejt e lartë, respekt ky i cili nuk i takoi askujt nga njerëzimi në përgjithësi, e as nga të dërguarit, në veçanti, përveç të dërguarit tonë, Muhamedit a.s., si shpërblim ndaj durimit dhe mosdëshpërimit të tij; ai është edhe Pejgamberi i vetëm, i cili u njoh me botët e fshehta, gjatë Isra'së dhe Mi'raxhit.

**3. Pirja e qumështit nga Pejgamberi a.s., shpëtim për ymetin e tij.**

Kur Xhibrili a.s. i ofroi një enë me qumësht Pejgamberit a.s. dhe një tjetër me verë, ai zgjodhi qumështin, - ishte një përgëzim për Muhamedin a.s., sepse Xhibrili i tha: zgjodhe të natyrshmen. E

kjo vërteton se Islami është fe e natyrës njerëzore dhe përputhet me të natyrshmen, njerëzoren. Zoti xh.sh. në Kuran thotë: "Përqendro vetveten tënde sinqerisht në fenë, i larguar prej çdo të kote, (e ajo fe), feja e Allahut në të cilën i krijoi njerëzit, s'ka ndryshim (mos ndryshoni) të asaj natyrshmërie të krijuar nga Allahu, ajo është feja e drejtë por shumica e njerëzve nuk e dinë". (Er rum: 30).

**4. Isra'ja dhe Mi'raxhi ka qenë me shpirt dhe trup.**

Pejgamberi a.s. udhëtimin prej Mesxhidul Haramit e gjer në Mesxhidul Aksa, si dhe ngritjen nga Mesxhidul Aksa e gjer në qiejt e lartë, e bëri me shpirt dhe trup. Të këtij mendimi janë shumica dërrmuese e dijetarëve, të të gjitha kohëve. Kurse mendimi i atij që thotë se Israja dhe Mi'raxhi ka qenë vetëm me shpirt, si dhe ka qenë ëndërr në gjumë, nuk qëndron, sepse, sikur të ishte vetëm me shpirt dhe ëndërr, nuk kishte me qenë argument, as mrekulli, as pabesimtarët nuk do ta kishin kundërshtuar, e as idhujtarët nuk do ta përgënjeshtronin, për arsye se ëndrrat, që janë të ngjajshme si kjo, nuk i mohon askush. E ajeti kuranor tha: "Pa të meta është Lartmadhëria e Atij që robin e Vet e kaloi në një pjesë të natës ...". Në thënien (robin e Vet) ka për synim Pejgamberin tonë, Muhamedin a.s., si dhe kjo (robin e Vet) përfshin shpirtin dhe trupin e tij, e jo shpirtin pa trup.

**5. Vlera e imamllëkut të Muhamedit a.s. ndaj pejgamberëve të tjerë.**

Imamllëku i Muhamedit a.s. ndaj pejgamberëve të tjerë, konsiderohet argument, se ata ia dorëzuan atij udhëheqjen si prijës i tyre, një dëshmi për të njoftuar se thirrja islame është thirrje globale e tërë botës deri në Ditën e Gjykimit, si dhe në fund konsiderohet fakt se ligji i Islamit ka shfuqizuar ligjet e pejgamberëve të mëparshëm.

**6. Vlera e namazit dhe rëndësia e pozitës së tij.**

Krijuesi ynë i nderoi me shumë veçori Pejgamberin tonë dhe ymetin e tij, me të cilat dalloi misionin e Pejgamberit të fundit nga misionet e mëparshme. Njëra ndër veçoritë më me vlerë për ne është namazi, pesë kohët e tij në ditë, me mundësinë e arritjes së sevapeve si pesëdhjetë.

Në Synetin e Pejgamberit a.s. vërtetohet se namazi është bërë i obligueshëm për ymetin islam në natën kur Pejgamberi a.s. u ngrit në shtatë qiejt e lartë. Pra myslimanët duhet ta dinë se me çfarë obligimi të rëndësishëm dhe të nevojshëm janë ngarkuar në udhëtimin qiellor të Pejgamberit a.s., si dhe duhet ta ruajnë atë obligim, duke e zbatuar në praktikë gjatë jetës, si dhe se namazi është nga porositë e fundit, për të cilat Pejgamberi a.s. porositi ymetin e tij mysliman.

**7. Të kuptuarit e ashabëve për vlerën e madhe të Mesxhidul Aksa-së.**

Ashabët e kuptuan përgjegjësinë e tyre krahas Mesxhidul Aksa-së, e cila ishte e robëruar, në duart e romakëve. Kur në kohën e Omerit r.a. e çliruan Mesxhidul Aksanë, e cila mbeti e begatshme me siguri dhe garanci të plotë, derisa kryqtarët e rrënuan dhe e shkatërruan pas pesë shekujve – hixhrij, ku qëndruan afërsisht një shekull, duke rrënuar, e më pastaj myslimanët, me Salahuddin Ejubin në krye, do ta çlironin për të dytën herë.

**8. Robëria është grada më e lartë e besimit.**

Allahu xh.sh. të dërguarin e Tij, Muhamedin a.s., e cilësoi me robëri, e robëria tek

Allahu konsiderohet grada më e lartë, të cilën gradë nuk e mbërrijti asnjë krijesë nga njerëzit, xhinët apo melaiket.

Zoti në Kuran tha: "Pa të meta është Lartmadhëria e Atij që robin e Vet e kaloi në një pjesë të natës ...", e nuk ka thënë: të dërguarin e Tij, pejgamberin e Tij apo të dashurin e Tij.

**9. Forca e sigurisë dhe përsosmëria e besimit.**

Forca e sigurisë dhe përsosmëria e besimit, bëjnë dallimin e besimtarëve nga të tjerët, si dhe bëjnë krahasime në mes gradave të tyre. Askush nuk i parapriu Ebu Bekrit r.a. nga ashabët, bile as nga i tërë ymeti: në namaz, zekat, agjërim dhe haxh, mirëpo në zemrën e tij diçka shndriti. Një njeri kishte folur para Umerit r.a. duke e ngritur atë mbi Ebu Bekrin r.a., e atëherë Umeri r.a. i pati thënë: Për Zotin, s'ka dyshim se një natë e Ebu Bekrit është më e mirë sesa e familjes së Umerit, si dhe një ditë e Ebu Bekrit është më e mirë sesa e familjes së Umerit. E ajo natë është nata e hixhretit, kur Pejgamberi a.s. e mori Ebu Bekrin r.a. që ta shoqëronte gjatë emigrimit, kurse ajo ditë është, dita e Isra'së, kur ai ishte besimtari i parë i Isra'së dhe Mi'raxhit.

Në rastin e mrekullisë së Isra'së dhe Mi'raxhit u bë e ditur vlera e pakrahasuar e Ebu Bekrit r.a., si dhe shkaku i emrimit të tij nga Pejgamberi a.s. me epitetin (i besueshmi), Zoti xh.sh. qoftë i kënaqur me të.

**10. Rëndësia e madhe e xhamiave.**

Vendi kryesor dhe qendra më e çmuar, për përgatitjen e personaliteteve dhe edukimin e fëmijëve është xhamia. Pejgamberi a.s., me ndihmën e Zotit xh.sh., bëri shëtitjen e tij prej xhamisë së Qabesë në Mekë e gjer në xhaminë e Aksasë në Jerusalem. Të përmendurit e xhamive në këtë mrekulli tokësore dhe qiellore, nënkupton vlerën shumë të çmuar të xhamive, në përgjithësi, dhe të dy xhamive të lartpërmendura, në veçanti.


*Literatura e konsultuar:*

- El Israu vel Mi'raxhu:Prof.Dr. Fadël Hasen Abbas, Darul Furkan, botimi i parë, 2000 m – 1421 h, Aman, Jordani.
- Es-siretu n-nebevij-jetu: Muhamed Mutevelli Esh-sharavi, Elmektebetu lasrijetu, botimi i parë, 2001m–1422 h, Bejrut, Liban.
- Es-siretu n-nebevij-jetu: Dr. Ali Es-sal-labi, Elmektebetu t-tevfikijetu, botim i veçant, 2000 m – 1421 h, Kajro, Egjipt.
- Siretu r-resuli: Dr. Mustafa Murad, Darul Fexhër lit-turath, 2005m–1426h, Kajro.
- Siretu n-nebij-ji: Abdul Hamid Tahmaz, Darul Kalem, botimi i parë, 2003m – 1424 h, Damask, Siri.
- Min meini s-sireti: Salah Ahmed Esh-shami, Elmektebul islami, botimi i tretë, 2001m – 1422h, Bejrut, Liban.
- Hadhel habibu: Ebu Bekër Xhabir El Xhezairij, Mektebetul ulum vel hikem, botimi i dytë, 2001m – 1421h, Medine, Saudi.
- Mihanu n-nebij-ji ve ahzanuhu: Ebu Abdur-rahman El Masri, Mektebetul Iman, 2005 m, Egjipt.
- Gjurmëve të të Dashurit tonë: Amër Halid, përktheu Elmaz Fida, Furkan, 2006/1427, Shkup.
- Lulishtja e dritave, Prof.Safijurrahman El Mubarekfuri, përktheu një grup mësuesish, 2000, Tiran.
- Përkthimet e ajeteve kur'anore janë të huazuara, nga përkthimi i H.Sherif Ahmeti.


*Fusnotat:*

1. Kur Muhamedi a.s. ishte larguar nga Taifi duke qenë i dëshpëruar nga fisi Thekif, gjatë kthimit për në Meke një natë kishte qëndruar në luginën e quajtur Nahle mes Mekes dhe Taifit, ishte ngritur në një pjesë të asaj nate për tu falur, kur një grup nga exhinët kanë kaluar pranë tij dhe dëgjonin leximin e Kur'anit nga Pejgamberi a.s., e të cilët Allahu xh. sh. i ka përmendur në Kur'an, se si i kanë besuar Muhamedit a.s. – si i dërguar i Allahut xh. sh. – dhe se si kanë nxituar në thirrjen e popullit të tyre në fenë islame, ku me këtë rast kanë hapur një fushë të re për thirrjen islame në botën e fshehtë. Lexues i nderuar lexo ajetet 29-32 nga kaptina el Ahkaf.
2. Shiko hadithin të plotë, në sahihun e Muslimit, kreu mbi imanin, fq:. 384. Lexues i nderuar, hadithin e sipërpërmendur me transmetim të përafërt, por sipas versioneve të vërteta mund ta gjeshë në librin e Prof. Safijurrahman El-Mubarekfurit, të quajtur "Lulishta e dritave", fq: 102.

# Të mos nënçmojmë shehidët - dëshmorët e lirisë

Bahri Simnica

Jam më se i vetëdijshëm se të shkruash për këtë temë, është shumë e vështirë dhe me shumë përgjegjësi, ngase po flasim dhe po shkruajmë për një njeri dhe për një familje shumë të madhe në historinë tonë më të re. Mirëpo, duke ditur peshën dhe rolin e atyre që flijuan dhe dhanë gjithë çfarë kishin, atëherë, qysh si ligjërues kur isha në xhaminë e fshatit tim, si dhe në shumë xhami të tjera, kur vinin pranverat dhe fillonin kujtimet e përkujtimet e dëshmorëve të këtij vendi, me të vërtetë nuk kam kursyer asgjë për t'u dhënë peshën dhe vlerën që ata kanë fituar me gjakun e tyre, për të jetuar ne sot të lirë dhe për të folur e vepruar lirshëm. Kjo nuk do të thotë se ne si prijës fetarë të këtij populli, duhet të heshtim kur të vëmë re se në këto përkujtime dikush po keqpërdor dhe po shkel pa asnjë të drejtë mbi gjakun e atyre që dhanë gjithçka patën, në mënyrë që ne të jetojmë të lirë.

Jam më se i bindur se shumëçka ka filluar nga dëshira për të respektuar dhe nderuar (të gjithë dëshmorët), por pa një vetëdije se çka po duam dhe si po duam t'i kujtojmë ata, pa u ndalur fare që të mendojmë se a jemi të vetëdijshëm se çfarë jemi duke bërë vërtet me ata njerëz që, sikur të kishin mundësinë të ringjalleshin dhe të na flisnin, do të na thoshin - 'ku keni parë, more zotërinj, që në emër të varreve, të bëhet biznes, të këndohet dhe të hidhen valle mbi varreza dhe pranë varrezave"?...

Duke pritur ka një kohë, se do flasë dhe do të shkruajë dikush që, ndoshta, është më kompetent dhe fjala e të cilit është më me peshë se jona, i jam rrekur kësaj teme që sadopak t'ua kujtoj se, lidhur me ata që duhen përkujtuar, a jemi të vetëdijshëm ne prijësit fetarë dhe a jemi duke kryer punën tonë si përgjegjës për aspekte fetare e në asnjë mënyrë jo për kahe të tjera, për çfarë jemi mësuar të flasim pa dije dhe pa mbështetje fetare e kombëtare, gjithnjë duke rrahur gjoks në emër të patriotizmit me bateri.

Të jemi të sinqertë ndaj njëri- tjetrit dhe t'i themi troç vetes dhe të tjerëve se, kur vëllai vllait i bën politikë, atëherë aty nuk mbetet vëllazërimi i sinqertë. Këtë e them, ngase jemi bërë shumë dyfytyrësh dhe me çdo kusht po duam t'u hyjmë njerëzve në hatër, edhe nëse bëhet fjalë për shkeljen e së drejtës fetare edhe të asaj kombëtare.

Kur them për të drejtën fetare, kam për qëllim të theksoj se, a thua me cilën rregull dhe me cilin ajet a hadith kemi të drejtë fetare të këndojmë dhe të vallëzojmë tek varrezat, në emër të përkujtimit, për të përfituar dikush dhe për t'u nënçmuar dikush, me sjellje jo njerëzore në varreza dhe pranë tyre.

Derisa po flasim për këtë pikë të nxehtë, na kujtohen popujt e lashtë dhe shumë të hershëm si dhe besimet e kota në shumë zota; e një nga ato besime ka qenë edhe ky: kur u vdiste dikush nga të afërmit, ata do të silleshin rreth të vdekurit të tyre duke bërtitur e vajtuar për një kohë, derisa lodheshin dhe në fund, të molisur nga sjelljet e kota rreth të vdekurit, - kufomën e merrrnin dhe e hidhnin në lumë, ose e linin ashtu jashtë, që të ushqeheshin shpendët dhe shtazët me trupin tyre, ose e varrosnin ashtu si ishte dhe e përfundonin ceremoninë a, të themi kushtimisht, ritualin e varrimit duke vallëzuar dhe duke vajtuar.

Gjithnjë, derisa flasim për aspektet fetare, për se jemi përgjegjës dhe kompetentë, që së paku të mos heshtim ndaj dukurive që çoroditin një shoqëri dhe një popull me sjellje jonjerëzore, ngase, fundi i fundit, një sjellje të tillë nuk do ta gjejmë tek asnjë popull në botë, - pse të gabojmë ne dhe të heshtim para njerëzimit dhe para historisë?

Nga gjithë ajo që u tha më lart, shtohet pyetja : A jemi duke ditur dhe a dimë sa duhet për kujtimin individual dhe kolektiv për këtë familje (Jasharajt) si dhe individët dhe familjet e tjera në Kosovë? A jemi duke ditur se si t'i nderojmë ata? Duket se jo! Këtë përgjigje na e sugjeron ajo që po ndodh në ditën e tretë të përkujtimit të rënies së tij – heroike, patjetër, me atë që quhet "Nata e zjarreve"



Prej viti në vit ky moment i përkujtimit duket se është duke devijuar nga koncepti i një komemoracioni nacional dhe historik, dhe po merr tiparet e një manifestimi të argëtimi kolektiv, tiparet e një feste, ku hedonizmi është në qendër. Kjo nuk mund të quhet ndryshe veçse skandaloze. Pjesë e këtij skandali është një moment tjetër brenda konceptit të "Natës së zjarreve", që është shfaqja koncertale.

Të gjitha këto veprime paraprake bien në kundërshtim me moralin elementar njerëzor, që mbi varreza të këndohen këngë e të hidhen valle. Kjo në asnjë mënyrë nuk përket me fenë tonë islame, por as edhe me besimin e krishterë si dhe hebraizmin.

Askund në botë nuk ndodh kështu. Historia e civilizimeve na mëson se sjelljet e popujve pranë varrezave kanë dy tipare bazë: heshtjen dhe nderimin. E para jep të dytën, sepse heshtja është shenjë se ne i jemi dhënë përkujtimit për ata që prehen në varre, e ky përkujtim na nxit nderimin për ta. Si në Prekaz ashtu edhe në shumë qendra dhe shumë qytete të Kosovës, duhet shkuar për ketë nderim, dhe jo për dallditë e përjetuara nën efektin e këngëve tallava dhe atyre të folklorit bajat.

Këto sjellje skandaloze me të kënduar dhe të hedhur vallesh mbi varreza, si në Prekaz ashtu edhe në vende të tjera, u përsëritën edhe një herë, po për një qëllim tjetër - në emër të të ashtuquajturave" Takime të bashkatdhetarëve", përgatitur dhe ideuar nga kryeministri i Kosovës, Agim Çeku. Ishte me të vërtetë një pamje trishtuese, një pamje e turpit. Këngë e valle tallava pranë varreve të Jasharajve! E tëra i ngjante një takimi kolektiv dashnorësh! Degradim ekstrem, imoralitet dhe fyerje e tragjedisë së 5 Marsit, fyerje e Adem Jasharit dhe martirizimit të tij.

Fatkeqësisht, shumë shpejt degradimi i simbolit qendror të lirisë së Kosovës, do të arrijë deri aty sa një ditë Prekazi t'u ngjajë takimeve që ndodhin në Kosovë ditën e "Shëngjergjit", ku djem e vajza nga fshatra të humbura, takohen në një vend të caktuar për të krijuar lidhje dashurie. Kjo nuk duhet lejuar në asnjë mënyrë, as nga aspekti fetar, po ashtu as nga ai kombëtar e historik. Eshtë më se urgjente që të ngrihet zëri i kompetentëve, si nga aspekti fetar ashtu dhe nga ai kombëtar, për t'i thënë një STOP të madhe këtij degradimi dhe këtij turpi.

Duhet shpëtuar kujtimi i Adem Jasharit nga estradizimi i turpshëm që po i bëhet.

Nuk është keq derisa nuk u besojmë njerëzve tanë që janë kompetentë, qoftë nga aspekti fetar apo nga aspekti kulturor dhe edukativ, - të marrim dhe të kopjojmë nga popujt dhe kulturat si dhe civilizimet e popujve të tjerë se si sillen ata ndaj shehidëve-dëshmorëve të tyre, në mënyrë që edhe ne të hyjmë në grupin e atyre që marrin vesh nga e kaluara e tyre historike dhe nuk bien pre e interesave të ngushtë për biznese si dhe për interesa partiakë, ngase ky njeri (Adem Jashari) dhe kjo familje, si dhe shumë njerëz dhe familje të tjera anembanë Kosovës, nuk e dhanë gjakun për të bërë dikush biznes me gjakun e tyre, dhe as për parti, që dikush ta përvetësoj si njeri "të vetin", ngase këta të gjithë jetën e dhanë për Kosovën dhe për çlirimin e saj.

Sigurisht, këtu do të kishte qenë më se e nevojshme që, nga unë personalisht si nj hoxhë shumë i vogël, para të tjerëve të them se ne duhet të kujdesemi për varrezat e tyre dhe kohë pas kohe t'i vizitojmë për dy shkaqe: 1. Që t'i përkujtojmë të vdekurit tanë, 2. Ta përkujtojmë historinë tonë dhe të kaluarën tonë të afërt e të largët, me qëllim që të mos gabojmë në të ardhmen tonë. Ngase popujve që nuk marrin mësime nga e kaluara e tyre historike, ajo u përsëritet me gjak.

Këtë thënie dhe këtë porosi do ta kishim mbështetur në baza të shëndosha fetare islame, sepse si sot e 1400 e sa vjet vizitohet varri i Hamzës, axhës së Muhamedit a.s., në shenjë respekti ndaj atij që ra shehid në luftën e UHUDIT. Besoj se edhe përkujtimin e Shabanit dhe dy djemve të tij, Hamzës dhe Adem Jasharit, duhet t'i kemi si kujtim për këta njerëz që nuk iu shtruan okupatorit dhe nuk iu frikësuan, edhe pse ishte i armatosur deri në dhëmbë. Këta të dy si dhe familja e tyre, i takonin besimit islam dhe mbështetja e tyre tek Allahu bëri që të mbesin të pavdekshëm për ne, sikurse Hamza për myslimanët e mbarë botën.



Kujdesi ndaj këtyre varrezave dhe rregullimit të tyre, na obligon që as pas tetë vjetësh të mos i japim të drejtë vetes që të mburremi e të krenohemi, ngase edhe pas gjithë këtyre viteve mbi varret e tyre lëvizin lirshëm qentë dhe shtazë të egra, për shkak se nuk e kemi kryer detyrimin tonë më të vogël - nuk kemi ngritur ende një rrethojë të sigurt, në mënyrë që të ruhen dhe të mbrohen këto varreza gjatë historisë.

Sjelljet tona të çoroditura dhe tmerruese ndaj këtyre njerëzve, po edhe heshtja jonë ndaj këtyre dukurive të çoroditura përreth tyre, na bëjnë që ta pyesim veten - Sa jemi me të vërtetë myslimanë të sinqertë si dhe kombëtarë të sinqertë?

Le të kujtojmë se tash shpejt u përkujtuan viktimat e bombës atomike në Hiroshima... Le të kujtojmë ushtarët amerikanë që ranë gjatë luftës së Vietnamit - e le të marrim mësim nga kujtimi që i bëjnë hebrenjtë Holokaustit... Si u sollën dhe me çfarë respekti i përkujtuan popujt e tjerë dëshmorët dhe viktimat e rëna në luftëra...

Mbështetur në thënien e Muhamedit a.s.: "Kush nga ju sheh një të keqe, le ta ndryshojë me dorëen e tij, e nëse nuk ka mundësi, atëherë le të flasë kundër saj, e nëse nuk ka mundësi të flasë, atëherë le ta urrejë me zemër, edhe pse kjo sjellje është shenje e imanit më të dobët".

Nga ky hadith nxjerrim mësimin se edhe ne prijësit fetarë nuk kemi të drejtë të heshtim dhe të mos reagojmë ndaj të gjitha dukurive negative si dhe çorodive të ndryshme në varreza e rreth tyre, ngase për këtë prijësit fetarë (hoxhallarët) duhet të ngrenë zërin e arsyes, që të mos lejojnë që analfabetët, ateistet si dhe paganët, - të na prijnë për çështje fetare, sa kohë që ata nuk e kanë këtë të drejtë nga aspekti as fetar dhe as kombëtar, që të shpërdorin gjakun e dëshmorëve për interesa individësh...

# Kur'ani mbi zullumin

Ataullah Aliu

### 1) Kuptimi etimologjik dhe terminologjik i fjalës edh-dhulm (mizori)

**a) Kuptimi etimologjik**

Fjalori i Gjuhës së Sotme Shqipe, termin dhunë (zullum) e shpjegon: *përdorim i forcës fizike, i shtrëngimit fizik ose psikik; cenim i rëndë i nderit të dikujt me vepra a me fjalë, e keqe, etj.*[1]

Mikel Ndreca, termin *zullum-i* (ar. zulm-dëm) e shpjegon: *dëm; të këqija, padrejtësi, mujshi, që bën dikush duke përdorur fuqinë e dhunën*.[2]

Sipas, Ibn Mendhurit, fjala *edh-dhulmu* (mizori) ka kuptimin: *vendosje e një çështjeje në vend joadekuat, tejkalim i kufirit.*[3]

Sipas, Sa'di Ebu Xhejbit, termi *edh-dhulmu* (mizori) do të thotë: *vënia e një sendi (çështjeje) në vendin joadekuat të saj ose të lihet mangu apo të teprohet, ose ta shtysh nga koha ose vendi i saj, shkelje e së drejtës.*[4]

Në *Mu'xhem Lugatul-Fukaha',* termi *edh-dhulm* (mizori) shpjegohet si *tirani dhe pengim i së drejtës.*[5]

Në fjalorin *El-Munxhid Fil-lugati Vele'lam*, fjalën *edh-dhulm* (mizori) e gjejmë me këtë kuptim: vënia e një sendi (çështjeje) në vendin joadekuat të saj.[6]

Sipas Muftiçit, termi *dhulmun* ka kuptimin: *të tiranizosh, të keqpërdorësh, të shtypësh, të mundosh*.[7]

**b) Kuptimi terminologjik**

Sipas hadithit të Pejgamberit në lidhje me abdestin, termi *edh-dhulmu* (mizori) do të thotë: *ai që tepron ose lë mangu diçka nga synetet e abdestit, ka bërë padrejtësi (zullum), të larguarit nga qëllimi.*[8]

Sa'di Ebu Xhejb, termin *edh-dhulmu* (mizori) e shpjegon: *largim prej së vërtetës kah e pavërteta*. E, kjo është tirani.

Të dirigjosh pronën e tjetërkujt dhe të kalosh kufirin.[9]



Sipas Mu'xhem Lugatul-Fukaha, termi *edh-dhulm* (tirani) e ka kuptimin: vënia e një sendi në vendin joadekuat të saj.[10]

Muftiçi, termin *dhulmun* (tirani) e shpjegon: të shkaktosh, të provokosh dhunë, të gabosh ndaj (dikujt), të bësh padrejtësi (edhe pse autori nuk bën ndarjen etimologjike dhe terminologjike, mirëpo nga vetë teksti kuptohet si e tillë).[11]

### 2) Llojet e dhunës

Autori i tekstit "Minhaxhul-Muslim", Ebu Bekër El-Xhezairi dhunën e ndan në tri lloje:

a) padrejtësia e njeriut (myslimanit) ndaj Allahut xh.sh.,
b) padrejtësia e myslimanit ndaj njeriut dhe krijesave të tjera dhe
c) padrejtësia e myslimanit ndaj vetvetes.

- ***Dhulmul-abdi li-Rabbihi*** (padrejtësia e myslimanit ndaj Allahut) bëhet me *mosbesim* dhe *idhujtari*. Autori për këtë nga Kur'ani sjell ajetet: *"...**Pabesimtarët janë mizorë**" (El-Bekare, 254)*[12]. *"...**sepse idhujtaria është padrejtësia më e madhe**" (Lukman,13)*

**- Dhulmul-abdi li-gajrihi** (padrejtësia e myslimanit ndaj të tjerëve), bëhet duke i dëmtuar ata moralisht, fizikisht ose materialisht, për se, ndër të tjera, sjell hadithin në të cilin Muhamedi a.s. thotë: *"Ai që i ka bërë padrejtësi vëllait të tij, për sa i përket nderit ose diçka tjetër, le t'i kërkojë falje e të mos presë ditën kur nuk vlejnë mjetet financiare, meqë, nëse ka vepra të mira, merren nga ai baras me padrejtësinë, e nëse nuk ka të mira, të këqijat merren nga ai që i është bërë mizori, dhe i ngarkohen mizorit*" (Buhariu)[13]

***- Dhulmul-abdi li-nefsihi*** (padrejtësia e njeriut ndaj vetvetes) bëhet duke e zhytur veten në mëkate të ndryshme dhe duke mos bërë përkulje ndaj urdhrave të Allahut dhe porosive të Muhamedit a.s. Për këtë kemi ajetin: ***"...Pra Allahu nuk u bëri padrejtësi atyre, por ata ishin që vetvetes i bënë padrejtësi"*** *(En-Nahl, 33)*[14]

### 3) Komenti (tefsir)

***"All-llahu nuk do publikimin e shprehjeve të këqija përveç të atij që i është bërë e padrejtë. All-llahu është dëgjues, i dijshëm"*** *(En-Nisa', 148).*

Meqë dihet mirëfilli se hadithi është vetë koment i fjalës së Allahut xh.sh., quajmë të domosdoshme që për temën që po trajtojmë, të inkuadrohen edhe hadithe të Muhamedit a.s.

Ajetin në fjalë Sejjid Kutbi e komenton kështu: Allahu xh.sh., ia ka ndaluar shoqërisë islame përhapjen e së keqes; përhapja e së keqes përkufizohet vetëm tek ai të cilit i është bërë padrejtësi, për t'u evituar kështu fjalët e këqija. Kjo do të thotë se duhet të kihet sjellje e drejtë ndaj tiranit dhe në suaza të caktuara, aq sa ka bërë ai. Qëllimi është që e drejta e përhapjes së të keqes së bërë të kufizohet vetëm për atë të cilit i është bërë padrejtësi.

Islami e mbron autoritetin e njerëzve që nuk bëjnë mizori. Ata që bëjnë *zullum* (padrejtësi), nuk e meritojnë këtë mbrojtje. Kjo do të thotë se personi që i është bërë padrejtësi, ka të drejtë që haptazi të flasë për të keqen që i ka bërë zullumqari (mizori). Ky është i vetmi përjashtim kur njeriut nuk i merret e drejta që të flasë për të keqen.

Këtë shpjegim teksti kuranor e përcjell me këto fjalë: ***"All-llahu është dëgjues, i dijshëm"*** *(En-Nisa', 148),* në mënyrë që i tërë rasti në fund të lidhet

me Allahun, meqë në fillim e ka lidhur me dashurinë e Allahut:

*“**All-llahu nuk do publikimin e shprehjeve të këqija”** (En-Nisa’, 148),* që zemra njerëzore të ndiejë se dëshirohet të vlerësohet qëllimi dhe preteksti, që do të thotë se e çmon fjalën dhe pandehjen për hir të Allahut, i Cili dëgjon ç’flitet, i Cili e di ç’fshihet pas atyre fjalëve në kraharorin e njeriut.[15]

Në lidhje me ajetin në shqyrtim: All-llahu nuk do publikimin e shprehjeve të këqia përveç (publikimit) të atij që i është bërë padrejt. All-llahu është dëgjues, i dijshëm. Sherif Ahmeti bën këtë koment: “Vetëm ankesën e atij që i bëhet *zullum* (padrejtësi), Allahu nuk e kthen mbrapa, edhe nëse nga zullumi nuk mund të ndalë veten e shprehet keq”.[16] Kjo do të thotë se shtypja është më e rëndë sesa të shprehurit keq të personit që i bëhet shtypje, dhe ai nga kjo nuk mund ta përmbajë veten, andaj të shtypurit i lejohet që ta interpretojë atë.

Sa i përket këtij ajeti: All-llahu nuk do publikimin e shprehjeve të këqia përveç (publikimit) të atij që i është bërë padrejt. All-llahu është dëgjues, i dijshëm, në *Tefsirul-Mujeser* kemi këtë koment: Dënimi ndaj atij që bën keq, duhet të jetë i njëjtë, pa e tepruar, e ai që e fal dëmbërësin, heq dorë nga dënimi dhe krijon marrëdhënie të mira të ndërsjella duke kërkuar kënaqësinë e Allahut xh.sh., shpërblimi për këtë falje atij i takon nga Allahu xh.sh. Allahu nuk i do mizorët, të cilët të parët e fillojnë armiqësinë me njerëzit dhe që u bëjnë keq atyre.[17]

### 4) Njeriu dhunëbërës as në këtë botë nuk mund të shpëtojë nga pasojat

Sipas mësimeve islame, njeriu i cili bën padrejtësi ndaj kujtdo qoftë, nuk mund të shpëtojë nga goditja e së keqes edhe në të gjallë të tij. Përveç përgjegjësisë që do të japë para Zotit xh.sh., ai njëherësh do të japë përgjegjësi në një mënyrë apo tjetër edhe në këtë botë.

Kur e kishte dërguar Muadhin në Jemen, Muhammedi a.s. i pati thënë: “*Ruaju mallkimit (beduvasë) të personit ndaj të cilit është ushtruar dhunë, ngase midis atij mallkimi dhe Allahut nuk ka pengesë, perde*”.[18]




Muhammedi a.s. deklaron se Allahu xh.sh. thotë: *“O robët e Mi! Unë ia kam ndaluar Vetes dhunën, por atë e kam ndaluar edhe për ju ndaj njëri-tjetrit, andaj mos bëni padrejtësi”.* (Transmetojnë Muslimi dhe Tirmidhiu).[19]

Muhammedi a.s. thotë: *“Vërtet All-llahu e duron zullumqarin* (mizorin), *po, kur ta rrëmbejë, nuk i shpëton dot”* (Transmetim unanim)[20]. Pastaj Muhamedi a.s. e lexoi ajetin: ***“Ja, ashtu dënon Zoti yt kur dënon qytete që kanë bërë mizori; Dënimi i tij është fort i dhembshëm”** (Hud, 102)[21].*

Pejgamberi a.s. thotë: *“Allahu na ka obliguar të jemi të urtë, të mos bëjmë padrejtësi në mes nesh dhe të mos nënçmojmë njëri-tjetrin*”. (Transmetojnë, Muslimi dhe Ebu Davudi).[22]

Për çështjen në fjalë ndoshta nuk do të ishte e tepërt të sjellim një rast konkret, të cilin e rrëfen Dervish Spahiç, i cili thotë: Një haxhi po përgatitej për haxh, kur një ditë takohet me borxhliun e tij, i cili i thotë: “Ti po përgatitesh për haxh, e mua më ke borxh një lopë”. Në këtë rast ai që kishte vendosur të shkonte në haxh, e refuzoi borxhin, ndërsa dhënësi i borxhit, i dëshpëruar, i tha: “Dhashtë Zoti që ti të mos shkosh në Haxh”! Megjithatë borxhliu qe nisur me haxhinjtë e tjerë dhe kisht arritur deri në Beograd, ku qe sëmurur e shtrirë në spital dhe pati mbetur aty derisa qenë kthyer haxhinjtë prej Haxhit, dhe së bashku me ta edhe ai qe kthyer në shtëpi. Kur u kthye, shkoi te ai që i kishte borxh, ia pagoi atë dhe i kërkoi hallallin, të cilin huadhënësi e pranoi dhe kështu në vitin e ardhshëm ai do të shkonte në Haxh pa kurrfarë pengese.[23]

---

*Fusnotat:*

1. Grup autorësh, “Fjalor i gjuhës së sotme shqipe”, Tiranë, 1980, fq. 411.
2. Mikel Ndreca, “Fjalor fjalësh e shprehjesh të huaja”, Prishtinë, 1986, fq. 747.
3. I’bn Mendhur, “Lisanul-Arab”, VIII, Bejrut-Lubnan, 1997, fq. 263-264.
4. Sa’di Ebu Xhejb, “El-Kamusul-Fikhi Lugaten ve Istilahan”, Dimeshk, 1988, fq. 238.
5. Prof. Dr. Muhamed Revas Kalaxhi dhe Dr. Hamid Sadik Kanibi”, Mu’xhem Lugatul-Fukaha, Arabi-Ingilizi”, Bejrut, 1985, fq. 296.
6. Grup autorësh, “El-Munxhid Fil-lugati Vele’-lam”, Bejrut, 1973, fq. 481.
7. Teufik Muftic, “Arapsko-Bosanski Rjecnik”, Sarajevo, 1997, fq. 910.
8. I’bn Mendhur, “Lisanul-Arab”, VIII, Bejrut-Lubnan, 1997, fq. 263-264.
9. Sa’di Ebu Xhejb, “El-Kamusul-Fekhi Lugaten ve Istilahan”, Dimeshk, 1988, fq. 238.
10. Prof. Dr. Muhamed Revas Kalaxhi dhe Dr. Hamid Sadik Kanibi”, Mu’xhem Lugatul-Fukaha’, Arabi-Ingilizi”, Bejrut, 1985, fq. 296; Shih: Muhamed ibn Al-lan El-Mekki, “Delilul-Falihin”, I, pa vend botimi, 1966, fq. 514.
11. Teufik Muftic, “Arapsko-Bosanski Rjecnik”, Sarajevo, 1997, fq. 910.
12. Përkthimi i ajeteve është marrë nga: H.Sherif Ahmeti, KUR’AN-i, përkthim me komentim, Prishtinë, 1988.
13. Ebu Bek’r Xhabir El-Xhezairi, “Minhaxhul-Muslim”, pa vend botimi, 1977, 182.
14. Po aty, faqe 183
15. Sejjid Kut’b, “U okrilju Kur’ana”, 6, Sarajevo, 1997, fq. 11-12.
16. h. Sherif Ahmeti, “Kur’an-i përkthim me komentim”, Prishtinë, 1988, fq. 155.
17. Grup autorësh, “Et-Tefsirul-Mujesser”, Medinetul-Munevvere, 1999, fq., 487.
18. “Sahihu-Buhari në Gjuhën Shqipe”, 6, Prishtinë, 2000, fq. 191; I’bn Haxher El-Askalani, “Fet’hul-Bari”, V, El-Kahiretu, 1998, fq. 124.
19. Shemsud-din Edh-Dhehebi, “Kitabul-Kebair”, El-Kahire, botim i pestë, 1967, fq. 102.
20. Imam Nevevi, “Rijadus-Salihin”, Prishtinë, 2003, fq. 118.
21. Po aty, fq. 118.
22. Edh-Dhehebi, “Mëkatet e Mëdha dhe Ndalimi i Tyre”, Shkup, 1995, fq. 98; Shih: grup autorësh, “Këshilla të Bukura”, Shkup, 2003, fq. 97-98.
23. Hadzi-Derviš Spahic, “Pouke o moralu i bogobojaznosti”, Sarajevo, 1988, fq. 88.

# Hutbeja e suksesshme*

**Muhamed Gazali**

Xhamia është zemra e botës islame dhe vendtubimi i besimtarëve mëngjes e mbrëmje; për t'i kryer detyrat e Allahut, për të marrë udhëzimin e tij dhe për të kërkuar ndihmën nga Ai i Lartmadhërishmi.

Ai është burim i forcës emocionale dhe mendore me përmasa të mëdha, veçanërisht në ditët e tubimeve, kur masa e tubuar e dëgjon në heshtje dhe me vëmendje "imamin" derisa ai u shpjegon mësimet islame, u sqaron kufijtë e Allahut, si dhe ua mëson këshillat dhe edukatën nga Kurani dhe Syneti.

Hutbeja e xhumasë, pa dyshim, është një ceremoni e madhe islame; kuptimet e saj depërtojnë thellë në shpirt në momentet e drejtimit nga Allahu dhe i pranojnë këshillat e saj.

Së këndejmi, tema e hutbes është me ndikim të madh dhe me rëndësi të madhe…

Imami, i cili përgatit temën e tij, dhe e prezanton mirë, luan rol të madh në civilizimin e popullit të tij, në udhëzimin dhe ngritjen e tij, në mbështetjen e qenies së tij materiale dhe kulturore, si dhe bën lidhjen në mes të së ardhmes së shpresuar dhe së kaluarës së lavdishme.

Duke dashur që niveli i hutbes në xhami të ngrihet në pozitën që i takon, dhe duke dëshiruar që minberi të bëhet pasqyrë e përmbajtjes së Islamit me njohuri të shëndosha dhe edukim të ndërgjegjshëm, po paraqesim disa udhëzime të shkurtra se çfarë duhet të përmbajë hutbeja e xhumasë, që të shërbejë si ushqim i sistemuar shpirtëror dhe kulturor:

1- Është më e rekomandueshme që hutbeja e xhumasë të ketë vetëm një temë, jo të jetë e zgjeruar dhe jo me shumë çështje, sepse ligjëruesi që zhytet në biseda të shumta, i shpërdan mendjet dhe i shpie dëgjuesit nëpër hapësira në të cilat treten nga kratere të lartë shpirtërore e mendore, dhe, sado që të jenë retorike shprehjet e tij, dhe sado që t'i ketë elaboruar, ai prapëseprapë nuk do të ketë sukses në formimin e një mentaliteti me tipare të qarta mbi mësimet islame.

Qartësia është bazë e domosdoshme në edukim, ndërsa përgjithësimi e paqartësia nuk sjellin përfundim të dobishëm, e hutbeja e xhumasë nuk është mësim teorik, por më tepër është realitet që sqarohet dhe mbillet.

2- Komponentet e hutbes duhet të ndërlidhen njëra me tjetrën në mënyrë vijuese, logjike e të pranueshme, siç ndodh me shkallët që vijnë njëra pas tjetrës, kështu që kur të përfundojë ligjëruesi fjalën e tij, dëgjuesit do ta kenë arritur rezultatin e dëshiruar. Andaj ai duhet të zgjedhë tekstet dhe materialet që ia lehtësojnë atij rrugën deri tek qëllimi.

3- Meqë hutbeja fetare është thurje e kuptimeve islame të mbështetura në Kuran dhe Synet, pastaj në traditën e myslimanëve të parë, andaj si skeleti ashtu edhe tërësia e saj duhet të jetë e përbërë prej fakteve të pranueshme. Ajetet kuranore dhe bota e hadithit të pastër përmbushin një nevojë të tillë për ligjëratë e udhëzime, andaj në asnjë mënyrë nuk ka hije që hutbeja të përmbajë lajme a informacione iluzore apo apokrife.

Ndonëse dijetarët kanë lejuar të dëshmohet edhe me hadithe të dobëta, në vepra dytësore, ata për këtë kanë kushtëzuar: që (ai hadith) të mos bjerë ndesh me parimet themelore islame apo me bazat e përgjithshme të Islamit, sepse ligjëruesi ka fushë të gjerë të zgjedhjes nga hadithet e vërteta. Pastaj edhe biografia e Pejgamberit a.s., e hulefai-rrashidinëve dhe e imamëve të tjerë i ofrojnë aq shumë materiale, saqë ai nuk ka fare nevojë të shfrytëzojë e të përdorë legjenda e mite.

4- Nuk lejohet që hutbeja të merret me çështje të diskutueshme, as nuk bën të jetë me elemente fanatizmi për një botkuptim të kufizuar islam… sepse xhamia bashkon e nuk përçan, ajo e bashkon xhematin me degët e besimit për se pajtohen të gjithë, pa u futur në çështjet ku ka mospajtime. Janë të shumta çështjet që mund të shërbejnë si tema për këshilla të reja dhe hutbe të suksesshme.



Myslimanët për një kohë të gjatë kanë vuajtur nga përçarjet, andaj meritojnë që në xhami të gjejnë faktorin që i bashkon radhët e tyre dhe i shuan armiqësitë.

5- Ndërmjet hutbes dhe ngjarjeve aktuale, në mes ndodhive që i rrethojnë, dhe dëgjuesve, duhet të ekzistojë lidhje që nuk mund të injorohet. Ligjërata do ta humbë kuptimin e saj nëse ligjëruesi gjendet në një fushë, kurse njerëzit dhe koha e hapësira në një fushë tjetër.

Për një arsye të tillë edhe Kurani është shpallur në mënyrë graduale për 23 vjet, kështu që është përshtatur me ngjarjet dhe ka dhënë zgjidhjet e duhura.

Pasi Kurani është shërim për sëmundjet e përhapura shoqërore, atëherë ligjëruesi duhet të njihet me atë sëmundje me të cilën ballafaqohet shoqëria, dhe ta studiojë atë me kujdes, kështu që, pasi ta njohë atë me karakteristikat dhe dëmet që sjell ajo, duhet t'i kthehet Kuranit dhe Synetit, ta marr ilaçin dhe ta vërë në vendin e sëmundjes. Kjo kërkon largpamësi dhe shkathtësi të ligjëruesit, sepse ligjëruesi shkurtpamës mund të përdor ilaçin jopërkatës dhe të mos arrijë shërimin. Mund të ndodhë që ligjëruesi të ketë gabuar qysh në fillim me diagnostikim të gabueshëm të sëmundjes dhe kësisoj hutbeja e tij bëhet vetëm llomotitje, madje edhe nëse përmban tekste të ndryshme të vërteta.

6- Ekzistojnë një numër hadithesh të cilat kujdes të madh u kushtojnë disa veprave të vogla … studiuesit e këtyre haditheve thonë se këto hadithe nuk janë siç mund të mendohet në shikim të parë … kurse pjesa e madhe që u kushtohet atyre veprave, ka të bëjë me vlerën e ibadetit të njerëzve të ndershëm dhe me pozitën e lartë tek Allahu të njerëzve të sinqertë, e nuk ka të bëjë me vetë veprat e vogla që janë shoqëruar gjatë theksimit.

Së këndejmi, nuk i lejohet ligjëruesit që këto hadithe t'i theksojë vetëm thjesht duke i cituar, sepse mund të shkaktojë konfuzion në sferën e obligimeve fetare, por nëse i vjen puna për t'i thek-

suar, atëherë me atë rast duhet të bëjë edhe komentimin e drejtë të tyre.

7- Edukimi fetar bën sqarimin e aspekteve morale dhe sociale në Islam; bën sqarimin e gjërave të mira e të këqija; i sqaron kuptimet pozitive dhe negative, tregon për përfundimin e mirë dhe për pasojat, dhe gjatë këtij ekspozimi nuk prish punë nëse flitet edhe për shpërblimin/dënimin e botës tjetër, duke paraqitur çfarë ka premtuar Allahu xh.sh. në botën tjetër për njerëzit vepërmirë dhe çfarë për keqbërësit, por në ekspozimin e këtyre shpërblimeve a dënimeve metafizike nuk duhet të zgjerohemi, veçse mjafton të kufizohemi vetëm në ato që kanë theksuar Kurani dhe Synneti, pa u thelluar.

8- Është mirë që hutbeja e xhumasë nganjëherë të përfshijë edhe shembuj nga e kaluara e lavdishme e myslimanëve, nga aspekti kulturor dhe politik të ilustruar me qytetërimin e lartë në botë që ndërtoi Islami duke dhënë shenjë se burimet e këtij qytetërimi kanë shpërthyer nga lëvizja intelektuale, të cilën e ka inkurajuar Kurani dhe nga zgjimi njerëzor që e ka motivuar Pejgamberi a.s. Dhe qëllimi i këtyre hutbeve - me tema të llojllojshme - do të ishte që myslimanëve t'u kthehet besimi në vetvete dhe në shpalljen e tyre botërore.

9- Është e ditur se ekzistojnë filozofi të huaja dhe tendenca ateiste, të cilat janë infiltruar tek myslimanët dhe në të kaluarën e tyre historike, andaj është e natyrshme që hutbeja t'i parashtrojë këto degjenerime e prishje mentale para rinisë së këtij populli. Atëherë, detyra e hutbes në Islam është që t'u shmanget polemikave të padobishme … e të merret me të vërtetat pozitive në Islam, duke iu përgjigjur me argumente akuzave e pa theksuar burimin e tyre, sepse është me rëndësi mbrojtja dhe ruajtja e trashëgimisë shpirtërore e shkencore.. dhe jo lëndimi apo shkaktimi i humbjes tek të tjerët.

10- Ligjëruesi, para se të ballafaqohet me xhematin, në kokën e tij duhet të ketë pasqyrë të qartë se ç'dëshiron t'u thotë atyre, bile duhet ta përgatisë vetveten para fjalimit, në mënyrë që të sigurohet për saktësinë e çështjeve që do t'i paraqesë, dhe për saktësinë e ndikimeve të tyre psikologjike dhe sociale.

Ai gjithashtu duhet të verifikojë saktësinë e argumenteve që diskuton gjatë fjalimit; nëse janë nga Kurani, duhet t'i mësojë mirë ato, e nëse janë nga hadithi, duhet t'i transmetojë me saktësi; nëse



është krijimtari letrare apo informacion historik, - atëherë suksesi i tij varet nga përputhshmëria e saj me origjinalin prej nga është marrë.

Përgatitja e mirëfilltë është dëshmi e respektit të njeriut për vetveten dhe për dëgjuesit. Njeriu mund të habitet nga pozita në të cilat improvizohet dhe pasqyrohet ajo që u ekspozohet dhe shpjegohet njerëzve.

Në realitet, aftësia e improvizimit vjen pas një kohe të gjatë të ushtrimit të detyrës dhe të përgatitjes së mirë, pasi të formohet një bazë e mirë e njohurive për çdo situatë.

Megjithëkëtë, shkathtësia e improvizimit nuk e liron nga përgatitja e mirë dijetarin që dëshiron të përmbushë obligimin e tij me besnikëri dhe sinqeritet, për të tërhequr vëmendjen e dëgjuesve për atë që thotë.

11- Konciziteti ndihmon shumë në konfirmimin e fakteve, në bashkimin e mendimeve dhe ndjenjave rreth mësimeve që dëshirohet të kumtohen.

Të folurit e tepërt bën që disa pjesë të fjalimit të bëjnë të harrohen pjesë të tjera, kështu mund të ndodhë që të humbasin qëllimet më të rëndësishme në masën e ekzagjerimeve dhe shtesave.

A nuk e sheh tokën se si ka nevojë për një sasi rrënjësh, që të mbijnë bimët, mirëpo, kur të shumëzohen ato tepër, atëherë bujku detyrohet të bëjë rrallimin e tyre duke i hequr disa sosh, për t'u krijuar kushte disa të tjerave që të zhvillohen dhe të rriten.

Po kështu, edhe në shpirtin e njeriut nuk seleksionohen mendimet përveçse me caktimin e kufizimit dhe prioritetit të tyre. Ndërkaq, me grumbullimin e fjalimit me fjalë të shumta dhe me fakte të pasistemuara, dëgjuesi bëhet si një enë e mbyllur rreth së cilës derdhen fjalët, sado e madhe të jetë vlera e tyre.

Për ekzagjerimin e mërzitshëm të fjalimit, ekzistojnë shkaqet e njohura; një prej tyre, përgatitja e dobët. Ligjëruesi që u drejton njerëzve rregulla dhe udhëzime të pasistemuara, nuk e di saktë se sa ia ka arritur t'i bindë ata, andaj bën përseritje dhe zgjerohet… e kjo tek xhemati shkakton largim edhe më të madh.

Ekzagjerimi mund të jetë edhe si pasojë e moskoordinimit të kohës dhe pozitës, kështu që ligjëruesi mendon se ai mund të thotë çdo gjë që mendon, dhe se dëgjuesit duhet ta dëgjojnë patjetër, me dëshirë apo me dhunë – e ky është një gabim.

Rreth vlerës së konciztetit, transmetohet se njëherë një kryetari i ishte kërkuar të mbante një hutbe të gjatë disa minuta, e ai paska thënë: "Më jepni afat një javë". I është thënë: Dëshirojmë të zgjatë një çerek ore (15 minuta), e ai pati thënë: "Mundem pas dy ditësh". I është thënë: Po nëse e kërkojmë të zgjatë një orë? E ai pati thënë: "Unë jam i gatshëm tash".

Vërtet konciziteti kërkon baraspeshim, zgjedhje, shlyerje dhe konfirmim. Fjalimi ekspeditiv kërkon më pak angazhim mendor. Në realitet, pesë minuta përmbledhin shumë dituri, kurse dhjetë a pesëmbëdhjetë minuta përmbledhin një hutbe apo një ligjeratë të bukur.

*Nga gjuha arabe:*
***Miftar Ajdini***

---

* Kutb Abdul-Hamid Kutb, "Hutabush-Shejh Muhamed el-Gazali fi shu unid-dini vel-hajati", vol. 1, fq. 19-23.

# Mistika, droga dhe marrëzia

Mr. Hamdi Thaçi

Para se të drejtohemi në shqyrtimin tonë të shkurtër të historisë së religjioneve, kujtojmë se do të ishte e dobishme të thuhen disa fjalë mbi iluzionet, mbi falsifikimet dhe mashtrimet që jetojmë ose mund të bëjnë jetë si parazitë në misticizmin e njëmendtë.

Propozojmë parimin për të bërë dallimin. Po qe se është e vërtetë se përvoja mistike autentike paraqet (ose cyt) një drejtpeshim të shtuar, ku shpirti ndërtohet si spiritualitet në mbizotërimin pak më shumë ndaj vetvetes dhe trupit (qoftë me forca të veta vetjake, qoftë me mëshirën që vjen nga "tjetërkah"), atëherë ajo fare nuk e ngre nënvetëdijen (ndërdijen), porse shfaq mbivetëdijen, ose, ndaj shprehjes së Jeaques Maritain-it, "paravetëdijen spirituale", atje ku tek njeriu lind aftësia e intuitës dhe e krijimit. Por, raportet ose marrëdhëniet ndërmjet zonave të mbivetëdijes, vetëdijes e nënvetëdijes (ndërdijes) të psikizmit njerëzor - që ende janë aq pak të njohura- assesi nuk janë edhe raporte ose marrëdhënie të strukturave statike e të ngurtësuara. Ato raporte parashtrohen sipas dinamizmit që gjithmonë zë fill sërishmi. Një herë nata e ndritshme e paravetëdijes spirituale merr në zonat e nënvetëdijshme lëndë të vlefshme, kurse pjesën tjetër e djeg, në rastin tjetër, përkundrazi, nënvetëdija (ndërdija), e çliruar në mënyrë të parëndomtë dhe anarkike, nënshtron në dobi të vet jo vetëm vetëdijen e qartë por edhe vetë mundësitë e paravetëdijes spirituale. Mbase ky është dallimi më radikal, duke pasur parasysh lëndën, ndërmjet mistikës autentike, qoftë ta ketë burimin në imanencë ose në transhendencë, ose falsifikimet-imitimet e saj. Është e qartë se nuk do të jetë gjithmonë e lehtë të aplikohen ato shenja njohëse dhe se, përkitazi me këtë, mund të shfaqen raste të përziera.

Thënë në mënyrë më të shkurtër, rastet e iluzioneve dhe shtrembërimeve (falsifikimeve) zbulojnë dy faktorë kryesorë: marrja e drogave halucinogene, përgjithësisht të përdorura si mjet ndihmës ose madje si shtytës kryesorë të asaj përvoje; pastaj dobësia psikofizike e subjektit, prirur drejt gjendjeve shkatërruese (çrregullimeve).

### 1. Droga

Nuk është një gjë aventurieriste të pohohet se përdorimi i drogës në asnjë mënyrë nuk përgjason ose imiton zonën e psikizmit, porse e çlidh dinamizmin e errët të nënvetëdijes ose ndërdijes. Ai dinamizëm i errët, kjo gjë do nënvizuar, nuk tregohet si një varfërim i pashmangshëm. Ai është i pasuar me imazhe (tablo) dhe me të folurit simbolik ose mistik e mbamendjen e thellë, që u shëmbëllejnë njohurive "të marra" ose "të praruara".



Rebelimi i tyre në prag të vetëdijes mund të paraqitet (iluzorisht) si një zgjerim triumfal i vetes deri tek pallatet e botëve magjike.

Në këtë mënyrë përdorimi naiv i drogës do të bëhet mjet për t'u realizuar gjendja e "transit" në rastet e "mistikës" fort primitive, ku para së gjithash kërkohen qoftë "forcat" fizike dhe mentale, qoftë rrëfimi i "unit" vetjak si subjekt. Derisa e kemi fjalën për këtë, e kemi mendjen, për shembull, te drogat që i marrin ose i gëzojnë shamanët, të cilët i zë në gojë Hamdi THAÇI, ose tek disa forma të degraduara të bashkësisë fetare myslimane. A.S. ka thënë: Në botën myslimane ka gjithsej 72 sekte. Thellësisht jam i bindur se sektet dhe 300 degëzimet, janë gangrenë në Botën Islame. Tek ne ka përplot sekte dhe degëzime, prandaj duhen të merren masa parandaluese sa s'është bërë vonë. Është produkt i aspiratave të gërshetuara nga lakmia, hipokrizia, shpifja, trillimet dhe matrapazët. Mu si kërpudhat, lindin sektet që shpien në një agoni myslimane, e cila të çon në demagogji, kur edhe të zhveshurit lakuriq janë të kurdisur për pasoja të mëdha. Kjo vjen si pasojë "Kur dashi prin, këmbana bie". Në Botën Myslimane ekzistojnë 72 sekte ekstreme të mallkuara që përdorin hashashin e drogën, të cilat janë të dënuara pikërisht në skuter, siç janë: bahajitët, durzitët, ahmeditët, ismailitët veçmas te keramatët. (Keramatët, pararendës më misterioz të masonëve?)

Bashkimi i "muratorëve të lirë" ose masonëve, siç përshkruhet zakonisht, është një shoqëri e organizuar mirë: me një hierarki rigoroze, me një rrjet shumëdegësh ekspozituarash dhe me qëllime enigmatike. Shoqëritë e fshehta më të shumtën konsiderohen produkt i botës evropiane, por nuk ka baza për një argument të tillë. Ka prova të padyshimta se qysh në shekullin e 9 ekzistonte një organizatë që nuk pranonte asnjë sundues të njohur, ndikimi i së cilës erdhi e u përhap nga Afrika Veriore deri në Indi. Bota Myslimane në shekullin e 9 u bë një are-

në konfliktesh religjioze dhe politike, sepse pushteti qendror i Bagdatit ishte dobësuar mjaft. Në atë kohë qe krijuar një organizatë e myslimanëve shiitë, e cila bashkonte në mënyrë të barabartë si krishterët edhe çifutët, duke predikuar punën si kriter themelor të vlerës njerëzore. Të organizuar në esnafe dhe të quajtur keramatë, gjoja sipas themeluesit të tyre, ata luanin një rol me rëndësi në historinë e Afrikës dhe të Lindjes së Afërt.

Prandaj që në shekullin e 10 ata morën kontrollin jo vetëm mbi qarkullimin e mallit, por edhe të informacioneve, ngase tregjet dhe karvanët përbënin një lloj specifik të rrjetit telegrafik të asaj kohe, mbi të cilin nuk kishte kontrroll asnjë mbret. Shfrytëzimi i këtij rrjeti për propagandë dhe financimi me bollëk i dinastisë së fatimidëve, përfundoi me pavarësinë e Egjiptit si shtet i vetëm shiit shumë i fortë. Kryeqyteti i porsangritur, Kajro, u bë qendër e shkencës së shiitëve.

Në esnafet e keramatëve tuboheshin pjesëtarët e të gjitha konfesioneve. Esnafet e argjendarëve, të bankierëve dhe të mjekëve përbëheshin të shumtën nga krishterët dhe çifutët. Përqendrimi i kapitalit dhe i diturisë u siguroi keramatëve një fuqi të jashtëzakonshme. Bashkëkohanikët i akuzonin për krijim të komunitetit të pronësisë e, për pasojë, disa historianë i quajnë "bolshevikë të Botës Myslimane".

Aderimi ndaj esnafeve të keramatëve mund të bëhej vetëm pas një periudhe verifikuese në shtatë ose nëntë shkallë diturie. Vlen të theksohet se keramatët nuk paraqiteshin publikisht as në Egjipt, ku gëzonin mbështetjen e plotë të pushtetit.

Organizimi i esnafeve të keramatëve, ndikimi politik i tyre para skenës, mosparaqitja publike, bile edhe mënyra e pranimit të anëtarëve të rinj, - është pothuajse e njëjtë sikurse e masonëve, të cilët do të shfaqeshin tetë shekuj më vonë, ose ne besojmë kështu. Vështirë mund të thuhet se a kishin shoqëritë e fshehta myslimane, ku keramatët janë vetëm nga më të rëndësishmet prej tyre, ndikim të drejtpërdrejtë për krijimin e vëllazërive të fshehta evropiane, që lindin gjatë shekullit 12. Këto lidhje nuk kanë qenë asnjëherë temë kërkimesh të rëndësishme historike, por kjo s'do të thotë se nuk do të jenë më vonë, duke qenë se lidhjet e dendura tregtare me Palestinën

me siguri kanë vendosur kontakte të tregtarëve evropianë me keramatët, që kontrollonin atë tregti. Shoqëritë sekrete të Botës Myslimane dhe veprimatria e tyre ende nuk janë të njohura sa duhet, por këto të dhëna të pakta flasin edhe për një lidhje të mundshme të Botës Myslimane me Botën e Krishterë.

Është e qartë se në një masë më të vogël është përdorimi naiv modern i drogës, e cila krijon "parajsë artificiale".

Ekziston një literaturë e begatë përkitazi me këtë materie, prandaj dhe nuk do t'i kthehemi më kësaj teme. Do të zëmë ngoje (ngase paraqet një interes të drejtpërdrejtë për qëllimin tonë) vetëm marrjen-konsultimin e paramenduar të meskalinës që shfrytëzonte Aldous Huxley (Oldos Haksli) dhe dashnorja e tij në romanin The Doors of Perception.

Hakslin e tërhiqte ajo që në religjionin e krishterë quhet "mistika e anuluar", ndërsa tek joga e hinduizmit e budizmi quhet rrënimi i "Unit" vetjak. Tek ai ekzistonte një si synim mistik që ta tejkalonte veten, gjatë ndërprerjeve të çdo përvoje të ndodhur. Këtë ai e quante The Perenial Philosophy - Amshuar, që sipas mendimit të tij, mbetet e njëjtë në themelet e saj nëpër të gjitha klimat kulturore e religjioze. Kësisoj, sipas parashikimeve të tij, parashtrohet ose vendoset analiza e veprimeve të peskalinës. Ai në asnjë mënyrë nuk do t'i identifikojë me ndonjë "mistikë religjioze" (Doors, fq.58), porse rekomandohet përdorimi i drogës, që të arrihet hyrja në botën përtej kohës dhe në atë mënyrë t'i sigurohet vetes lumturi njerëzor. Dhe ky përdorim, shton ai, do të duhej të bëhej një akt integral i çdo religjioni (shih: aty, fq. 54-55).

The Doors of Perception na jep një autoanalizë të çmueshme të tretjes së ekzaltuar të unit vetjak, që nxirret me drogën peyotl (pejotli) tek personi i testuar që gjakon t'u shmanget mbylljeve të kohës e të hapësirës. Njëmend jemi të habitur nga mosnjohja nga ana e Hakslit, e domethanies së vërtetë të përvojave mistike në hinduizëm e budizëm, e madje edhe në Krishterim. Nëse meskalina, nën penën e tij, bëhet mjet për humbjen e unit të përvojës në atë që ai e quan "Zot" ose "Absoluti", kjo nuk ndodh nga shkaku – po qe se kjo gjë duhet thënë – ngase format e tilla janë të dirigjuara nga efektet e drogës, porse nga "filozofia" e paraparë e autorit.

Do të pasojnë përvoja të tjera, "rituale" të tjera, të cilat do të dallohen sipas drogës së zgjedhur. Do t'i referohet ose nuk do t'i referohet "Zotit" ose "Absolutit", por gjithnjë do të kërkojë një lloj ekzaltimi, një herë të ekzaltuar, të drejtpërdrejtë, ndijimor dhe imagjinativ, me çmimin e tretjes së vetë personales në ikjen brohoritëse nëse nga silopsimi i "botëve" të panjohura. A është e nevojshme të zihen ngoje "udhëtimet" e kanakarëve të drogës LSD? Kur vetë "udhëtari" të zërë e të flasë për së afërmi. Udha, të cilën e quajtën udhë mistike nga thellësitë e Perëndisë, nuk ka asgjë të përbashkët me "udhëtimet" e meskalinës, të hashishit e të LSD-së.

Mistika e thellësive të Perëndisë nuk synon drejt çlidhjeve në zonat e nënvetëdijshme (të ndërdijshme), porse synon t'i fusë në dritë, e cila vjen nga tjetërkundi dhe e cila njëkohësisht i ndriçon dhe i djeg, në kajde të drurit të njomë që lakohet e nxihet në prush para se të bëhet vetë flakë, për të cilën gjë flasin Hygoja nga Viktori i Shenjtë, Tauleri dhe Shën Gjoni (Ivani) nga kryqi (Krishti).

Theksojmë veçanërisht se përvoja e drogës nuk është përvojë mistike autentike e Unit vetjak dhe se nuk mund të shpjerë tek ai. Por, ajo është si një tundim për të. Tundim "veprimi të shkurtër" që përnjëherësh bën që subjekti të gjendet përtej marrëdhënieve të veta ndaj botës së jashtme dhe ndjell me qejf iluzionin se ai ka depërtuar deri tek burimi i ekzistencës (rrojtjes). E në të vërtetë e gjithë kjo është një mbizotërim superior mbi vetveten, që paraqet qasje autentike ndaj "heshtjes së fillimeve", kompromituar radikalisht nga prapshtia anarkike e zonave të nënvetëdijshme (të ndërdijshme). Mistika e Unit vetjak, në një çast të qëndrueshëm të duhës së vet, përdor çlirimin e ndërdijes në dobi të vet, mirëpo nën kontrollin dhe drejtimin e zonave më të larta.

Ndodh ndërkaq që tek disa persona, të cilët janë të predispozuar për këtë, që marrja (konsumimi) i drogave mund të hapet, në mënyrë jo të plotë dhe të rrufeshme (por jo më iluzionisht), ndaj absolutitetit të ndonjë krijese ( të vetë krijesës që përjeton) në aktin e parë të qenësisë së tij. Në atë rast përvoja me drogën nuk do të jetë përjetim mistik, as do ta shkaktojë atë droga, mirëpo ajo mund të jetë rast ose shteg i volitshëm për prekje në mistikën e Unit vetjak, me mistikën – të themi ashtu – në "gjendje të egër" dhe e cila nuk do të jetë pa qëndrime (pikëpamj) të rreme.

Nuk mund të përjashtohet që, në instancë të fundit, i këtillë të këtë qenë dhe rasti i Hakslit në përvojën e tij me meskalinën. Por një shembull më të qartë ndoshta do të gjenim tek Antonin Artaud (Antonin Arto) ose tek Henri Bataille (Bataj), ose edhe më shumë tek Henri Michaux (Misho). A ka nevojë të sjellim në kujtesë edhe luftën e prekshme të përvojës, madje në kufi me vdekjen, tek Rëne Daumal (Domal)? Vërtet këtu kemi të bëjmë, të paktën tek Arto-ja e Misho-ja, me kryqëzime të tjera, para së gjithash me përvojë poetike, e cila është e tërhequr përjashta rrethit të vet (kjo është shprehje e tij në një vepër) dhe është zgjatur jo me bashkëpërjetimin e poetit me botën, veçse në këputjen e krijesës në kërkimin e absolutes (që e pret, porse e injoron), në të cilën ngrihet krijesa. Këtu duhet të përmendet se Misho-ja ishte i rreptë përkitazi me çështjen e drogës, të cilën megjithatë e përdorte.

## 2. Marrëzia

Rasti i zënë ngoje i Anton Artos na shpie në faktorin tjetër të iluzioneve e falsifikimeve: në dobësinë psikofizike të subjektit. Mistika dhe marrëzia. Edhe këtu do të mund të dallojmë udhën e imanencës së pastër dhe udhën nga thellësitë e Perëndisë.

Para së gjithash, ja disa të dhëna mbi lëndën e udhës së dytë. Ndërmjet dy luftërave botërore fletoret e çmueshme <u>Etudes carmelitaines</u> – <u>Studime karmelitane</u> – iu përveshën, me ndihmën e psikiatërve, të filozofëve e të teologëve, t'i klasifikonin dhe t'i shpjegonin këto çështje. Do t'i marrim si shembull studimet e



dr. Andrea Le Gandit dhe të P.A. Gaedelit, mbi dukuritë psikosomatike që i tregonte Magdalena, një paciente (e sëmurë), e cila ishte në përkujdesjen e Pierre Janet-it në La Salpetriere.

Etja për takim me Zotin, në fillim, e frymëzoi të ecurit e Magdalenës. Por qysh atëherë psikizmi i çregulluar e shtynte ta madhëdhronte gjendjen e varfërisë, ku P.A. Gaedeli-i me mjaft delikatesë zbuloi rolin e një lloj "vullneti vetjak" kthyer nga vetja e vet. Shumë shpejt qenë shfaqur halucinacionet dhe deliriumi i ndjekjes në trajtë religjioze. Kuptohet vetvetiu se Pierre Janet, tek i cili ndodhej në përkujdesje kjo e sëmurë e parëndomtë, ishte tejet i habitur nga ai sinqeritet i themeltë, me gjithë  fabulimet e mundshme.

Megjithatë, ishte i gabuar që çdo përvojë mistike të krishterë e përgjithësonte, e gjykonte sipas kallëpit të "rastit Magdalenë". Krahasimi mirë i njohur i tij i Magdalenës me Terezia Avilin, nuk dëshmon asgjë, pos perspektivës së qëllimshme agnostike të fenomenologjisë, çfarë ishte ajo e tij. E njëjta gjë mund të thuhet, <u>mutatis mudandis</u>, për studimet e Henri Delacroix-it (Delakroa).

Duke e vënë në pikëpamjet e teologjisë krishtere, ne do të thoshim me ëndje: përdëllimet hyjnore njëmend mund t'u jepen sall personave që janë labilë psikikisht, por labiliteti, i cili do të marrë trajta të nduarnduarta, në një mënyrë ndalon kontributet normale të përdëllimit, ose i shtrembëron sipas kërkimit të vetëkënaqësive, me të cilat thuajse prore janë të ngjyrosura, dhe së andejmi pasojnë edhe shmangiet dhe iluzionet.

Tashti mbizotëron përvoja mistike autentike, por e turbulluar me lojën e psikizmit që nuk kontrollohet (P. Surin në shekullin XVIII, dhe ndoshta rasti i Maria Terezia Nobletit, që të dy rastet janë studiuar njëlloj në <u>Etudes Carmelitaines);</u> tash prekjet e mundshme mistike do të mbulohen me shprishjen e subjektit dhe bredhëritjet e tij: të Magdalenës tek Pierre Janeti. Do të ishte, pra krejtësisht e tepërt, të kërkoheshin interpretime të faktit mistik në dukuritë patologjike që janë studiuar klinikisht. Për t'u bindur për këtë, mjafton t'i krahasojmë plagët e Franjo Asishit dhe "stigmatizimet" e shumta (të marra me mend) të të sëmurit. Përfshirë nga "marrëzia fetare", mistika e kahjes imanente, edhe këtu, do të mundte të jetë e përshtatshme për shtresëzimet fort të nuancuara.

Përkitazi me këtë, për nga koha, na është i afërt rasti i Antonin Artosë, ku kryqëzohen luciditeti i hatashëm dhe paraqitjet e tërbuara të marrëzisë. Kthimi i përkohshëm i Artosë në besimin e krishterë qe ndërtuar mbi sharje të tërbuara, ka të ngjarë, sipas të njëjtës masë, sepse ky kthim kurrsesi nuk solli përvojën e përvetësuar dhe të plotë. Aty është përzier gjithçka: prirja e shprehjes poetike, droga (përvoja e peksoltit), marrëzia (dalldia), zhgënjimi i ngurtë i shpirtit që do të donte të posedonte absoluten (posi krijuesi?) dhe të luftonte në etjen e vet të pashuar.

Duhet të pranohet se psikizmat e çrregulluar, qoftë të trashëguar, qoftë nga përdorimi i drogës, mund të bëhen një lloj predispozicioni për lëvizje të caktuara ekstaze në këtë anë të çdo intervenimi të qartë. Por, nëse kemi të bëjmë me psikizëm të çrregulluar ose të brishtë, mbetet që këto dukuri- sikundër për shembull dukuritë nediumike- në njëfarë mënyre i shpëtojnë vullnetit të hulumtuesit. Dëshmitë e mëdha të mistikës hinduse e budiste, përkundrazi, na tregojnë se çdo "fuqi" e nxënë është vetëm shenjë në udhë dhe duhet të përballohet e të tejkalohet krejtësisht.

*Referim lidhur me luftën kundër trafikimit të qenieve njerëzore*

# Islami kategorik kundër trafikimit të qenieve njerëzore

**Fitim Flugaj**

Feja islame si një sistem i kompletuar i jetës, i ndërtuar mbi bazat e parimeve hyjnore të caktuara nga Krijuesi i gjithësisë në librin e Tij të ruajtur- në Kuranin e madhërishëm, dhe të realizuara në jetë nga i dërguari i Tij Muhamed (Paqja, bekimi dhe mëshira e Zotit qofshin mbi të!) lufton çdo dukuri negative, e cila dëmton qenien më të privilegjuar të Zotit, që është njeriu.

Sidomos kur kemi të bëjmë me luftën kundër trafikimit të qenieve njerëzore, besimi islam i paraprin kësaj lufte me një efikasitet të jashtëzakonshëm. Ky efikasitet arrihet të realizohet nëpërmjet dy koncepteve kryesore, me të cilat Feja islame lufton edhe dukuritë e tjera negative.

Dy konceptet janë:

1. *Urdhri dhe edukimi për vepra të mira dhe të lejuara (Halal) dhe*
2. *Urdhri dhe edukimi për ndalim të rreptë nga veprimet e djallëzuara e të ndaluara (Haram).*

"Nga mesi juaj të mbetet një grup që thërrasin për mirësi, urdhërojnë për punë të lejuara (halal) dhe ndalojnë nga punët e ndaluara (haram), ata vërtet janë të shpëtuarit". (Kuran).

Mirëpo, kur është fjala për trafikimin e qenieve njerëzore, patjetër duhet të merren parasysh të gjitha elementet që përfshihen brenda kësaj dukurie, në mënyrë që të realizohet një luftë ose fushatë efikase kundër saj. Në fakt kjo dukuri është një kompleks i përbërë nga disa elemente ose vepra të djallëzuara. Përderisa edhe nga motivet që i shtyjnë autorët e veprës për të ndërmarrë një veprim të tillë, po ashtu numërohen disa.

Atëherë, për ta nxjerrë në pah luftën që zhvillon feja islame kundër kësaj dukurie, e përbërë nga disa elemente dhe motive, kërkohet të flitet për secilën veç e veç.

Në realitet, kur kemi të bëjmë me dukuri të tilla, siç është trafikimi i qenieve njerëzore, Feja islame e lufton me një strategji shumë largpamëse, ndërtuar mbi parimin:

"Preventiva është shërimi (zgjidhja, alternativa) më i mirë". (Hadith).

Me këtë jep të kuptojmë se në besimin *Islam* punohet për ndalimin e hershëm të mbjelljes dhe krijimit të problemit, që besoj se secili nga njerëzit që vepron me arsye të shëndoshë, do ta dëshironte, dhe assesi nuk do të dëshironte krijimin e problemit. Sepse problemi i krijuar kërkon shumë energji për ta shëruar. Mirëpo, nëse lind problemi, edhe atëherë Besimi Islam intervenon me metodat e tij shumë të efektshme, veçse kërkohet seriozitet dhe punë e pandërprerë nga pasuesit e tij.

Trajtimi islam për trafikimin dhe njeriun – ndikon drejtpërdrejt në parandalimin e kësaj dukurie

### 1. Faktori trafikim ose tregti

Vetë fjala *trafikim* do të thotë bartje nga një vend në një vend tjetër. Në këtë rast bartja bëhet me qëllim të leverdisë ekonomike, që në fakt konsiderohet si tregti (tregti e fshehtë), që do të thotë se elementi ose faktori tregti, me tërë aktivitetin e tij, ka rolin kryesor në këtë veprimtari të pistë. Tregtia si një aktivitet ekonomik për këmbimin e mallrave, në esencë është e lejuar. Mirëpo, për rregullimin e tij janë caktuar ligje, rregulla dhe kritere, mbi të cilat duhet të organizohet kjo veprimtari. Edhe pse ka mjaft ngjashmëri në këto rregullativa ligjore nga një shtet tek tjetri dhe nga një shoqëri tek tjetra, shpeshherë ndodh që dallimet dhe boshllëqet ligjore t'ua mundësojnë tregtarëve të pandershëm që t'i manipulojnë ato.

Në Sheriatin ose Jurisprudencën islame janë të përcaktuara ligjet dhe kriteret e tregtisë, kur mund të jetë e lejuar tregtia dhe kur jo. Nga kriteret janë të caktuara mallrat me të cilat besimtari mysliman mund të tregtojë, ndër të cilat, pa kurrfarë dyshimi, gruaja dhe fëmija nuk bëjnë pjesë. Në bazë të Kuranit dhe Synetit (veprat,fjalët,shembujt dhe pëlqimet e të dërguarit Muhamed (Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin për të!), që janë dy themelet kryesore të Besimit Islam, besimtari mysliman edukohet me një edukatë shembullore për respektimin e njeriut, pa marrë parasysh çfarë përkatësie fetare, nacionale e racore ka. Islami e edukon besimtarin që secilin njeri ta respektojë si një vëlla ose motër nga gjeneza.



### 2. Faktori njeri

a. *Respektimi nga gjeneza*

Faktori njeri është kryesori rreth të cilit dhe me të cilin ka të bëjë kjo dukuri. Më lart theksuam se Besimi Islam e edukon besimtarin mysliman që ta respektojë dhe trajtojë secilin njeri si një vëlla ose motër nga gjeneza. Si një krijesë e Zotit. Të gjithë njerëzit lindin të lirë dhe të barabartë para Krijuesit të tyre Absolut. Të gjithë kanë një origjinë, një nënë dhe një baba.

"O ju njerëz, vërtet ju krijuam nga një baba e një nënë, ju bëmë popuj (kombe) e fise, më i miri nga mesi juaj është ai që është më i devotshmi e më (i sinqerti) te Zoti." (Kur'an)

"S'ka dallim në mes arabit e të tjerëve, në mes të bardhit e të ziut përveçse në devotshmëri (besim të sinqertë ndaj Zotit)." (Hadith)

Nëse kemi arritur t'i edukojmë njerëzit që t'i duan të tjerët për hir të Krijuesit, Që na ka krijuar nga një gjenezë, nga i njëjti baba dhe e njëjta nënë (Ademi dhe Hava), pa dyshim ne kemi arritur sukses të lartë dhe së keqes ia kemi prerë këmbët herët.

b. *Respektimi i ligjeve të Sheriatit, ligjeve të ekspertëve dhe i traditave morale.*

Besimi islam i edukon besimtarët e vet që të respektojnë ligjin, duke filluar nga ligji i Sheriatit e deri tek ligjet e aprovuara nga ekspertët e ligjit në një vend, pa marrë parasysh se ku, aty ku jeton, myslimani duhet t'i respektojë ligjet e Zotit, traditat morale dhe etike të

atij vendi, të cilat përputhen me moralin dhe etikën islame, si dhe kodet ligjore të aprovuara nga ai popull ose vend.

c. *Respektimi i ndjenjave dhe i dinjitetit të të tjerëve.*

"Nuk është besimtar asnjëri nga ju derisa të mos i dëshirojë vëllait të vet besimtar atë që ia dëshiron vetvetes". (Hadith)

"Besimtar i vërtet paqësor (mysliman) është ai që njerëzit gjejnë qetësi e paqe prej gjuhës (fjalëve) së tij, dorës së tij dhe punës së tij". (Hadith)

Siç po vërehet, njeriu është mbi të gjitha, ai duhet siguruar që të mos i bëjë keq askujt dhe vazhdimisht vetveten ta vërë në pozitën e të tjerëve. Nëse vetëm pak e ndien vetveten si besimtar tek Zoti Fuqiplotë, ai nuk mund ta dëmtojë palën tjetër as me gjuhën e tij, as me dorën e tij dhe as me veprimtarinë e tij profesionale e jetësore.

ç. *Respektimi i të drejtave dhe lirive të të tjerëve, lufta kundër padrejtësisë dhe abstenimi nga padrejtësia .*

"Kush e mbyt dikë pa të drejtë, atëherë (krimi i tij) është si t'i kishte mbytur të gjithë njerëzit." (Kuran, el-Enam 32).

"Çlironi të padrejtin dhe viktimën e padrejtësisë. I thanë: Për viktimën, po e kuptojmë, por si mund ta çlirojmë mizorin (të padrejtin), o i Dërguari i Zotit?. Ai tha: Merrja (largoja padrejtësinë) mbi duart e tij." (Hadith)

Tek trafikimi kemi të bëjmë me atë që trajton hadithi fisnik

## Qëllimi dhe motivi për trafikim

Pasi arritëm të kuptojmë se si trafikimin Besimi Islam e trajton si një krim të rëndë dhe si një aktivitet jolegjitim dhe njeriun si qenie e krijesën më të priviligjuar të Zotit, - tani do të diskutojmë për të kuptuar qëllimin dhe motivin që fshihet pas këtij aktiviteti ilegal.

**Qëllimi i marrjes me trafikim:**

Qëllimi i marrjes me këtë aktivitet ilegal pa dyshim është fitimi i madh dhe i shpejtë, shoqërua nga ngashërimi i epsheve shtazarake, si dhe krijimi i grupacioneve të fuqishme të krimit të organizuar.

**Fitimi:**

Besimi Islam ka vendosur ligjet dhe rregullat e fitimit, çdo fitim duhet të bëhet me hak (në rrugën legjitime) dhe pa dëmtuar askënd, përndryshe Zoti i premton ferrin. Besimtari punon gjithë jetën punë të mira, për ta fituar parajsën dhe për të shpëtuar nga ferri. Ky është parim për secilin besimtar.

## Ide rreth motivit

Motivi mund të jetë llojesh të ndryshme; ato mund t'i radhitim në këtë formë:
1. Social-edukativ,
2. Ekonomik,
3. Politik,
4. Ideologjik-moral,
5. Seksual

**1- Motivi social-edukativ**

Motivi social është më i pranishëm, sepse gjendja e rëndë sociale të rinjtë dhe të tjerët i motivon që të merren me horrllëqe dhe biznese jolegjitime.

Në të njëjtën kohë ky motiv viktimat i shtyn të viktimëzohen për shkaqe sociale.

Kur flasim për këtë motiv në Kosovë, patjetër duhet të flasim për një realitet ose dukuri që ka ndodhur në vendin tonë dhe i cili nuk është studiuar aq sa duhet. Ky është kalimi i shoqërisë kosovare nga një shoqëri e mbyllur brenda traditave dhe dokeve të saj, në një shoqëri të hapur dhe e pavetëdijësuar për sfidat e reja që i dolën para me shfaqjen e globalizmit. Së bashku me këtë është edhe pushtimi i egër serb i Milosheviçit që krijoi mjaft probleme sociale.

Po ashtu, ndodh që viktima, të shumtën e rasteve për shkaqe sociale, detyrohet të bëhet plaçkë e trafikantëve. Brenda këtij motivi hyn edukimi i dobët dhe jocilësor i shoqërisë. Planprogrami jo efikas mësimor dhe edukativ, ku nuk përfshihet edukata fetare, e cila pa dyshim do të ndërgjegjësonte të rinjtë që të mos bien pre e trafikantve, po edhe të mos bëhen trafikantë dhe njerëz të ulët, ta kenë frikë Krijuesin e tyre Që i gjykon për çdo veprim. "Kush vepron mirë edhe sa grimca e atomit (para Zotit në Ditën e madhe të Gjykimit) do ta shohë, po edhe kush vepron sa grimca e atomit keq, do ta shohë (do ta gjykojë Zoti)" (Kuran).

**2- Motivi ekonomikë**

S'ka dyshim se ekonomia është pulsi i zemrës së një shteti, sikurse është edhe pulsi i mbijetesës për një familje. Motivi ekonomik është i lidhur ngushtë për atë social, por, kur është fjala për trafikantët. atyre u siguron fuqi në shoqëri, kurse viktima shpreson për një ekonomi stabile në familje.

Trafikantët arrijnë që me ato para të futen në projekte serioze dhe t'i pastrojnë ato para e të shndërrohen në faktor të rëndësishëm në shoqëri.

Ekonomia e fortë e faktorizon edhe individin ashtu siç e faktorizon shtetin, prandaj motivi ekonomik është mbizotërues në të gjitha trafiqet ilegale.

Besimi Islam këtë cilësi dhe motiv të paligjshëm e eliminon me besimin se Krijuesi Fuqiplotë është Që e furnizon njeriun, e nga njeriu kërkohen vetëm punë të mira dhe kujdes në edukimin e fëmijëve e të familjes dhe largim nga çdo mëkat.

*Thuaj: "Ejani t'ju lexoj atë që me të vërtetë ju ndaloi Zoti juaj: të mos i shoqëroni Atij asnjë send, të silleni mirë me prindërit, të mos i mbytni fëmijët tuaj për shkak të varfërisë, sepse Ne ju ushqejmë ju dhe ata, të mos u afroheni mëkateve të hapëta apo të fshehta, të mos mbytni njeri, sepse mbytjen e tij e ndaloi Allahu, përpos kur është me vend. Këto janë porositë e Tij, kështu që të mendoni thellë." (Kuran)*

**3- Motivi politik;**

"Mjegulla është për ujq"

Destabiliteti politik e fazat e transicionit politik në një vend dhe gjendja jostabile - krijojnë pakënaqësi dhe mjegulli. Kjo mjegulli shfrytëzohet nga njerëzit e ligj të shoqërisë. Ka të atillë që, për të realizuar një ambicie politike, individi i dobët merr pjesë ose edhe udhëheq një trafikim ilegal, i cili i siguron para të majme për të realizuar karrierën e tij politike. Po ashtu politika e dobët sjell shumë pakënaqësi dhe papunësi të madhe në shoqëri. Ndodh që, në shenjë hakmarrjeje për politikën në skenë, individi ose një grup i caktuar të merret me trafikim. Si shembull mund të marrim Kosovën, të cilën, politika ndërkombëtare e dështuar së bashku me politikën e frikësuar dhe të dobët kosovare, - e kanë futur në një kolaps politik dhe ekonomik. Pakënaqësitë janë dimensionesh dhe llojesh të ndryshme, sepse edhe krizat që janë shkaktuar nga kjo politikë, ka sjellë këto pakënaqësi dhe, në shenjë revolte po edhe nga nevoja, ndodhin trafikime dhe viktima.

**4- Motivi ideologjik-moral**

Në këtë motiv fjalën kryesore e ka ideologjia e mbrapshtë, e cila e degradon dhe e zhvesh njeriun nga çdo përgjegjësi dhe mision, dhe atë e shndërron në një kafshë epshore, që mund të bëjë

ç'të dëshirojë, apo dëshirën epshore mund ta shfaqë në mënyrë të pakontrolluar, në emër të lirisë dhe liberalizmit. Tek të tillët arsyetohet çdo veprim i pamoralshëm. Në të vërtetë, kjo rrymë ideologjike që fton për amoralitet, zanafillën e ka tek psikologu dhe ideologu i njohur austriak me origjinë çifute - Sigmund Frojd, i cili bie në shkallë aq të ulët, saqë edhe foshnja - thotë ai - ndien kënaqësi epshore kur thith gjirin e nënës.

Motivi ideologjik tek shqiptarët në përgjithësi është shfaqur edhe si rezultat i të ashtuquajturit integrim kulturor - evropian, përfshirë amoralin si pjesë të një kulture të avancuar evropiane, një gjë që nuk është e pranuar nga asnjë evropian që ka arsye të shëndoshë.

Ky motiv pasohet nga:

**5- Motivi seksual**

Që të gjithë e kuptojmë motivin seksual, i cili, kur bashkohet me atë ekonomik, - krijojnë trafikant dhe vrull në trafikimin e qenieve njerëzore. Interesimi dhe pjesëmarrja është trepalëshe: ofertues, viktimë dhe klient. Besimi Islam e ka rregulluar çështjen e ngashërimit të epshit seksual me ligje dhe norma të sakta martesore, duke e shenjtëruar femrën si nënë, si motër, si vajzë dhe si grua. Islami femrën e konsideron si gjysma pa të cilën shoqëria nuk mund të jetë e plotë. Ajo konsiderohet partner i barabartë i mashkullit, por jo konkurrent i ashpër, siç pretendohet në interpretimin e drejtësisë gjinore.

Pasojat e trafikimit:

Trafikimi i qenieve njerëzore rezulton me një sërë dëmesh në shoqëri, shkakton kaos në familje dhe në mbarë shoqërinë dhe, si rezultat i kësaj dukurie, shfaqen:

- Prostitucioni,
- Shkatërrimi i familjes,
- Dëmtimi i të miturve dhe degjenerimi i tyre,
- Krijimi i grupeve të krimit të organizuar, etj.

**Prostitucioni:**

Është një dukuri jashtëzakonisht e urrejtur në Islam. I vetmi veprim që merr masën e rëndë të ndëshkimit në Islam. Besimi Islam, prostitucionin e dënon me rrahje brutale dhe me vdekje (në bazë të kategorisë që i takon sipas Sheriatit islam).

Krijuesi i Madhërishëm kërkon nga besimtarët që të mos i afrohen fare këtij veprimi. Përderisa për disa vepra të ndaluara Krijuesi i Madhërishëm thotë "mos e bëni", për prostitucionin thotë: Mos iu afroni.

"Dhe mos iu afroni prostitucionit, ajo është një vepër e shëmtuar dhe rrugë drejt shkatërrimit" (Kuran).

"Prostituti (amorali) në çastin kur bën prostitucion, nuk mund të jetë besimtar". (Hadith)

**Shkatërrimi i familjes:**

Si rezultat i trafikimit vjen edhe shkatërrimi i familjes, sidomos në Kosovë, ku ende zotëron morali i traditës. Feja islame e shenjtëron familjen, prandaj çdo tejkalim i vijave familjare pason me distancim dhe largim nga familja e kështu fillon të bjerë era e mallkimit mbi atë familje. Gjithashtu, një femër që përdoret si plaçkë ose, thënë ndryshe, viktimë trafikimi, ajo nuk është në gjendje të krijojë familje, sepse në shpirtin e saj hapen plagë të rënda dhe krijohen probleme psikike. Femra e viktimëzuar nga trafikimi, humb ekuilibrin personal dhe, vetëm në rast se i bëjmë një riedukim të fuqishëm, mund të rifilloj një jetë të re. Pa dyshim që një femër e tillë nuk gjen mbështetje në ndërgjegjen e saj për të krijuar familje, sepse nuk gjen arsyetim para fëmijëve dhe rrethit të saj familjar. Riedukimi duhet të jetë fetar, para së gjithash. Feja islame posedon institucionin teorik të pendimit të sinqertë, i cili ndihmon në kthimin e optimizmit dhe fillimin e serishëm, nga zeroja. Kjo i jep mundësi që t'i kthehen shpresat. Përveç kësaj çdo veprim i dhunshëm në Islam, nuk pranohet si mëkat dhe për të ka kompensim të madh tek Allahu. Ashtu siç e konsideron edhe besimi katolik, si martirizim.

**Dëmtimi dhe degjenerimi i të miturve**

S'ka dyshim se është një brengë e madhe, sepse të miturit po përfshihen brenda këtij aktiviteti kriminal dhe kryesisht ata janë viktimë ose plaçkë e trafikimit.

Një adoleshent që trafikohet, kalon në një individ të degjeneruar, i cili më vonë do të kalojë ose në prostitutë ose në trafikant dhe në drejtimin e tij. Është një kategori shumë e rrezikuar që duhet të kihet nën kujdes dhe që një pjesë e madhe e investimit të familjes e shoqërisë duhet të investohen në edukimin dhe përgatitjen e tyre për të mos rënë pre e trafikimit. Kuptohet, edukimi fetar është më se i domosdoshëm, prandaj Bashkësia Islame, e cila e mbështet planprogramin e vet edukativ në Kuran dhe Synet, synon që gjeneratat e reja t'i pajisë me edukatë të lartë fetare dhe për këtë punohet vazhdimisht nëpër medrese dhe xhami e institucione të tjera, sikur punohet edhe me gjeneratat e vjetra ditët e premte me ligjëratat ose predikimet e së premtes.

**Krijimi i grupeve të krimit të organizuar:**

Shpesh ndodh që trafikimi t'i paraprijë krijimit të grupeve të krimit të organizuar, sepse individët që implikohen në fillim si agjentë të grupeve dhe kanaleve të trafikantëve, nuk shkon kohë e gjatë dhe krijohen si grupe të krimit të organizuar. Paratë e majme dhe fitimi i shpejtë i bënë ata që të marrin me vete edhe të tjerë dhe t'i stimulojnë e t'i nxisin dhe të tjerët.

Nga gjithë kjo që u tha, nxjerrim këto përfundime:

- Trafikimi i qenieve njerëzore është një krim që duhet luftuar dhe Bashkësia Islame atë e lufton me të gjitha mundësitë që ka.
- Bashkësia Islame vazhdimisht ka bërë përpjekje dhe vazhdon të bëjë për t'i luftuar të gjitha dukuritë negative që ndërlidhen me trafikimin e qenieve njerëzore.
- Bashkësia Islame posedon strukturën e saj të degëzuar deri në thellësitë e territorit të Kosovës dhe është në gjendje të ndihmojë shumë në këtë fushë; për këtë ajo ka kërkuar e kërkon bashkëpunim edhe nga strukturat e bashkësive të tjera fetare.
- Trafikimi nuk mund të luftohet veç e veç, por kërkohet një bashkëpunim i ngushtë në mes institucioneve të shtetit me rëndësi dhe bashkësive fetare e institucioneve përkatëse për luftë kundër kësaj dukurie.

---

* Kjo ligjëratë u mbajt në Punëtorinë (Seminarin) për çështjet e trafikimit të qenieve njerëzore dhe luftën kundër kësaj dukurie, në Universitetin Amerikan të Prishtinës, më 11-12 korrik 2007. Morën pjesë kuadrot e Bashkësisë Islame të Kosovës (BIK) dhe ata të Kishës Katolike të Kosovës (KKK).

# Roli i gruas myslimane në familje dhe shoqëri

Gruaja është nga faktorët më të rëndësishëm brenda familjes, ndërsa familja është institucioni i parë dhe më me rëndësi në shoqërinë njerëzore; aty merren fillet e para të edukimit të njeriut,për se prindërit janë të obliguar t'i edukojnë fëmijët e tyre në mënyrën më të mirë të mundur.

Për t'u arritur një edukatë e shëndoshë, është i domosdoshëm një edukim social dhe fetar i çiftit, sidomos i gruas.

Vetë jeta e njeriut kalon nga një fazë në tjetrën dhe secila nga këto faza ka rëndësinë e saj të veçantë, nga secila merr e dhuron diçka, prandaj secila femër duhet të shfrytëzojë çdo fazë të jetës së saj për të arritur synimet që të bëhet model i një gruaje të suksesshme brenda familjes, po edhe jashtë saj.

Edukimi i gruas zë vend të rëndësishëm në jetën familjare, që nga fakti se ajo është baza e një fryme të shëndoshë brenda çdo familjeje, ajo është bashkëshorte dhe mike e burrit të saj, nënë dhe edukatore për fëmijët,por ka raste ku ajo mund të jetë edhe stuhi që mund të sjellë trazira të shumta.

Që një grua të jetë sa më larg kësaj të fundit, duhet të shfrytëzojë çdo fazë të jetës në rrugën që shpie drejt një gruaje të edukuar me moral të lartë dhe edukim të mirëfilltë.

Mirëpo, meqë jetojmë në një kohë kur pak ka mbetur nga modeli i kësaj gruaje, shumëkush do të pyeste se si arrihet kjo shkallë. Sepse jemi dëshmitarë që gruaja me çdo kusht mundohet t'i adaptojë të gjitha mënyrat e jetës që e rrethojnë, dhe harron rolin dhe pozitën për se ajo është e obliguar.

Njerëzimi sot vuan nga anomali të shumta shoqërore, ndër të cilat është edhe humbja e respektit ndaj femrës.

Ky fenomen sot, për fatin tonë të keq, e ka goditur edhe shoqërinë tonë, shoqërinë islame.

Sa e sa nga motrat tona për model kanë femrën perëndimore, e cila pas vetes bart turpin dhe nënçmimin, e nuk e marrin për model Aishen r.a., e cila ishte femra më e ditur e njerëzimit.

A thua është më mirë që orët e jetës të shpenzohen duke ndjekur pistat e modës dhe duke bërë gara se cila po duket më e bukur, apo duke mësuar dhe duke kryer urdhrat e Zotit?

Secila logjikë e shëndoshë do ta pranonte të dytën, prandaj prano edhe ti, derisa nuk është bërë vonë.

Kujto pozitën e lartë që ta dha Zoti në këtë botë,andaj mos u bë, ajo që do ta ulësh veten, se për këtë faji është vetëm tek ti,kthehu në retrospektivë - ku ishte femra atëherë e ku je ti sot?

E di ti se para Islamit, të ishe femër, ka qenë turp,dhe ky turp duhej të varrosej për së gjalli; në atë kohë femra ka qenë krijesa më e përbuzur dhe e nënçmuar, por Zoti ty të solli në këtë botë kur Islami femrën e ngriti në piedestal dhe nderin e saj e mbron me çdo kusht.

Atëherë, pse kërkon të kthesh veten në injorancë, pse bëhesh objekt i të tjerëve dhe pse i pason ato në fjalorin e të cilave nuk gjendet fjala nder?



Motër e dashur, Zoti na nderoi shumë duke na bërë pjesëtare të Islamit dhe pasuese të mësuesit të njerëzimit - Muhamedit a.s., dhe a e kemi pyetur ndonjëherë veten me se e merituam ne këtë nder të madh?

Prandaj gëzohu dhe falënderoje Zotin që të bëri myslimane dhe, përderisa je vajzë, gjithmonë mundohu ta ndjekësh rrugën e drejtë dhe mos shko pas asaj që më vonë do të bëjë të pendohesh për veprat e tua,mos shiko përreth teje se si argëtohen vajzat e tjera dhe nuk e çajnë kokën fare për përgatitje profesionale e fetare, sepse dije se ato nuk do të mund të jenë asnjëherë në shkallë të njëjtë me ty, që në vend të kafiterive ke zgjedhur shkollën, në vend të revistave ke zgjedhur librin,në vend të muzikës - Kuranin, dhe në vend të modës e koleksioneve të saj, - ti ke zgjedhur modestinë dhe mbulesën. Pra, siç thotë edhe Allahu në Kuranin famëlartë: "...Me të vërtetë, All-llahut i druajnë vetëm të dijshmit prej robërve të tij." (Fatir :28),dhe ajeti tjetër: "...Thuaj: A janë të barabartë ata që dinë dhe ata që nuk dinë". (Zumer :9)

Prandaj të mos të dëshpëroj fakti se ndoshta sot mund edhe të përqeshesh nga të tjerët, sepse dije që nesër do të qeshësh ti, e të tjerët do të qajnë.

Nëse e shfrytëzon si duhet këtë pjesë të jetës sate, nesër si grua do të jesh mbështetje e fortë e bashkëshortit tënd, do të jesh ti ajo me të cilën ai do të krenohet dhe do ta falënderojë Zotin që pranë ka një grua si ty, të edukuar dhe të devotshme, e cila e pret gjithmonë e buzëqeshur me respekt dhe dashuri, e gat-

shme gjithmonë ta përkrahë në punë të mira, dhe ta ndihmojë në vështirësitë që sjell jeta, dhe tek e cila ai gjen prehje si në çastet e lumtura, ashtu edhe në ato të hidhura.



Asnjëherë mos kërko ato që nuk mund t'i kesh, po kënaqu me ato që të ofrohen, dhe mos lakmo gjendjen e atyre grave që vetëm kërkojnë dhe pak falin; mos lejo asnjëherë të jesh në nivel të njëjtë me ato gra që synim kanë kënaqësinë e kësaj bote dhe harrojnë botën tjetër; gjithmonë kujto se kjo botë nuk është vend i kënaqësive po i sprovave, prandaj mundohu të përgatitësh bagazhin tënd me vepra të mira dhe duke i kryer urdhrat e Zotit e pastaj me kënaqësinë e bashkëshortit tënd, duke e dashur dhe respektuar, dhe mos harro asnjëherë thënien e Profetit tonë të dashur Muhamedit a.s.:

Nëse do ta urdhëroja dikë t'i bëjë sexhde dikujt tjetër përveç Allahut, do ta urdhëroja gruan t'i bënte sexhde burrit të saj.

Prandaj, mos kërko të pamundurën, sepse burri është burrë dhe gruaja grua, kështu deshi Zoti ynë dhe pa dyshim këtu ka urtësi. Prandaj mbill gjithmonë mirësi dhe bëhu shkak i qetësisë dhe rehatisë në familjen tënde.

Ti nesër, me lejen e Zotit, do të bëhesh nënë dhe do të jesh model për fëmijën tënd,çdo fjalë, gjest apo sjellje do të përcillet tek fëmija dhe, nëse je vetë e edukuar mirë, atëherë do të përcjellësh



tek fëmija yt një edukatë të lartë përplot mirësjellje ndaj familjes, rrethit dhe shoqërisë në përgjithësi.

Tek fëmija do ta përcjellësh dëshirën dhe vullnetin e lartë për dije dhe ngritje në jetë,do të jesh gjithashtu mbështetje e fortë për të edhe në aspektin profesional. Tek ai do t'i përcjellësh vlerat më të larta njerëzore, do ta mësosh me të vërtetën dhe nuk do ta lësh të jetojë në gënjeshtra; do t'i mësosh atij të mirën dhe do ta ndalosh nga e keqja.

Ti, më tutje, do t'i mësoje arsyen e ardhjes në këtë botë dhe punët e mira me të cilat fitohet mëshira e Zotit, më një fjalë, do të rrisje një fëmijë me ndjenja të personalitetit,dashurisë,mirëkuptimit mirësjelljes dhe tolerancës. Prandaj mundohu që sa më tepër t'i përkushtohesh familjes sate me edukatë dhe moral të lartë, sepse, mos harro, ti je model për ta, pastaj kujto se sa gra ka që nuk e kanë fatin tënd të kenë së paku një fëmijë në prehrin e tyre, kurse ty Zoti ta dha këtë kënaqësi.

Ndalu dhe shiko përreth teje: si i rrisin dhe i edukojnë shumë nëna fëmijët e tyre, - në vend të ngrohtësisë amnore, ato u dhurojnë një dado, nuk janë aty kur fëmija i tyre bën hapin e parë, sepse preokupim të parë kanë punën dhe karrierën e tyre e pak çajnë kokën për edukimin e fëmijëve të tyre,prandaj nuk është çudi që sot shumë gra dështojnë në krijimin e një familjeje stabile dhe me moral të lartë.

Mos harro se çdo prind është përgjegjës për fëmijët e tij dhe, në qoftë se nuk jep maksimumin në edukimin e tyre, atëherë funksioni i familjes mbetet i paplotësuar dhe asnjë institucion tjetër nuk mund ta kryejë këtë funksion, kështu që gjithmonë duhet pasur parasysh ajeti kuranor, ku Allahu thotë:

"O ju që besoni, ruani veten dhe familjet tuaja nga zjarri, lëndë djegëse e të cilit do të jenë njerëzit e gurët dhe të cilin do ta mbikëqyrin engjëjt e fuqishëm dhe të ashpër, të cilët nuk i kundërshtojnë urdhrat e All-llahut dhe të cilët punojnë për atë që urdhërohen". (Et-Tahrim:6), si dhe thënia e Muhamedit a.s.: "Vendi më i bukur në botë është shtëpia ku përgatitet individi fizikisht dhe shpirtërisht për shoqërinë.

Prandaj, puno që shtëpia jote të jetë fole e të devotshmëve që kanë frikë vetëm Zotin dhe shpresojnë në Të".

Prandaj, motër e dashur, në këtë botë jeto në një shtëpi modeste, të mobiluar me iman të lartë dhe vepra të mira, në mënyrë që në botën tjetër të jetosh në pallate që Allahu ka përgatitur për besimtarët e besimtaret.

***Amire Prebreza-Sopjani***

# Transicionet e dështuara

Joseph E. Stiglitz

Rrallë ka ndodhur që dallimi midis asaj që pritej dhe realitetit të ketë qenë më i madh sesa në rastin e transicionit nga komunizmi në ekonominë e tregut. Kombinimi i privatizimit, liberalizimit dhe decentralizimit ishte dashur të çonte shpejt në rritje të prodhimit, edhe pse, ndoshta, pas një periudhe të shkurtër recesioni. Pritej që beneficiet nga transicioni të ishin më të mëdha në afat të gjatë sesa në afat të shkurtër, pasi makinat e vjetra joefiçiente ishin zëvendësuar dhe një gjeneratë e re ndërmarrësish ishte krijuar. Integrimi i plotë në ekonominë botërore, me të gjitha beneficiet që do të vinin me të, gjithashtu do të arrihej shpejt, nëse jo përnjëherë.

Këto shpresa për zhvillim ekonomik nuk u realizuan, jo vetëm në Rusi, por as në shumicën e ekonomive në transicion. Vetëm disa prej ish-vendeve komuniste - si për shembull Polonia, Hungaria, Sllovenia dhe Sllovakia - kanë një GDP të barabartë me atë të një dekade më parë. Ndërsa për të tjerët, dimensionet e zvogëlimit të të ardhurave janë aq të mëdha, saqë është vështirë të maten. Sipas të dhënave të Bankës Botërore, Rusia sot (2000) ka një GDP që është më pak se dy të tretat e asaj që kishte në vitin 1989. Moldavia kishte pësuar rënien më dramatike, ashtu që prodhimi i sotshëm është më i vogël se një e treta e asaj që kishte një dekadë më parë. GDP-ja e Ukrainës në vitin 2000 është vetëm sa një e treta e asaj që ishte dhjetë vjet më parë.

Pas këtyre të dhënave gjendeshin simptomat e vërteta të pafuqisë së Rusisë. Rusia shumë shpejt u transformua nga një gjigant industrial - një vend i cili me ndihmën e Sputnikut vendosi satelitin e parë në orbitë - u shndërrua shpejt në një eksportues të burimeve natyrale. Burimet - dhe posaçërisht nafta dhe gazi, përbënin më shumë se gjysmën e eksporteve. Përderisa këshilltarët perëndimorë për reformim shkruanin libra me tituj si "Lulëzimi në Rusi" dhe "Si u bë Rusia ekonomi e tregut", - vetë të dhënat e bënin të vështirë të kuptoheshin seriozisht pamjet rozë që i pikturonin, dhe vëzhguesit më të paanshëm shkruanin libra si "Shitja e shekullit: udhëtimi i egër i Rusisë nga komunizmi në kapitalizëm".

Dimensionet e rënies së GDP-së në Rusi (pa përmendur vendet e tjera ish-komuniste) janë subjekt i kontradiktave, dhe disa argumentojnë se për shkak të sektorit joformal gjithnjë në rritje dhe kritikës nga shitësit e rrugës deri te instaluesit e ujit, piktorë dhomash dhe ofrues të tjerë shërbimesh, aktivitetet ekonomike të të cilëve është vështirë të përfshihen në statistikat e të ardhurave kombëtare - këta numra paraqesin një mbivlerësim të madhësisë së rënies së GDP-së. Sidoqoftë, të tjerët argumentojnë, meqë aq shumë transaksione në Rusi bëhen me këmbime mallrash mall me mall (më shumë se 50 % të shitjeve industriale) dhe meqë çmimet e "tregut" janë zakonisht më të larta sesa këto çmimet e "këmbimit", - statistikat në fakt nënvlerësojnë rënien.

Duke pasur parasysh të gjitha këto, prapë ka një koncensus se shumica e këtyre individëve kanë përshkuar një keqësim të shenjuar në standardet e tyre themelore të jetës, që reflektohet në një varg treguesish shoqërorë. Përderisa në pjesën tjetër të botës jetëgjatësia zgjatej dukshëm, në Rusi jetëgjatësia ishte më shumë se për tre vjet më e shkurtër, edhe në Ukrainë ishte gati për tre vjet më e shkurtër. Të dhënat e anketave mbi konsumin shtëpiak – ç´hanë njerëzit, sa shpenzojnë në veshje dhe në çfarë kushtesh banimi jetojnë - konfirmojnë një rënie të dukshme të standardeve të jetës, që përputhet me ato që dalin nga statistikat e rënies së GDP-së. Pasi qeveria shpenzonte më pak në mbrojtje, standardet e jetës duhej të ishin rritur edhe më shumë sesa GDP-ja. Me fjalë të tjera,




le të supozojmë se disi niveli i mëparshëm i shpenzimeve në konsumim është mirëmbajtur dhe se shpenzimet e ushtrisë janë rialokuar në prodhim të ri të produkteve të konsumit, dhe se nuk është bërë ristrukturim për të rritur efiçencën ose për të shfrytëzuar rastet e reja për tregti. Konsumimi - standardet e jetës - në atë rast do të rriteshin për 4%, një sasi e vogël, por shumë më mirë sesa rënia që ka pasuar.

### Pabarazia dhe varfëria e rritur

Këto statistika nuk e tregojnë tërë tregimin e transicionit në Rusi. Ato injorojnë njërin prej sukseseve më të rëndësishme: si i vlerësojnë beneficiet e demokracisë së re, sado e mangët të jetë? Por, ato gjithashtu injorojnë njërin prej dështimeve më të rëndësishme: rritja e varfërisë dhe pabarazisë.

Përderisa përmasat e pites të ekonomisë kombëtare zvogëloheshin, kjo pite edhe ndahej gjithnjë në mënyrë më të pabarabartë dhe qytetarët e zakonshëm merrnin një pjesë gjithnjë e më të vogël. Në vitin 1989, vetëm 2 për qind të atyre që jetonin në Rusi, jetonin në varfëri. Në fund të vitit 1998, ky numër u bë 23.8 për qind, duke përdorur standardin prej 2 dollarësh në ditë. Më shumë se 40 për qind e popullatës, bazuar në një anketë të bërë nga Banka Botërore, kishte më pak se 4 dollarë. Statistikat për fëmijët nxorën në shesh një problem edhe më të thellë, 50 për qind e tyre jetojnë në familje të varfra. Edhe vendet e tjera postkomuniste patën një rritje të ngjashme, nëse jo edhe më të madhe, të varfërisë.

Pak pasi arrita në Bankën Botërore, fillova të ndiqja ngjarjet dhe strategjitë që po aplikoheshin nga afërsia. Kur i shpreha brengat e mia për këto çështje, një ekonomist në Bankën Botërore, i cili kishte luajtur një rol kyç në privatizim, u kundërpërgjigj plot zjarr. Ai iu referua incidenteve rrugore që ngjanin kur njerëzit dilnin nga Moska për ndonjë fundjavë vere, ku shumica e automjeteve ishin Mercedesë, dhe të dyqaneve të mbushura me të mira luksi të importuara. Kjo ishte një pamje shumë më e ndryshme nga ajo e dyqaneve të zbrazëta dhe pa ngjyra nën regjimin e

mëparshëm. Unë pajtohesha se një numër i konsiderueshëm i njerëzve ishin pasuruar mjaft sa për të shkaktuar incidente trafiku, apo për të krijuar kërkesë për këpucë Guwi dhe prodhime të tjera luksoze të importuara, aq sa disa dyqane të përparonin. Në shumë pushimore evropiane, rusët e pasur i kishin zëvendësuar arabët e pasur të dy dekadave të mëparshme. Në disa prej tyre, shenjat rrugore bile janë edhe në gjuhën ruse përkrah gjuhës lokale. Por, aksidentet rrugore të mercedesëve në një vend me të ardhura për kokë banori prej 4.730 dollarësh (aq sa ishte në vitin 1997), përbëjnë një shenjë të një sëmundjeje, e jo shëndeti. Është një shenjë e vërtetë e një shoqërie që pasurinë e vet e përqendron në një numër të paktë njerëzish, në vend që ta shpërndajë në më shumë qytetarë.

Përderisa transicioni e ka ngritur shumë numrin e atyre në varfëri, dhe ka bërë që disa nga shtresat më të larta të prosperonin, klasa e mesme në Rusi ndoshta ka qenë më e prekura. Inflacioni, siç kemi parë, së pari dogji kursimet e tyre të pakta. Duke pasur rroga që nuk mund t'i rezistonin inflacionit, të hyrat e tyre të vërteta shënuan rritje (të ardhurat reale). Pakësimi i shpenzimeve në arsim dhe në shëndetësi dobësoi edhe më tutje standardin e jetës së tyre. Ata që patën mundësi, emigruan. (Disa vende, si Bullgaria, humbën 10% apo më shumë të popullatës dhe një përqindje edhe më të madhe të fuqisë punëtore të arsimuar). Studentët e zgjuar në Rusi dhe në vendet e tjera të Bashkimit Sovjetik, të cilët i kam takuar, punojnë shumë, me një ambicie në mend: të migrojnë në Perëndim. Këto humbje janë të rëndësishme jo vetëm për atë që e implikojnë sot për ata që jetojnë në Rusi, por për atë që paralajmërojnë për të ardhmen: historikisht, klasa e mesme kishte qenë qendrore për krijimin e shoqërisë së bazuar në sundim të ligjit dhe vlerave demokratike.

Masa e rritjes të pabarazisë, sikurse masa dhe kohëzgjatja e rënies ekonomike, erdhi si një e papritur. Ekspertët parashikuan një rritje të pabarazisë, ose së paku pabarazi të matur. Në regjimin e vjetër, të ardhurat mbaheshin të ngjashme njëra me tjetrën duke shtypur ndryshimet në rroga. Sistemi komunist, ndonëse nuk e kishte lehtësuar jetën, u shmangej rasteve ekstreme të varfërisë dhe standardet e jetës i mbante relativisht të barabarta, duke siguruar një emërues të përbashkët të lartë të kualitetit të shkollimit, banimit, përkujdesjes shëndetësore, dhe shërbimeve dhe e përkujdesjes për fëmijë. Me transformimin në ekonominë e tregut, ata që punonin shumë dhe prodhonin mirë, do të korrnin shpërblime për përpjekjet e tyre, kështu që një rritje e vogël e pabarazisë ishte e pashmangshme. Sidoqoftë, pritej që Rusia t'i shpëtonte pabarazisë, të shkaktuar nga pasuria e trashëguar. Pa këtë traditë të trashëguar, vendi kishte premtime për një ekonomi tregu me nivel më të lartë të barazisë shoqërore. Por sa shumë ndryshe që u zhvilluan gjërat! Rusia sot ka një nivel të pabarazisë të krahasueshëm me atë më të keqin në botë, si ato në shoqëritë e Amerikës Latine, të cilat bazoheshin në një trashëgimi gjysmëfeudale.

Rusia përjetoi situatën më të keqe të mundshme - një pakësim enorm të prodhimit dhe një ngritje enorme të pabarazisë. Dhe parashikimi për të ardhmen është i zymtë: ekstremet e pabarazisë pengojnë zhvillimin, posaçërisht kur ato çojnë në paqëndrueshmëri shoqërore dhe politike.

## Si dështoi transicioni nga politikat e gabuara?

Tashmë kemi parë disa mënyra, në të cilat politikat koncensus të Uashingtonit kontribuan për dështime: privatizimi i bërë në mënyrë të gabuar, nuk çoi në rritje të efektivitetit apo zhvillimit, por në ndarje të aseteve dhe në rënie. Kemi parë si si problemet pasuese me ndërveprim në mes reformave, si dhe tempi dhe prioriteti i tyre: liberalizimi i tregut të kapitalit dhe privatizimi, e bënë më të lehtë të nxirreshin paratë nga vendi; privatizimi para se të themelohej një infrastrukturë ligjore, i rriti mundësitë dhe nxitjet për të ndarë asetet në vend të riinvestimit në të ardhmen e vendit. Një përshkrim i plotë i asaj që ndodhi, dhe një analizë e plotë e mënyrave në të cilat programet e FMN-së kontribuan për rënien e vendit, përbëjnë një libër të tërë. Këtu dëshiroj t'i skicoj tre shembuj. Në secilin rast, mbrojtësit e FMN-së do të thonë se pa programet e tyre gjërat do të ishin edhe më keq. Në disa raste - sikur për shembull mungesa e politikës së konkurrencës - FMN-ja do të insistojë se politikat e tilla ishin pjesë e programit, por, mjerisht, Rusia nuk i ka zbatuar. Një mbrojtje e tillë është e thjeshtë: me kushte të plota, çdo gjë përfshihej në programet e FMN-së. Por, kur ishte sharada e pashmangshme dhe kur FMN-ja kërcënohej nga ndërprerja e ndihmave të saj, Rusia dinte të bëhej negociator i ashpër dhe të arrinte marrëveshje (të cilat rrallë i zbatonte) dhe rubineta e parave hapej prapë. Me rëndësi ishin caqet monetare, deficitet buxhetore dhe tempi i privatizimit - numri i firmave që kalonin në sektorin privat, pa marrë parasysh se si. Thuajse çdo gjë tjetër ishte sekondare; shumë gjëra - si për shembull politika e konkurrencës - në të vërtetë ishin sa për sy e faqe, një mbrojtje kundër kritikëve që thoshin se po linin anash përbërës të rëndësishëm të një strategjie të suksesshme të transicionit. Përderisa unë, duke e përsëritur vazhdimisht, bëja presion për politikë më të fuqishme mbi konkurrencën, ata përbrenda Rusisë, të cilët pajtoheshin me mua e që përpiqeshin të themelonin një ekonomi tregu të vërtetë, që përpiqeshin të krijonin një autoritet efektiv të konkurrencës, - më falënderonin vazhdimisht.

Nuk është lehtë të vendosësh se ç'do të nënvizosh dhe të caktosh prioritetet. Librat e ekonomisë shpesh ofrojnë informacione të pamjaftueshme. Teoria ekonomike thotë se për të funksionuar mirë tregu, duhet të ketë edhe konkurrencë, edhe pronë private. Sikur të ishte i lehtë reformimi, ndokush do të tundte një shkop magjik dhe do t'i kishte të dyja. FMN-ja vendosi të theksonte privatizimin, duke i hapur rrugë shpejt konkurrencës. Ndoshta kjo zgjedhje nuk ishte befasuese: interesat financiarë të bizneseve shpesh janë në kundërshtim me politikën e konkurrencës, pasi këto politika kufizojnë mundësitë e tyre për të bërë profit. Në këtë rast, pasojat e gabimeve të FMN-së ishin shumë më serioze se vetëm çmimet e larta: firmat e privatizuara mundoheshin të themelonin monopole dhe kartela për të rritur profitin e tyre, por nuk kishte politika të mirëfillta antitrust, që do ta pengonin këtë. Dhe, siç ndodh shpesh, profitet e një monopoli dalin posaçërisht joshëse për ata që kanë vullnetin të gjejnë strehë në teknikat mafioze, ose për të dominuar tregun ose për të imponuar marrëveshje të fshehta.

*Përktheu nga anglishtja:*
***Adnan Kika***

# Figura të mëdha të shkencës e të kulturës

## Prof. Idriz Ajeti në Kongresin e Drejtshkrimit të Gjuhës Shqipe, Tiranë 1972*

**Isa Bajçinca**

Figurat e mëdha të kulturës e të shkencës, nuk vijnë si shkëmbinj graniti përmasash të paana, po si një bashkim veprash e veprimesh gjithandej, bashkimi i të cilave, ashtu copë-copë, vjen e ndërton një mozaik në gjithë kompleksitetin, tek i cili, më pastaj, kushdo mund të gjejë atë pjesën që e intereson, sigurisht gjithmonë vështruar si një element i bashkëlidhur e i ndërthurur në ngrehinën e madhe, që përbën një figurë emblemë...

Tek qëndron përballë veprës komplekse të Prof. Idriz Ajetit, tek ndjek rrugën e zhvillimit të veprimtarisë së tij kaq të ngjeshur dhe tek të del përpara personaliteti, gjithnjë i bindur e i vendosur për krijimin dhe mbrojtjen e qëndrimeve lidhur me probleme të ndryshme, të mbështetura mbi gjurmime këmbëngulëse e, pse jo – në rrugën e nisur nga paraardhës vështrimqartë, - nuk ke si të mos mahnitesh dhe të mos përpiqesh, në e parë, të kërkosh burimet e një frymëzimi dhe të një qëndrese të tillë të palëkundur në këtë rrugë të gjatë të krijimtarisë së tij...

Ndoshta janë përsiatjet lidhur me sa u tha këtu sipër, ndoshta është forca me të cilën Profesor Ajeti sfidoi të gjitha pengesat çfarëdo, po edhe idetë e ngulmimi për të arritur tek e vërteta shkencore dhe tek e dobishmja, e përbashkëta, kombëtarja, - që më kanë bindur të marr lirinë dhe të drejtën të pohoj se tek figura e Profesor Ajetit, i gjejmë në bashkëpërpjekje, bashkëmarrëdhënie e bashkëveprim, gjithnjë si frymëzim – **aspiratat e mëdha** për çlirimin e bashkimin kombëtar, bashkë me etjen për dijen e për ngritjen e historisë, - të rilindësve tanë më të mëdhenj, nga një anë, dhe, nga ana tjetër, atë **forcën dhe këmbënguljen** që i shquan njerëzit e mëdhenj në kohë thyerjesh të mëdha historike dhe kulturore të popujve e komuniteteve... Kjo është arsyeja pse tek figura e Profesor Ajetit – shoh rilindësin e fundit, një luftëtar të pakursyer në fushën e dijes e të kulturës, dhe, njëkohësisht pishtarin e zhvillimeve e të përparimit të shkencës e të arsimit kombëtar jo vetëm në Kosovë...



*Akademik Idriz Ajeti*

Nuk mund të vështrohet e të diskutohet mbi baza të tjera as veprimtaria e Profesor Ajetit në fushë të standardizimit të gjuhës shqipe dhe as kontributi i tij i pamatë në të gjitha punët lidhur me shqipen letrare dhe me njësimin e saj, po dhe me kultivimin, do të thosha me një kujdes e një xhelozi, të vlerave të shqipes e të frymës së saj të natyrshme, përballë trysnive që i vinin dhe vazhdojnë t'i vijnë gjithandej nga kultura e nga gjuhë popujsh të mëdhenj ose me privilegje çfarëdo...

Ajeti nuk do t'i kushtonte poezi shqipes, po një jetë të tërë do të studionte shpirtin e saj, thënë figurativisht edhe petkun e saj rrënjor, po edhe veshjet që do t'i merrte e do t'i përshtaste për shtatin e vet – përgjatë zhvillimit shumëshekullor...

Studimet do t'i niste që nga gjendja e shqipes në kohët e mugëta, për të dalë tek shfaqja e saj e parë e dukshme – tek autorë të vjetër, nëpër prurjet gjithandej truallit rrënjor, për të arritur tek shqipja e mendjeve të ndritura – Kristoforidhi, Samiu e për të përfunduar studimet për shqipen e sotme dhe për standardin e saj.

Kjo rrugë dhe këto shtegtime të gjata nëpër tërë historinë e shqipes, nuk mund të prodhonin ndonjë qëndrim tjetër ndaj standardit të shqipes, përveçse qëndrimit që shqipja duhej të kishte dhe duhet të ketë një standard të vetëm e të përbashkët për kombin shqiptar, jo në kuptimin e ngushtë të kësaj fjale... Do të kenë qenë këto bindje që Profesor Ajetin dhe bashkëmendimtarët e tij të brezit, do t'i shtynin, sa herë shtrohej çështja e shqipes letrare dhe e drejtshkrimit të saj, - këtë punë ta bënin me sytë nga Shqipëria dhe nga tradita shkrimore e saj, në mënyrë që variantet e shkruara të përafroheshin e të bashkafroheshin, - për të arritur në shkallën e njësimit, mbi parimin që ndonjëherë (si në Konsultën gjuhësore të Prishtinës) do të bëhej moto: "Një komb – një gjuhë letrare"...

Gjithë veprimtaria e ngjeshur dhe nami i bujshëm në fushë të studimeve të shqipes, do t'i jepnin të drejtë Profesor Ajetit, që të shfaqej ballëlartë, në kuvendin më të madh të kulturës shqiptare, organizuar ndonjëherë, në Kongresin e Drejtshkrimit të Gjuhës Shqipe, ku do të shpjegonte problemet dhe arritjet në procesin e standardizimit të shqipes në Kosovë dhe në trojet shqiptare në ish-Jugosllavinë... Aty do të theksonte, ndër të tjera:

"Duke u rritur vazhdimisht niveli i kuadrove të arësimit fillor e të mesëm, këto kuadro nuk mund të pajtoheshin më me lëkundjet drejtshkrimore që po dukeshin. Kjo shpuri në formimin e dy lagje pikëpamjesh në fushën e drejtshkrimit të gjuhës letrare. Inteligjenca e atëhershme nuk mund të shikonte, pra, në mënyrë pasive një lëkundje që sa vente po zgjerohej në punën e drejtshkrimit të letrarishtes dhe intuitivisht ndjente nevojën e madhe të ndikimit mbi të të faktorit subjektiv, që në emër të shoqërisë, si rregullues, normalizues i gjuhës letrare, t'i priste hovin procesit të vetëdijshëm të variantit letrar në përdorim.." Për të shtuar më tutje se puna e madhe që bëhej nga studiues në Shqipëri lidhur me standardizimin, po edhe me zhvillimin e shqipes, "nuk mund të mbetej pa ushtruar ndikim, me gjithë pengesat dhe vështirësitë e kohës, mbi procesin konvergues gjuhësor, që në instancë të fundit, ishte ndikim në përpjekjet e kuadrove të arësimit e të kulturës që lëvronin

kulturën gjuhësore dhe përhapnin shprehjen e gjuhës letrare shqipe në rininë shkollore të fshatrave e të qyteteve të Kosovës dhe të viseve të tjera..."

Nuk pritej të kishte ndonjë qëndrim veçse bashkafrues të varianteve të shkrimit të shqipes, një studiues si Profesor Ajeti, i cili që gjatë studimeve të tij në moshë të re, ishte formuar në qendra kulture e studimi, me një traditë të gjatë të përdorimit të gjuhës së standardizuar (italisht, frëngjisht...), ose në një mjedis ku bëheshin përpjekje për të njësuar edhe variante gjuhësh të popujve madje edhe besimesh të ndryshme (tek Sllavët e Jugut), sigurisht me qëllim hegjemonie gjuhësore e kulturore serbe ...

Ndoshta këtu duhet kërkuar arsyeja pse Idriz Ajeti, atëherë një profesor i ri i gjuhës shqipe, do të ngrihej kundër konceptit që kishin shfaqur individë në mbledhjen e viti 1957, që synonin të thellonin dallimet e shqipes së shkruar në Kosovë, thënë me fjalët e vetë autorit: "kundër konceptit që synon të ecet në një rrugë që dialektet letrare shqipe i largon njërin nga tjetri". Bëhet fjalë për shkrimin e njohur "A ka gja ma punë në ortografinë e shqipes" (revista "Përparimi" 7-8/1958)

Në kongres, Profesor Ajeti do të theksonte, si një kapërcyell të natyrshëm në rrugën që ishte shtruar drejt standardizimit të shqipes ose, drejt njësimit të shqipes letrare, sikur thuhej asokohe, Ortografinë e gjuhës shqipe të vitit 1964, ku botoheshin vendimet që ishin marrë lidhur me drejtshkrimin e gjuhës shqipe në mbledhjen e 1963-së, po dhe vendimet e Konsultës Gjuhësore të Prishtinës (1968). Ajeti theksonte (citoj):

"Dokumenti "Ortografia e gjuhës shqipe" (Prishtinë, 1964), që u përgatit një kohë të gjatë para Mbledhjes si dhe pas saj, nga një komision ekspertësh të gjuhës, është dëshmi e mirë se studimi i gjuhës letrare shqipe kishte arritur si nga sasia, si nga cilësia në një shkallë të mirë dhe se funksioni i saj shoqëror sa vente e po merrte përpjesëtime të gjera në masat e popullit shqiptar (në Jugosllavinë e pasluftës). Dokumentin e karakterizojnë rrahja e një kompleksi problemesh nga fusha e drejtshkrimit të gjuhës letrare shqipe dhe, nga ana tjetër, orientimi që në të të marrin zgjidhje çështjet drejtshkrimore me synime konverguese, që në instancë të fundit favorizojnë zgjidhjen pozitive të gjuhës letrare shqipe, duke përfunduar në të ardhmen në një fizionomi njëformëshe."

Po Ajeti vazhdoi të merrej me problemе të shqipes standarde dhe të kulturës së gjuhës pothuaj pandërprerë. Në shkrime të ndryshme, në diskutime për probleme të shqipes së shkruar, në intervista gjithandej – pikërisht shqetësimi i tij për varfërinë në kulturë të gjuhës, do të ngrihej e do të shtrohej si një e keqe, kundër së cilës duhen marrë masa nga institucionet tona shkencore e kulturore... Këto Ajeti do t'i thoshte me fjalët e tij:

"Me përjashtime të rralla, gjuha e shtypit dhe e publicistikës sonë në Kosovë, për mungesë të kualifikimit profesional të punonjësve në ato institucione kulturore ... të korrektorëve e redaktorëve, prej të cilëve varet shumë niveli gjuhësor i shtypittonë, sa vjen e po bëhet gjithnjë më e varfër, stereotipe, e thatë, e paqartë, e pa gjallëri e pa jetë, e mbytur me skema e modele të gjuhëve të huaja, e zhveshur prej frazeologjizmave; nuk tërheq as kur trajton tema interesante e të dobishme". (Për ngritjen e kulturës gjuhësore, I. Ajeti, Vepra 2, f. 263)

Kjo është arsyeja pse Profesor Ajeti do të shtrojë nevojën për një lëvizje të organizuar për të ndryshuar këtë gjendje të shqipes standarde... "Prandaj, thekson ai, shtrohet si nevojë e ngutshme dhe e mprehtë të ngrihet një lëvizje e gjerë e të hapet një front i bashkuar, me qëllim që të gjithë atyre që merren me shkrime, t'u vihet në ndihmë në punën e kualifikimit e të ngritjes së kulturës së gjuhës".

Është për t'u vënë re fakti që Profesor Ajeti në këtë shkrim ngre çështjen e dashurisë ndaj gjuhës, një ndjenjë kjo pothuaj e harruar, në mos edhe e shpërfillur nga brezi i ri në këtë kohë.... në kohën kur secili, "i madh e i vogël", si thotë populli ynë, vrapojnë për të nxënë gjuhë të huaja. Ndoshta, po ta lexonin ata, edhe do të mund të ushtronte njëfarë ndikimi për të ndryshuar qëndrimin e tyre ndaj shqipes, mendimi i shprehur nga autori ynë: "Në veprimtarinë e kulturës së gjuhës nuk mund të ketë sukses po nuk u edukua dashuria për gjuhën amtare, ndjenja e përgjegjësisë dhe qëndrimi i ndërgjegjshëm ndaj saj". (Po aty)

Dua ta mbyll me qëndrimin e Profesor Ajetit lidhur me diskutimet që kanë zënë të zhvillohen nga individë e grupe të ndryshme për sa i përket rrugës që ka ndjekur shqipja në standardizimin e saj. Gjithnjë parimor dhe me qëndrime të mbrujtura në shëndetin e shqipes, Ajeti do të konstatojë:

"Disa zëra që po dëgjoheshin edhe përpara atyre ndryshimeve në jetën shoqërore të sistemit të mëparshëm shqiptar, në dekadën e fundit kanë zënë të tingëllojnë shpesh (.....) të shprehin pakënaqësinë e tyre ndaj zgjidhjes së çështjes së gjuhës së përbashkët (...), sepse në bazë të saj vihej dialekti letrar toskë.

Ajo lagje intelektualësh shqiptarë, e rekrutuar në gjirin e një pale albanistësh të një qendre veriake të shtetit, e ndezur edhe nga përkrahja së jashtmi, do të ngrejë fushatë kundër gjuhës së sotme letrare, të bëjë rishikime, bile rrënjësore, duke kërkuar të krijohet edhe një gjuhë tjetërletrare, të shembë ndërtesën e gjuhës sonë letrare, në ngritjen e së cilës më se katër a pesë breza veprimtarësh specialistë e patriotësh, me ndjenja e mendime të çiltra, po vinin gurë afro 30 vjet pasi u përvetësua nga mbarë bota shqiptare dhe mori shtat duke u zhvilluar për mrekulli."

Këto që u thanë dhe shumë të tjera që u thanë ose do të thuhen nga studiues të tjerë, jo vetëm në këtë tryezë shkencore, për veprën, pikëpamjet, qëndrimet dhe dashurinë e Profesor Ajetit ndaj gjuhës shqipe, e kanë bërë atë një model e një shembull që e ndjekin jo pak studiues në fushë të shqipes...

Tek shkrimet e tij kemi një model që duhet ndjekur – si shkruhet shqip!

Shkrimin për një figurë të madhe sikur është Akademik Idriz Ajeti, nuk mund ta përmbyllnim ndryshe veçse me urimet që, në këtë moshë të madhe, të ketë shëndet të mirë dhe të pasurojë edhe më tutje veprën e tij kaq të rëndësishme për kulturën e për kombin tonë!

** (Kumtesë e lexuar në tryezën shkencore "90-vjetori i lindjes së Prof. Idriz Ajetit", qershor 2007)*

*Këshilli i Bashkësisë Islame në Viti*

# Këshilli në Viti pas lufte ka shënuar rezultate evidente

### Disa të dhëna për historikun e Vitisë



Komuna e Vitisë shtrihet në pjesën qendrore të fushëgropës së Moravës së Epërme, përmes saj kalon lumi Morava e Binçës. Komuna e Vitisë shtrihet në juglindje të Kosovës e cila kufizohet në verilindje me komunën e Gjilanit, në perëndim me komunën e Ferizajt, në jugperëndim me komunën e Kaçanikut dhe në juglindje me Maqedoninë. Pas deportimit të trevave shqiptare të Perandorisë Osmanen, territori i Vitisë ishte pjesë e Nahisë së Moravës. Në regjistrimin osman të vitit 1455, Vitia si vendbanim kishte 104 bashkësi me 18801 banorë. Atëkohë Vitia udhëhiqej ngas Çaudar Ahmedi i Guliam Begut. Gjatë luftës së parë Ballkanike 1912, si edhe pjesët tjera të Kosovës edhe Vitia me rrethinë okupohet nga Serbia, ndërsa gjatë luftës së Parë Botërore okupohet nga Bullgaria, mandej në mes dy luftërave botërore ishte nën okupimin e Mbretërisë Jugosllave (1918-1941). Gjatë Luftës së Dytë Botërore ishte pjesë e zonës okupuese Bullgare, ndërsa në vjeshtë të vitit 1944 ripushtohet nga Jugosllavia komuniste. Vitia në vitin 1912 ka marrur statusin e komunës, ndërsa gjatë Mbretërisë Jugosllave ishte pjesë përbërëse e Banovinës së Vardarit me qendër në Shkup. Në pikëpamje administrative Vitia shndërrohet Komunë në vete më 1959.




*Xhamia më e madhe në komunën e Vitisë është xhamia "Medine" në Viti e ndërtuar më 2001. Kjo xhami ka një sipërfaqe prej 22x16. Ndërtimi i xhamisë është financuar nga shoqata "Istambul" nga Stambolli.*

Komuna e Vitisë ka 43 fshatra me popullatë prej 68,633 banorë dhe me një sipërfaqe prej 297 $km^2$ me dendësi të popullsisë prej 231 banorë për një kilometër katror. Pjesa dërmuese e popullsisë jeton nëpër fshatra dhe merret me veprimtari bujqësore e blegtorale. Bujqësia merret si pjesë madhore e aktiviteteve ekonomike në Viti. Aktualisht në qytetin e Vitisë struktura e popullsisë është 93% shqiptare dhe 7% të tjerë.

### Disa të dhëna për historikun e Këshillit të BI-së të Vitisë

"Tradita, jeta dhe aktiviteti fetar islam në komunën tonë megjithqë është i hershëm apo thënë më mirë që nga ardhja e Perandorisë Osmane në këto troje, e kjo dëshmohet më së miri me xhamitë që në këtë rreth janë mjaft të hershme (xhamitë e para në komunën tonë janë të shekullit XVI - xhamia e Gërmovës (1447), xhamia e Godenit (1490)), këshilli i Bashkësisë Islame të Vitisë është themeluar më 1956. Deri në këtë kohë territori i këshillit tonë ka qenë i administruar nga Këshilli i Bashkësisë Islame të Gjilanit - na tha në fillim kryetari i KBI-së të Vitisë, Muhamet ef. Zuka, i cili vazhdoi:

"Tani Këshilli i Bashkësisë Islame veprimtarinë e vet e zhvillon në territorin administrativ të komunës së Vitisë, ku kemi 30 xhami, ku zhvillojmë jetën dhe aktivitetin fetar

komform normave të BI dhe kërkesës së besimtarëve tanë.”

### Prona e vakëfit

Lidhur me interesimin tonë për vakëfet e KBI-së, Muhamet efendiu thotë:

“Kur flasim për pronat e KBI të Vitisë duhet thënë se xhamitë nëpër fshatra kanë në pronësi toka të vakëfit; livadhe, disa zabele, varreza dhe kullosa të ndryshme. Mirëpo kjo pasuri që e kemi ne tani nuk sjell as një të hyrë, toka që kemi ne në pronësi shfrytëzohet për mirëmbajten e xhamisë ose shfrytëzohen për varreza etj.



*Muhamet ef. Zuka - kryetar*

Atë që duhet theksuar është se në evidentimin kadastral kemi disa probleme me pronat tona ngase pronat e vakëfit janë të regjistruar në disa emra si p.sh. vakufski odbor, djematski odbor, djamiski odbora, e kështu me radhë. Duke u përballur me këto vështirësi ne jemi angazhuar me administratën komunale që të rregullojmë këtë problem dhe të gjitha pronat të kenë titullar këshillin e BI. Shpresoj që shumë shpejt ta rregullojmë edhe këtë problem. Sipas të dhënave që kemi ne në tërë territorin e Këshillit të BI kemi gjithsej 63 hektarë tokë”.

Më tutje, Muhamet efendiu sqaron: “Mirëpo mendoj që në të ardhmen të krijojmë vakëfe që sjellin të hyra, që të krijohen mundësi për të zhvilluar aktivitetin tonë në kushte më normale.

### Centralizimi, sfida e parë e këshillit

Pyetjes sonë për anëtarësinë, kryetari i KBI-së të Vitisë, Muhamet Zuka iu përgjigj:

“Duke u bazuar në udhëzimet e Kryesisë së BI dhe në nevojën që edhe këshilli ynë të hyjë në sistemin unik të pagesës së anëtarësisë pas shumë takimeve që kemi pasur me imamë Këshilli i BI menjëherë pas luftës patëm marrë vendim për centralizimin e anëtarësisë në nivel të Këshillit por kanë qenë disa faktorë që kanë ndikuar që sistemi unik i pagesës së anëtarësisë mos të zbatohet ashtu siç ne e kemi menduar, duhet thënë se disa

*Retrospektivë*

### Serbët e Vitisë ishin racistë më të këqinjët në Kosovë

Më kujtohet shumë mirë kur kam konkurruar të pranohem në medrese, Këshilli ishte i vendosur në një barakë e ndërtuar me dërrasa me një sipërfaqe 2x3m$^2$ pranë Kuvendit Komunal. Për shkak të sigurisë, sepse Vitia ishte pa asnjë familje shqiptare.




*Fail ef. Idrizi - sekretar*

Kur kam konkurruar për sekretar, Këshilli ishte i vendosur në fshatin Kabash në një shtëpi private e lyer me baltë, e pa gëlqerosur. Kur kam filluar punën në administratë, atëkohë dokumentacioni ishte i tëri në gjuhën serbe. Unë fillova që në administratë të shkruaj në gjuhën shqipe. Imamët shumë u gëzuan që filloi administrata në gjuhën shqipe. Më kujtohet kur kishim mbledhjen e parë të Këshillit njëri nga anëtarët e Këshillit H. Azem Zejnullahu nga fshati Ramjan kishte pruar 1 kg sheqer, haxhiu tha: “e solla këtë sheqer bashkësisë për ftesën që më erdhi në gjuhën shqipe”.

Për themelimin dhe organizimin e xhematit në Viti, Fail efendiu thotë: “Çka t’ju them, serbët e Vitisë ishin racistë më të këqinjët në Kosovë, nuk dëshironin që shqiptarët të kalonin nëpër Viti. Pas kërkesave që ja bëmë kuvendit Komunal në Viti 1982 për ndarjen e një trualli për ndërtimin e zyrave të Këshillit. Këshilli ndërtoi 2 zyre dhe njërën e përgatiti për me fal namazin në muajin e Ramazanit. Ishte një gëzim i madh sepse për herë të parë fillojë falja e namazi në Viti me xhemat, isha imami i parë që fala namazin me xhemat. Vitia kishte 23 familje shqiptare prej tyre 11 xhemat vinin dhe faleshin. Pas 10 ditëve më ftoi shefi i policisë dhe më urdhëroi që menjëherë ta ndërpresim faljen e namazit sepse ishte për shqiptarë, ju luta shumë që nëse e gjejmë ndonjë shtëpi private mos të na e ndërpres faljen e namazit, Ali Ajeti një mysliman shumë i devotshëm edhe sot është gjallë, lëshoj shtëpinë e tij prej vitit 1983 e deri në vitin 1994, ku falëm namazin me xhematë gjatë Ramazanit. Ishim shumë të organizuar në vitin 1997, patëm blerë një truall prej një shqiptari që ta ndërtojmë xhaminë në Viti. Për tri ditë u tubuan të hollat, shumë shpejt , na hetoi policia dhe më morën në polici e pastaj i morën edhe anëtarët tjerë të Këshillit të Xhematit dhe pas kërcënimeve u detyrova që të hollat tua kthej njerëzve.

Në nëntor të viti 1994, në shtëpinë e Nazim Shabanit fillu-am që të falim xhumanë e parë me 27 xhemat.

Deshi Zoti pas luftës ndryshuan gjërat, organet e qeverisë së përkohshme komunale na dhanë edhe vendin për ndërtimin e xhamisë. Xhaminë e ndërtoi Shoqata ndërkombëtare humanitare dhe kulturore ISTAMBULL nga Turqia. Vlera e xhamisë ka kushtuar mbi 1 milion dollar amerikan.

**Fail ef. Idrizi**

imamë atëkohë kanë pasë rezervat e tyre dhe kjo ka ndikuar negativisht, mirëpo duhet theksuar se na ka munguar edhe tradita dhe përvoja e duhur, por me qëllim që të zbatojmë këtë vendim ne si Këshill me gjithë vështirësitë kemi organizuar takime të shumta me imamë dhe kemi arritur ujdinë që të gjithë të punojmë për centralizimin e anëtarësisë madje kjo tani është edhe një ndër prioritetet tona kryesore. Kështu që nga viti i kaluar kemi sistemin unik të pagesës së anëtarësisë, ajo që duhet theksuar është se rezultatet në këtë drejtim janë modeste por presim që këtë vit të jetë më mirë dhe kështu të futemi në sistem të rregullt e institucional edhe ne si këshill sa i përket pagesë së anëtarësisë".

### Këshilli aktual i Bashkësisë Islame i Vitisë

*(drejtuesit)*
- Muhamet Zuka - kryetar;
- Mr.Fahrush Rexhepi - anëtar;
- Nexhat Aliu - anëtar;
- Xhevdet Ismajli - anëtar;
- Xhevat Ademi - anëtar;
- Musa Selimi - anëtar;
- Salih Beqiri - anëtar;
- Arben Neziri - anëtar;
- Adem Zuka - anëtar.

*Punonjës të administratës:*
- Fail Idrizi - sekretar;
- Fehim Abazi - kryeimam;
- Nexhat Aliu - arkëtar.

*Punëtor teknik:*
- Fatmir Zeka.



*Xhamia e parë e ndërtuar në komunën e Vitisë i përket shekullit XV dhe kjo është xhamia e Gërmovës, e ndërtuar në vitin 1447 pastaj vjen xhamia e Godenit (1490) dhe më tutje xhamia e Lubishtës (1780) xhamia e Smirës (1786) etj.*

*Inkasantë - të angazhuar për mbledhjen e anëtarësisë:*
- Zijadin Rexhepi;
- Hesat Halimi.

### Organizimi i këshillit

"Këshilli i Bashkësisë Islame në Viti pas Luftës e sidomos pas ndërtimit të xhamisë në Viti ka njohur një përparim në organizimin institucional, ngase u krijuan kushte dhe rrethanat për një riorganizim adekuat, kështu që tani veç Këshilli ynë është i organizuar sipas normave të Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Kosovës. Tani në Këshill funksionojnë këto shërbime të rregullta:

Sekretaria (shërbimi administrativ), Kryeimami (shërbimi fetaro - arsimor)

Shërbimi financiar të cilin e administron arkëtari" - na tha sekretari i Këshillit Fail ef. Idrizi.

Ndërsa i pyetur për numrin e të punësuarve Fail efendiu sqaron: "Në Këshillin e BI kemi të punësuar gjithsej: 31 të punësuar:
- 27 imamë,
- 3 punonjës administrativë,
- 1 punonjës teknik

Kur jemi tek imamët duhet theksuar se 9 imamë i kemi me arsimim superior ndërsa të tjerët me përgatitje të mesme".

### Kryetarët e deritashëm të KBI-së së Vitisë

- Nebi Zuka;
- Sherif Azili;
- Halim Shabani;
- Isuf Ademi;
- Sherif Azili;
- Jahi Sahiti;
- Musa Selimi;
- Xhevdet Ismaili.

### Kryeimamët e deritashëm të KBI-së së Vitisë

- Kadri Rashiti;
- Halim Shabani;
- Ramadan Qosa.

### Mejtepe

Në territorin e KBI të Vitisë funksionojnë edhe tri mejtepe:
- Mejtepi në Lubishtë;
- Mejtepi në Beguncë;
- Mejtepi në Skifteraj;
- Mejtepi në Smirë.

## Dëmet e shkaktuara gjatë luftës në KBI-në e Vitisë

Për dëmet e shkaktuara në luftën e fundit, sekretari Fail ef. Idrizi thotë:

"Edhe në komunat tonë objekte fetare nuk i shpëtuan furtunës së force serbe, kështu gjatë luftës plotësisht janë shkatërruar tërësisht tri xhami ndërsa selia e Këshilli është demoluar dhe pjesërisht është shkatrruar.

## Xhamitë e shkatërruara tërësisht gjatë luftës:

- Xhamia në fshatin Ballancë;
- Xhamia në fshatin Budrikë e Epërme;
- Xhamia në Fshatin e Ri.



*Xhamia e shkatërruar e Budrikës së Epërme*

I pyetur për sanimin e dëmeve të luftës sekretari i Këshillit na tha:

"Fal donatorëve nga Bota Arabe dhe organizimit të vetë xhematlinjëve dëmet e shkaktuar gjatë luftës kemi arritur që t'i sanojmë. Kur jemi tek donatorët duhet veçuar këtu posaçërisht KFORIN e Emirateve të Bashkuara Arabe i cili financoi në rindërtimin e xhamive të shkatërruara në luftë si dhe ndërtimin e xhamisë në fshatit Terpezë."

Më tutje duke folur për angazhimin e këshillit për ndërtimin e xhamive Fail efendiu thotë: "Këshilli i Bashkësisë Islame në bashkëpunim me xhematet dhe me donator ka ndërtua pas lufte edhe këto xhami:

## Xhamitë e ndërtuara pas luftës në Këshillin e BI të Vitisë

- xhamia në Viti;
- xhamia në Lubishtë;
- xhamia në Sllatinë të Ulët;
- xhamia në Terpezë;
- xhamia në Trestenik;
- xhamia në Debellde.

Ndërsa në ndërtim e sipër janë xhamitë në:

- Devajë;
- Drobesh;
- Gërmovë.

## Objektet tjera që janë pronë e Këshillit të BI së Vitisë:

- Shtëpia e imamit në fshatin Pozheran;
- Shtëpia e imamit në Viti;
- Shtëpia e imamit në fshatin Skifteraj;
- 3 lokale afariste në Viti.

## Jeta fetare

"Aktiviteti dhe jeta fetare në Këshillin e Bashkësisë Islame të Vitisë zhvillohen në 27 xhami që tash për tash funksionojnë, në të cilat, përpos faljes së namazit, mbahen ligjërata, hytbe ditën e xhumasë, aktivitete të tjera me karakter fetar e edukativ, si dhe mësimbesim", - thotë - kryeimami Feim ef. Abazi, dhe vazhdon: "Përpos aktiviteteve të rregullta që mbajnë imamët nëpër xhamitë e tyre me xhemat, një aktivitet më i madh në këshillin tonë bëhet gjatë muajit të Madhëruar të Ramazanit, kur interesimi i besimtarëve është më i madh. Gjatë Ramazanit nëpër xhami kemi një prani dukshëm më të madhe të besimtarëve, dhe ne si këshill e shfrytëzojmë këtë për zhvillimin e aktiviteteve të ndryshme, ku pos faljes së namazeve, organizojmë edhe ligjërata tematike, pastaj tribuna me tema të veçanta etj.

"Edhe me rastin e festave fetare, si me rastin e Mevludit, Israsë e Miraxhit etj, Këshilli ka organizuar tribuna e tubime me besimtarë.




*Feim ef. Abazi - kryeimam*

Mirëpo, kur jemi tek mësimbesmi, me gjithë rezultatet e shënuara në disa xhami, ende duhet shumë punë për të bërë

Gjithashtu një aktivitet që duhet theksuar, bëjmë edhe gjatë pushimeve verore. Këtu duhet theksuar angazhimin e imamëve në mbajtjen e mësimbesimit, ngase gjatë kësaj kohe nxënësit janë më të lirë dhe i ndjekin më shumë kurset tona që i organizojmë gjatë verës".

## Xhamitë që mbajnë mësimbesim të rregullt

| *Xhamia* | *numri i vijuesve të mësimbesimit* |
|---|---|
| - xhamia e Skifterajt | 52 |
| - xhamia e Lubishtës | 35 |
| - xhamia e Vitisë | 32 |
| - xhamia e Radivojcës | 28 |
| - xhamia e Smirës | 17 |
| - xhamia e Sllatinës së Epërme | 25 |
| - xhamia e Sllatinës së Ultë | 15 |
| - xhamia e Pozheranit | 12 |

*Xhamitë ku mbahet mësimbesimi - gjatë verës*
- xhamia e Pozheranit;
- xhamia e Beguncës;
- xhamia e Sodovinës e Jerlive;
- xhamia e Ramjanes;
- xhamia e Remnikut;
- xhamia e Drobeshit;
- xhamia e Zhitisë;
- xhamia e Kabashit;
- xhamia e Fshatit të Ri.

*Xhamitë ku mësohet leximi i Kuranit*
- xhamia e Lubishtës;
- xhamia e Radivojcës;
- xhamia e Pozhoranit;
- xhamia e Vitisë.



*Fail ef. Idrizi me vijuesit e mësimbesimit*

*Xhemati më i organizuar*

Lirisht mund të them se të gjitha xhematet e xhamive janë të organizuara me mundësitë që kanë, mirëpo këtu duhet dalluar xhematin e këtyre xhamive: Xhemati i fshatit Skifteraj, xhemati i fshatit Lubishtë, xhemati i fshatit Sllatinë e Ultë etj.

*Imamët në xhemat*

Kryeimami, për interesimin tonë se cilët nga imamët janë më të pranishëm në xhemat, thotë: “Të gjithë imamët janë të angazhuar me përkushtim të lartë në misionin e tyre dhe të gjithë janë me xhematin, aty ku e lyp nevoja, si në raste gëzimi ashtu edhe hidhërimi, - Mirëpo më të pranishëm në xhemat janë: Hekrem Selimi, Musa Selimi, Shaban Beqiri, Xhevat Ademi etj”.

*Imami veteran*
- Hysen ef. Hoxha ka sherbyer në xhaminë e fshatit Sopijë me detyrën e imamit më shumë se 50 vjet.
- Selim Dalipi i lindur më 1925 në Lubishtë, ka shërbyer si imam 15 vjet në fshatin Lubishtë.
- Mehmet Azizi i lindur më 1929 në Smirë, ka shërbyer si imam 22 vjet.

(4 vjet në fshatin Lubishtë, 6 vjet në fshatin Mogillë, dhe 12 vjet në fshatin Gërmovë).

*Shpërndarja e shtypit dhe literaturës islame*

KBI-ja është e angazhuar edhe në shpërndarjen e shtypit dhe literaturës Islame sidomos të Diturisë Islame, Edukatës Islame dhe botime tjera të Kryesisë së BI. Në kuadër të xhamisë së Vitisë funksionon edhe biblioteka me sallë të leximit. Biblioteka ka një fond modest të librave të fushave të ndryshme.

## Të arriturat e këtij Këshilli

Ndër të arriturat e këshillit zyrtarët e KBI-së përmendin këto:
- marrja e vendimit për centralizimin e anëtarësisë;
- sanimi i dëmeve të luftës.

*Rindërtimi i xhamive:*
- në fshatin Ballancë;
- në fshatin Budrikë e Epërme;
- në fshatin në Fshatin e Ri.

*Ndërtmi i xhamive të reja:*
- në Viti;
- në Lubishtë;
- në Sllatinë të Ulët;
- në Terpezë;
- në Trestenik;
- në Debellde.

*Sfidat*

Krijimi i vakëfeve të reja, të cilat do ta përmirësonin gjendjen e rëndë financiare të këtij këshilli.

*Angazhimet për të ardhmen*
- centralizimi në mbarë territorin e Këshillit të BI-së të Kamenicës;
- inkuadrimi i kuadrove me arsim të lartë;
- angazhimi në ngjalljen e jetës fetare;
- ndërtimi i xhamive në ato vendbanime që kanë nevojë.

# Pasqyrë përmbledhëse për xhamitë e KBI të Vitisë

| Nr. | Emri i xhamisë | Viti i ndërtimit | Emri e mbiemri i imamit | Përgatitja profesionale e imamit | Emri dhe mbiemri i myezinit | Sa kohë të namazit falen brenda ditës |
|---|---|---|---|---|---|---|
| 1 | xhamia në Gërmovë[1] | 1447 | Xhevat Beqiri | e mesme | | vetëm xhumaja |
| 2. | xhamia në Goden | 1490 | Kenan Nuhiu | | | vetëm xhumaja |
| 3. | xhamia në Lubishtë[2] | 1780 | Xhevat Ademi | e mesme | | 5 |
| 4. | xhamia në Smirë | 1786 | Musa Selimi | e mesme | | 5 |
| 5. | xhamia në Skifteraj | 1870 | Mubarek Misini | | | 2 |
| 6. | xhamia në Sedovinë të Qerkezve | 1887 | Fail Idrizi | superiore | | vetëm xhumaja |
| 7. | xhamia në Kabash | 1889 | Xhevdet Ismajli | superiore | | 5 |
| 8. | xhamia në Pozhoran[3] | 1890 | Muhamet Zuka | superiore | | 3 |
| 9. | xhamia në Tërstenik | 1907 | Behar Beqiri | e mesme | | vetëm xhumaja |
| 10. | xhamia në Budrikë të Epërme | 1924 | Emin Rashiti | e mesme | | 3 |
| 11. | xhamia në Sllatinë të Epërme | 1924 | Shaban Beqiri | e mesme | | 5 |
| 12. | xhamia në Beguncë[4] | 1925 | Nexhat Aliu | superiore | | 3 |
| 13. | xhamia në Remnik | 1930 | Shaip Ymeri | e mesme | | 3 |
| 14. | xhamia në Vërban | 1937 | Gafurr Rrahmani | e mesme | | vetëm xhumaja |
| 15. | xhamia në Ramjan | 1953 | Bafti Ajeti | e mesme | | 5 |
| 16. | xhamia në Radivojcë[5] | 1979 | Salih Beqiri | e mesme | | 3 |
| 17. | xhamia në Skifteraj II | 1985 | Fehim Abazi | superiore | | 5 |
| 18. | xhamia "Medine" në Viti | 2001 | Hekrem Selimi | superiore | | 5 |
| 19. | xhamia në Sllatinë të Ultë | 2005 | Husamedin Hoxha | e mesme | | 5 |
| 20. | xhamia në Terpezë | | Xheladin Halili | e mesme | | vetëm xhumaja |
| 21. | xhamia në Korbuliq[6] | 1968 | | | | |
| 22. | xhamia në Mogillë | 1969 | Jetullah Sabedini | superiore | | vetëm xhumaja |
| 23. | xhamia në Mijak[7] | 1969 | | | | |
| 24. | xhamia në Ballancë | 1971 | Fehmi Sulejmani | | | vetëm xhumaja |
| 25. | xhamia në Drobesh | 1972 | Naser Halimi | superiore | | vetëm xhumaja |
| 26. | xhamia në Sedovinë të Jerlive | 1979 | Arben Neziri | superiore | | vetëm xhumaja |
| 27. | xhamia në Zhiti | 1980 | Skender Rama | e mesme | | vetëm xhumaja |
| 28. | xhamia në Fshatin e Ri | | Besnik Zeqiri | | | 3 |
| 29. | xhamia në Debelldeh[8] | 2006 | Festim Xhymshiti | e mesme | | vetëm xhumaja |
| 30. | xhamia në Devajë[9] | 2006 | | | | |

*Fusnotat:*

1. Në kuadër të xhamisë së Gërmovës është edhe e xhemati i Gushicës.
2. Në kuadër të xhamisë së Lubishtës janë edhe këto xhemate: i Bizovikut dhe Podgorcit.
3. Në kuadër të xhamisë së Pozhoranit përfshihet edhe xhemati i Qifllakut.
4. Në kuadër të xhamisë së Beguncës përfshihet edhe xhemati i Ramnishtës.

5 Në kuadër të xhamisë së Radivojcës përfshihet edhe xhemati i Devajës.

6. Xhamia është joaktive.
7. Xhamia është joaktive.
8. Në kuadër të xhamisë së Debelldehut përfshihet edhe xhemati i Mijakut dhe Korbuliqit.
9. Xhamia është joaktive.

*Përgatitën:* ***S. Bajgora***
***R. Shkodra***

*(Në numrin e ardhshëm bëjmë prezantimin e KB Islame të Ferizajt)*

*Myftiu Tërnava në mbledhje me kryetarët dhe kryeimamët e Këshillave të BI*

# Gjatë muajit të Ramazanit të jemi sa më afër me besimtarët tanë ngase vetë ky muaj është muaj i mëshirës e solidaritetit




Në prag të muajit të shenjt të Ramazanit, Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës me qëllim të koordinimit të punëve rreth aktiviteteve për këtë muaj, më 29 gusht 2007, ka organizuar një takim pune me kryetarët dhe kryeimamët e Këshillave të BI-së.

Takimin e hapi kryeimami i Kosovës, Sabri ef. Bajgora i cili tha se jemi tubuar këtu që të bisedojemë për koordinimin e aktiviteteve të Ramazanit, ndërsa Myftiu Mr. Naim Tërnava, duke folur për përgatitjet që ka bërë Kryesia e BI dhe shërbimet e saj, që sa më të përgatitur ta presim muajin e Ramazanit, ndër të tjera tha: "Si çdo herë Kryesia e BI ka marrë të gjitha masat që të jemi sa më të përgatitur për muajin e Ramazanit, është me shumë rëndësi që gjatë këtij muaji të jemi sa më afër më besimtarët tanë ngase vetë ky muaj është muaj i mëshirës e solidaritetit. Shërbimet përkatëse të Kryesisë së BIK-ut si zakonisht kanë bërë përgatitjet e duhura, ka caktuar ekipin për të bërë vizitat në terren ku bashkë me ju do jenë në mesin e xhematit.

Kërkoj nga ju që si udhëheqës të Këshillave të jeni sa më aktiv dhe këtë muaj ta presim sa më të përgatitur.

Ky muaj do jetë më dinamik si për shumëllojshmërinë e aktiviteteve,sepse pos faljes së namazit të teravive, organizimit të vazeve, ligjëratave e hytbeve të posaçme është paraparë që gjatë këtij muaji të organizohen një sërë tribunash tematike kushtuar këtij muaji dhe vlerës së tij në qendra të ndryshme të Kosovës. Vend i veçantë do t'i kushtohet edhe paraqitjes në mjetet e informimit (radio dhe TV) përse kërkoj nga ju që t'i kushtoni vëmendje të veçantë".

Ndërsa duke folur për rëndësinë që ka tubimi i Sadakatul - Fitrit dhe Zeqatit, Myftiu tha:"Të nderuar efendilerë, të nderuar zyrtarë, të nderuar kolegë, një vëmendje të posaçme gjatë muajit të Ramazanit sa jemi në terren si rëndom duhet t'i kushtojmë sensibilizimit të masës së besimtarëve që të japin Sadakatul-Fitrin në fondin e BIK, ngase Sadakatul - Fitri është i vetmi burim i institucioneve arsimore të Bashkësisë Islame. Falë tubimit të Sadakatul-Fitrit në fondin e BI-së, kemi arritur që të mbajmë funksionimin e medreseve, të FSI dhe të veprimtarive tjera në kuadër të BI.

Viteve të fundit në vend që të ketë rritje të tubimit të Sadakatul-Fitrit, tek ne fatkeqësisht ka ngecje dhe tentim për të ndryshuar destinimin e tij në emër të krijimit të rrethanave të reja dhe në emër të "fetfaxhinjëve" të rinj.

Ju e dini, të nderuar efendilerë, se vendimi që Sadakatul - Fitri të tubohet në fondin e BI është marrë që në vitet e 70-t të shekullit të shkuar, andaj bashkësitë tjera fetare në rajon e kanë të tejkaluar këtë problem që moti, nuk diskutohet më ku duhet të shkojë sadakaja, ndërsa tek ne ende diskutohet dhe madje ka tendenca që të sillet huti e konfuzion për këtë çështje, madje disa individ në emër të shoqatave të ndryshme kanë mbledhur Sadakatul-Fitër për nevoja të tyre.

Kërkoj nga ju që kësaj çështjeje t'i kushtoni vëmendje të duhur dhe ta informoni xhematin nëpër xhami e në tubime të tjera për rëndësinë që ka tubimi i Sadakatul-Fitrit dhe i Zeqatit për nevojën e BI".

Myftiu gjithashtu një vëmendje të posaçme i kushtojë edhe përgatitjeve të Haxhit, ku potencojë që të bëhet më shumë për informimin e të interesuarve për Haxh. Është shumë me rëndësi që besimtarët që kanë ndërmend të kryen Haxhin sivjet është mirë që sa më parë të paraqiten ngase koha është tani. Është e jona që të bëjmë informimin e besimtarëve për Haxh me kohë që të dimë çfarë numri të haxhive kemi dhe të përgatitemi me kohë"

Myftiu, gjithashtu, theksoi se më 3 e 4 shtator 2007 do të mbahen mbledhje regjionale me nëpunësit e këshillave të BI-së dhe me të gjithë imamët, ku përfaqësuesit e Kryesisë do të paraqesin para imamëve platformën për veprim gjatë Ramazanit.

Pas fjalës së myftiut, të pranishmit diskutuan dhe paraqitën vërejtje dhe sugjerime, kryesisht në bazë të specifikave të tyre, të cilat e begatuan këtë tubim.



# Myftiu Tërnava priti në takim lamtumirës gjeneralin Kather

Në prag të përfundimit të misionit në Kosovë komandanti i deritashëm i KFOR-it gjenerallejtënant Roland Kather më 22 gusht 2007 është pritur në takim lamtumirës nga Myftiu i Kosovës Mr. Naim Tërnava.



Me këtë rast Myftiu Tërnava falënderoj gjeneralin Kather për kontributin e tij në krye të forcave paqeruajtëse të KFOR-it për ofrimin e sigurisë për qytetarët e Kosovës.

Ndërsa gjenerali Kather tha: “Suksesi im në Kosovë është i përbashkët me njerëzit e këtij vendi të cilët kuptuan drejtë dhe me kohë mesazhin dhe misionin tim dhe të ushtrave të mijë. Moto e ime që shpeshherë e kam përsëritur gjatë misionit tim këtu ka qenë “dhuna nuk na çon askund”.

Duke folur për zgjidhjen e statusit të Kosovës gjenerali Kather tha:

“Zgjidhja e statusit të Kosovës është çështje politike, prandaj politika këtë çështje duhet ta zgjedh sa më parë që është e mundur”.

---

*Myftiu Tërnava në takim me Behgjet Pacollin:*

## Më gazon fakti që z. Pacolli ka një qasje të re edhe për bashkësitë fetare

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i shoqëruar nga bashkëpunëtorët, më 9 korrik 2007 është pritur nga kryetari i ARK-së, z. Behgjet Pacolli, me të cilin kanë biseduar për rolin e bashkësive fetare në raport me subjektet politike dhe institucionale. Pas takimit z. Pacolli tha:



“Unë kam një respekt të veçantë për Myftiun dhe Bashkësinë Islame. Kosova është një shtet që synon të akceptojë realitetin se ekziston feja dhe si e tillë Kosova duhet të akceptojë këtë fakt si real.

Nga ana tjetër, ne, sidomos partia që unë drejtoj, jemi jashtëzakonisht të kënaqur që Myftiu sot ishte këtu, e nga takime të tilla ne do të mësojmë e do të begatohemi më shumë, pasi ne fenë islame e trajtojmë si fenë e bashkësisë kosovare, meqë edhe parimet e fesë islame janë parime që synojmë t’i respektojmë.

Kemi pasur një bisedë shpirtërore, humane e edukative, që duhet të shërbejë edhe për ardhmërinë e kësaj shoqërie. Një shoqëri nuk mund të jetë e civilizuar, nëse ajo shoqëri nuk ka parime, e një ndër parimet kryesore është edhe feja. Shteti dhe feja janë të ndara, po ato duhet të kenë qëllime të përbashkëta”

Ndërsa Myftiu Tërnava u shpreh: “Unë e përgëzova për punën e madhe që ka bërë z. Pacolli edhe si afarist e edhe tani si udhëheqës i ARK-së. Unë pres që edhe partia që drejton z. Behgjet Pacolli, do të ketë një bashkëpunim të mirë me Bashkësinë Islame, sepse synim kryesor i Bashkësisë Islame është që të ketë raporte të mira me të gjitha subjektet politike në Kosovë

Nga z. Pacolli dhe nga partitë e institucionet e Kosovës kam kërkuar dhe kërkoj që bashkësive fetare t’u krijohen hapësira për veprimtari më të madhe e të mos trajtohen si gjatë sistemit monist, ngase bashkësitë fetare janë mbështetëse të forta të rrjedhave e proceseve nëpër të cilat po kalon Kosova. Më gëzon fakti që z. Pacolli ka një qasje të re edhe për bashkësitë fetare”.

## Memorandum mirëkuptimi në mes Bashkësisë Islame dhe Kishës Katolike për parandalimin e trafikimit të qenieve njerëzore



Më 11 korrik 2007, në Prishtinë, dy krerët më të lartë të bashkësive fetare, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava - në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës, dhe Ipeshkvi i Ipeshkvisë së Kosovës, zotni Dodë Gjergji – në emër të Ipeshkvisë së Kosovës, nënshkruan Memorandumin e mirëkuptimit për parandalimin e trafikimit të qenieve njerëzore, me të cilin vendoset një mirëkuptim i gjerë dhe lidhje e përhershme me partneritet kundër trafikimit të qenieve njerëzore.

Financimin e këtij projekti e ka bërë USAID-i, ndërsa do të ketë edhe përkrahjen e zyrës së kryeministrit për qeverisje të mirë, por implementimin e tij do ta bëjnë dy bashkësitë fetare, për se kanë ngritur një bord që do të merret ekskluzivisht më këtë çështje, madje për këtë qëllim është paraparë që të mbahet një kurs trajnues, ku do të përgatiten kuadrot e terrenit për t'u ballafaquar më këtë fenomen që rëndon tani në shoqërinë kosovare.

Memorandumi i mirëkuptimit respekton autonominë e ndërsjellë, por ngërthen në vete edhe qëllimin e përbashkët kundër trafikimit të qenieve njerëzore. Duke iu drejtuar të pranishmëve, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, tha: “Bashkësitë fetare si edhe deri tash, po edhe në të ardhmen, gjithherë do të vënë në dispozicion potencialin e tyre në luftë kundër dukurive negative, me të cilat ballafaqohet shoqëria jonë.

Nënshkrimi i memorandumit është një sinjal i mirë se bashkësitë fetare mund të japin një kontribut jashtëzakonisht të madh në fusha të ndryshme, natyrisht, nëse atyre u krijohen kushte për veprim”.

Më tutje Myftiu Tërnava, tha: “Shprehim keqardhjen tonë që në këtë nismë nuk na është bashkuar edhe Kisha Ortodokse Serbe, por ne shprehim gatishmërinë tonë që të japim tërë kontributin tonë në parandalimin e trafikimit të qenieve njerëzore dhe trajtimin njerëzor të viktimave të kësaj të keqeje, që po gjen shtrirje në shoqërinë tonë.

Me këtë rast, falënderoj të gjithë ata që kanë ndihmuar, posaçërisht USAID-in për ndarjen e mjeteve financiare për realizimin e këtij projekti të përbashkët”.

Ndërsa Ipeshkvi i Kosovës, zotni Dodë Gjergji, më këtë rast u shpreh: “Shpreh kënaqësinë që jemi bashkë, të bashkuar mund të japim një kontribut më shumë. Ne e dimë se duhet të jemi të bashkuar, e qëllimi ynë është që të krijojmë një jetë të rehatshme. Asnjë nga ne nuk mund të jetë i rehatshëm përderisa të preket dinjiteti i njeriut. Sot njeriu shfrytëzohet në mënyra të ndryshme dhe kjo duke shfrytëzuar tjetrin për interesa materiale”.

Kjo nismë do të përkrahet edhe nga Zyra e kryeministrit për qeverisje të mirë, ka thënë Habib Hajredini nga kjo zyrë.

## Medreseja e mesme organizoi kurs të njohurive fetare për personat e verbër dhe me të pamë të dobësuar

Me kërkesë të Shoqatës së të Verbërve dhe me të Pamë të Dobësuar të Kosovës, Medreseja e mesme “Alauddin” në Prishtinë nga 20 deri më 24 gusht organizoi kurs 1 javor për njohuritë e fesë islame, në të cilin morën pjesë mbi 40 persona të verbër dhe me të pamë të dobësuar nga qendra të ndryshme të Kosovës.




Drejtoria e Medresesë enkas për këtë eveniment, në bashkëpunim me shoqatën në fjalë, me kohë kishe bërë të gjitha përgatitjet e duhura për akomodimin dhe sistemin e pjesëmarrësve të kursit në konviktin e medresesë, ndërsa për kurs kishte bërë përzgjedhjen e profesorëve për lëndët përkatëse. Ajo që duhet theksuar është se interesimi i kursistëve për njohuritë themelore të fesë islame ishte i madh, ndërsa përkushtimi i profesorëve dhe i personelit të Medresesë në nivel të duhur.

Pjesëmarrësit në kurs, gjatë paraditës, ndiqnin ligjëratën e profesorit, ndërsa pas dite për ligjëratën e ndjekur bënin pyetje, nga të cilat rezultonte një debat i hapur e i shumanshëm.

Zëvendësdrejtori i medresesë Ahmet ef. Rama na tha: “Medreseja ka shfrytëzuar pushimin verorë të nxënësve që t'u mundësojë edhe kësaj kategorie të njerëzve që të njihen me kushtet themelore te fesë islame si dhe t'u përgjigjemi interesimit të tyre që ka të bëjë me fenë dhe çështje që këtë kategori të njerëzve në nevoje e mundon në jetën e përditshme. Më tutje Ahmet efendiu thotë: “Ne si Medrese jemi të mahnitur me interesimin e kursistëve dhe mbetemi me shpresë që ky kurs të jetë vetëm një fillim i mbarë i bashkëpunimit me këtë kategori njerëzish që janë tubuar rreth Shoqatës së të Verbërve dhe me të Pamë të dobësuar të Kosovës.

### Libri “Drita e zemrës dhe Jasini” është botuar me alfabetin e Brajit

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës këto ditë ka botuar librin “Drita e zemrës dhe Jasini” me alfabet të Braj-it për nevojat e të verbërve të Kosovës.

Është ky libri i parë islam në Kosovë që botohet në alfabetin e Braj-it. Libri në fjalë është një ndër më të kërkuarit në dekadën e fundit ngase pos që në të janë të përmbledhura njohuritë themelore për fenë islame, lexuesi fillestar në këtë libër gjenë mënyrën e marrjes së abdesit, mënyrën e faljes së namazit, suren Jasin, pastaj 10 suret e fundit të Kuranit si dhe disa dua.

Kryesia pritet që edhe në të ardhmen të botojë vepra të tjera fetare në alfabetin Braj.

*Prizren*

## “Asrus-seade” e paraleles së Medresesë së Prizrenit mbajti takimin 2007 - dhjetë vjetorin e diplomimit

Më datë 30.06.2007 (e shtunë), në ambientet e Paraleles së Medresesë së Prizrenit, gjenerata e parë e djemve e Medresesë së Mesme Alaud-din” të Prishtinës, paralelja e ndarë fizike në Prizren, mbajti takimin 2007, me rastin e dhjetë vjetorit të kryerjes së maturës.

Kishin kaluar plotë dhjetë vite, që kur medresantët ishin ndarë njëri nga tjetri. Edhepse të ndarë, të gjithë ruanin një shpresë të përbashkët që të takohen pas një dekade bashkarisht si dikur në bankat e paharruar të Medresesë.

Ishte ky takimi i parë i këtij lloji. Emocional me të vërtetë. Një gëzim që na kishte munguar prej kohësh. Në fytyrat e secilit prej nesh shihej buzëqeshje dhe emocion. Disa nuk e kishin pa njëri tjetrin për plotë dhjetë vite. Secili, nga ne kishte ndryshuar, kush më pak e kush më shumë. Përjetuam një çmallje të vërtetë.

Me këtë rast, gjenerata mbajti edhe një orë mësimi me ish-kujdestarin Miftar ef. Ajdini për të evokuar një nostalgji dhe mallëngjim për të kaluarën tonë. U kthyem prapa, për dhjetë vite më parë. Ishte kënaqësi, anipse për pak çaste.

Në takim, kishin ardhur shumica e ish-maturantëve të kësaj gjenerate, që tashmë ishin të shpërndarë brenda vendit dhe në diasporë, dikush për të kërkuar dijen e tjetri për të kërkuar rriskun. Pjesa tjetër në pamundësi për të prezentuar, dërguan selame – përshëndetje të ngrohta për shokët dhe ish-profesorët.

Mbrëmjen nga të pranishmit e përshëndeti kryetari i KBI-Prizren Ali ef. Vezaj, koordinatori i paraleles së Prizrenit Miftar ef. Ajdini dhe prof. Adil Berisha në emër të profesorëve. Ndërsa në emër të gjeneratës të pranishmit i përshëndeti Orhan Bislimaj, i cili pasi falënderoi Allahun dhe dërgoi salavate mbi Pejgamberin a.s. vazhdoi:

I nderuari Kryetar i KBI - Prizren Ali ef. Vezaj, i nderuari koordinator i Paraleles së Medresesë Miftar ef. Ajdini, të nderuar të gjithë ju profesorë dhe efendilerë, shokë kolegë të dashur:

Më lejoni që në emër të ish-gjeneratës së parë të djemve të Paraleles së Medresesë së Prizrenit, t’ju përshëndes në këtë mbrëmje solemne dhe t’ju uroj mirëseardhje të përzemërt.

Dikur mendonim se dhjetë vite janë shumë. Këtë nuk e dyshoj, por me të vërtetë koha po kaluaka shpejt. Sot e dhjetë vite më parë në këtë vend i dhamë fund periudhës së ‘mjaltit’. Mbaruam një shkollim që u bë gurthemel i të ardhmës sonë. E kaluam me sukses edhe testin e “njomësisë” që prodhonte mendime euforike. Investuam pak, por padyshim fituam shumë. Kaluam Medresenë e famshme për të vendosur bazat e personalitetit të suksesshem dhe të shkëlqyer për jetë e mot.



Megjithatë, koha ecën. Nuk ndalet, sepse e ardhmja duhet të jetohet dhe të dëshmohet. Vitet ikin, sepse fëmijët tanë dëshirojnë të rriten. Tash, pas dhjetë vite, kemi kaluar një kohë, të mbërthyer në sfida, kush më pakë e kush më shumë. Të shpërndarë gjithë-andej nëpër Kosovë e Mërgatë. Shumica prej nesh bashkëshortë e prindë. Dikush në studime, dikush në kurbet e tjetrit kah i ka prirë fati. Jemi ndarë për t’u mos u ndarë. Bashkimi ynë, kudo që jemi mbetet i pashlyeshëm në kujtesën tonë. Jemi bashkë, sepse mbresat i kemi të përbashkëta.

Nëse dikur nuk e kemi kuptuar rëndësinë e vetvetes, pastaj rëndësinë e të ardhmes dhe herë-herë nuk i kemi vërë veshin sa duhet kërkesave të profesorëve, tani këto lëshime i kemi të qarta. Po ashtu e kemi të qartë se mosha e adoleshencës, përpëlitet ndërmjet ambicjeve të drejta dhe aventurave emocionale.

Asnjëherë nuk e harroj porosinë në mbarim të njërit prej profesorëve, i cili na pati thënë: *“ju, po e kryeni shkollimin e mesëm. Mbajeni mend, ai që nuk ka mësuar, së shpejti do të pendohet se përse nuk ka mësuar, ndërsa ai i cili ka mësuar do të thotë se përse nuk ka mësuar akoma më shumë”.*

*Të nderuar profesorë,*

Ju keni pasur të drejtë edhe atëherë, them kushtimisht, kur nuk keni pasur të drejtë. Dashje pa dashje jeni pjesë e jetës sonë dhe e sukseseve tona. Ne jemi vetëdijësuar akoma më. Si gjeneratë e parë e kësaj shkolle që jemi, e që unë praktikoj ta quaj *‘asrus-seade’* – brezi i lumtur, një ngjashmëri teknike me epokën e ‘sahabëve’ si gjeneratë e parë e ymetit Muhamed a.s., ju themi se i kemi qëndruar besnikë edukimit tuaj të drejtë, që moto e jetës sonë të jetë: *“Islami, sistem i jetës”.* Shumica nga ne kemi përfunduar shkollimin superior dhe jemi në vulgun e punës dhe të shkencës. Këtë ua dimë për nder ju dhe nuk do t’u harrojmë kurrë. Prandaj mos dyshoni për një kontribut të suksesshem.

*Të nderuar shokë,*

Tubimi ynë këtu le të mbetet një pikë referimi i punëve tona. Nga ky vend ka filluar gjithçka e mbarë për ne. Kjo është e vërtetë. Këtë e dimë të gjithë. Koha jonë ka ardhë. Medreseja pret rezultatet tona. Nëse kemi qenë trandafili i parë që ka çelë në këtë shkollë, kontributi jonë mbetet të jetë gjallëria e trëndafilit. E keqja më e madhe për ne është nëse mbesim një trëndafil i stolisur në saksi, por pa rrënjë. Prandaj P.a.s. thotë – *zekati i diturisë është shpërndarja e saj*. Edukimin pedagogjik të këtij tempulli të dijes le ta çojmë ku do që është e nevojshme. Në familjet tona, në rrethin tonë dhe në shoqërinë mbarë. Kështu çojmë në vend emanetin e Pejgamberit a.s. - *ai që është prezent le t'ia komunikojë mesazhin islam atij që nuk është prezent*.

Ju faleminderit!

*Përgatiti:*
***Raif Fandaj & Orhan Bislimaj***

---

*Në Kajro*

## Magjistroi Jakup Çunaku në shkencat islame



Më datën 26.07.2007 në Universitetin e Hapur Amerikan në Kajro, kandidati Jakup Çunaku ka mbrojtur temën e magjistraturës me temën: "*Lëvizjet misionare krishtere në Kosovë dhe kontributi i dijetarëve myslimanë në ballafaqimin me to"*.

Komisioni i përbërë nga profesorët e nderuar të Universitetit të Az'harit ishte në krye me prof. dr. Muhamed Reshad Dehmesh-mentor, ish dekan i Fakultetit të Studimeve Islame në Universitetin e Az'harit, prof.dr. Ahmed Talat el-Ganam- profesor në Fakultetin Usulud-din në Universitetin e Az'harit, dhe prof.dr. Ramadan Abdul Basit.

Komisioni në këtë përbërje për gjatë dy orë diskutimi përafërsisht rreth temës, konstatoi se tema e shkruar nga kandidati ka një vlerë të veçantë dhe të rëndësishme, dhe në të njëjtën kohë është një hap i çmuar dhe shumë me vlerë për kandidatin dhe mund të llogaritet si hapi i parë drejt vetëdijesimit të myslimanëve mbarë e në veçanti atyre në Kosovë rreth misionarizmit krishterë. Në fund komisioni pas sugjerimeve të tyre vendosi njëzëri që Jakup Çunakut punimi t'i vlerësohet me notën 10, dhe kësisoj të jap titullin Magjistër i Shkencave Islame.

Temën kandidati e ka përmbledhur në pesë kapituj, në fillim ka paraqitur një hyrje të shkurtër rreth rëndësisë dhe shkaqet që shtyn kandidatin të përcaktohet për këtë temë. Në kapitullin e parë trajton fillet e misionarizmit, rrënjët e besimit dhe dogmës së tyre dhe kongreset më të rëndësishme përgjatë historisë së tyre. Në kapitullin e dytë trajtohet në veçanti fraksioni katolik, duke e ndarë në dy pjesë, në atë rreth historisë së fraksionit katolik, besimin, ritet dhe depërtimi i katolicizmit në Kosovë, kurse pjesa e dytë paraqet organizatat më të rëndësishme katolike misionare në Kosovë dhe angazhimet e tyre në sferën e përhapjes së besimit katolik.

Kapitulli i tretë trajton fraksionin krishterë protestantë, duke trajtuar ideologjinë e tyre reformiste brenda katolicizmit dhe dallimet që kanë me katolikët dhe ortodoksët, njëkohësisht edhe depërtimi i tyre në Kosovë dhe në fund organizatat protestante që angazhohen për misionarizëm në Kosovë.

Kapitulli i katërt trajton fraksionin ortodoks që nga fillet e parë të tyre dhe organizatat misionare ortodokse në Kosovë, dhe në fund të këtij kapitulli janë paraqitur torturat e shtruara nga ortodoksët serb përgjatë shekujve ndaj myslimanëve në Kosovë.

Në kapitullin e fundit është paraqitur angazhimi i dijetarëve dhe mendimtarëve myslimanë në vetëdijesimin e myslimanëve në kosovë ballë misionarizmit dhe çfarë është obligimi i Botës Islame karshi këtyre lëvizjeve misionare në Kosovë.

Në fund është përmbyllur tema me përshkrimin e disa vlerësimeve, sugjerimeve dhe rezultate të përmbledhura nga vet kandidati karshi misionarizmit në Kosovë. Tema është e shkruar në gjuhën arabe e cila ka gjithsejtë 213 faqe, dhe së shpejti pritet të përkthehet dhe të botohet edhe në gjuhën shqipe.

***(a. simnica)***

# Shënimi i natës së madhe të Israsë dhe Miraxhit, traditë e vjetër e qytetit të Pejës




Qyteti i Pejës është njëri ndër qytetet e Kosovës i cili me fanatizëm ruan kulturën dhe traditën e vet të vjetër islame. Kjo sidomos vërehet me rastin e netëve të mëdha gjatë vitit, për nderë të të cilave organizohen një mori aktivitetesh fetare për shënimin dhe përkujtimin e tyre.

Kështu këtë vit, ditën e xhuma, datë 10.08.2007, për shënimin e natës së madhe të Israsë dhe Miraxhit, këshilli i Bashkësisë Islame në Pejë organizoi manifestim në Bajrakli xhami në Pejë.

Manifestimi filloi menjëherë pas faljes së namazit të xhumasë. Pas përshëndetjes së mysafirëve dhe të pranishmëve, prof. Bahri ef. Simnica, i ftuar enkas nga ana e KBI-e për mbajtjen e një ligjërate me rastin e kësaj nate të madhe, mori fjalën dhe për rreth gjysmë ore ligjëroi për mrekullinë hyjnore për njerëzimin mbarë, për ndodhinë e Israsë dhe Miraxhit.

Me qëllim që ky tubim të bëhet edhe më madhështor, menjëherë pas përfundimit të ligjëratës, imamët e qytetit të Pejës kënduan disa pjesë nga mevludi, pjesë nga Kur'ani, kaside dhe ilahi, të cilat ngjallën ndjenja kënaqësie dhe emocionale tek të pranishmit të cilët i dëgjuan me vëmendje.

Pas përfundimit të programit kryetari i këshillit z. Nexhmedin ef. Hoxhaj edhe një herë përgëzoi të gjithë besimtarët për këtë natë të madhe dhe të lavdishme, si dhe falënderoi të gjithë të pranishmit për pjesëmarrjen e tyre në këtë manifestim.

Si çdo herë xhamia ishte e mbushur përplot me besimtarë, të cilët qysh herët kishin ardhur për të falur namazin e xhumasë dhe, për të siguruar një vend në xhami për të marrë pjesë edhe në manifestimin e organizuar enkas për këtë natë të madhe.

Po ashtu në kuadër të një aktiviteti të përbashkët kulturor që organizohet nga Këshilli i Bashkësisë islame në Pejë dhe Instituti Shqiptar i Mendimit dhe i Qytetërimit Islam me seli në Tiranë, ditë e shtunë, me datë 18.08.2007 në ambientet e Hamamit të Haxhi Beut në Pejë, u mbajt tryeza verore me temë: "Zhvillimet Islame në Shqipëri dhe perspektivat e saj", ku lektori dr. Ramiz Zekaj dha një informacion të zgjeruar mbi temën në fjalë, duke i ilustruar ato me të dhëna dhe trajtesa specifike mjaft interesante.

Hapjen e takimit e bëri z. Burhan Hoxhaj, sekretar i KBI-e në Pejë, i cili pasi ju uroi mirëseardhjen të pranishmëve i dha fjalën dr. Ramiz Zekaj i cili ndër të tjerat tha:

Institucionet dhe organizatat islame në Shqipëri duhet të përpiqen që principet bazë të një Islami të mesëm (të ekuilibruar), të jenë pikëmbështetje themelore e punës për ngritjen, përparimin dhe sigurinë e shoqërisë shqiptare në tërësi. Ato duhet të ndryshojnë pozitivisht në performancën e ofrimit të shërbimeve të tyre, duke bërë një përmirësim cilësor në strategjitë e ndërgjegjësimit fetar dhe strategjitë që kanë të bëjnë me thirrjen islame dhe median.

Pika tjera që z. Zekaj i prezantoi të nevojshme të merren parasysh për një plan e zhvillim perspektiv ishin që: Institucionet islame të prezantohen si institucione popullore me një performancë të veçantë. Të edukojnë për një familje muslimane të ndërgjegjshme e me vlera fetare e shoqërore. Të afrojnë shoqërinë me botëkuptimin islam nga ana fetare, shoqërore dhe kulturore. Të ngrihen në nivelin e institucioneve model, që kryejnë në mënyrë të plotë veprimtarinë e tyre islame, në nivel kombëtar e rajonal. Të ngrenë institucione arsimore e studimore, qendra mësimdhënieje, që luajnë një rol të rëndësishëm në shoqëri. Të ndërtojnë qendra kulturore islame të reja që pasqyrojnë qytetërim, në formë e figurë, sipas nevojave e kërkesave të shoqërisë. Siç kërkoi që shfrytëzimi i burimeve kombëtare njerëzore, të afta, krenare e të palodhura, si brenda dhe jashtë të jetë më i madh.

Ai gjithashtu shtroi nevojën e ngritjes së një stacioni të përparuar mediatik, në shërbim të institucioneve islame, dhe thirrjes islame në nivel kombëtar e rajonal, si dhe shfrytëzimin e teknologjisë e vënia e saj në dispozicion të aktivitetit të institucioneve islame dhe zhvillimit maksimal të shërbimeve elektronike.

Në fund të takimit u bënë edhe mjaft pyetje e diskutime të lira nga të pranishmit, të cilave iu përgjigj lektori i tryezës.

Në bazë të interesimit të madh të besimtarëve për pjesëmarrjen e tyre në këto tryeza, është vendosur që edhe në të ardhmen kohë pas kohe të organizohen edhe tryeza tjera të këtij lloji, të hapura për të gjithë qytetarët.

*Përgatiti:*
***Burhan Hoxhaj***

# Aktivitetet verore të KBI-së Mitrovicë

Muaji Korrik është muaj kur të gjithë mendojnë se ku duhet t'i kalojnë dhe si duhet t'i kalojnë ato, dhe derisa shumica e njerëzve nuk dinë se ku t'i dërgojnë fëmijët e tyre, për këtë ka menduar Këshilli i Bashkësisë Islame në Mitrovicë i cili sikur çdo vit edhe kësaj vere organizoi Kursin veror për fëmijë të moshave të ndryshme.

Ishte një Kurs intenziv, me katër orë në javë, gjatë këtij kursi një mujor nxënësit arritën njohuri nga lëmi i Besimit, moralit, fikhut dhe Kur'anit. Interesimi i nxënësve ishte i madh kështu për shkak të mungesës së hapësirës së mjaftueshme numri i nxënësve ishte i kufizuar.

Përveç Kursit veror Këshilli i Bashkësisë Islame në mesin e aktiviteteve të veta organizoi edhe një turnir në futboll të vogël ku muarrën pjesë 10 ekipe nga xhemati i xhamive të territorit të KBI-së në Mitrovicë, vendin e parë në këtë turnir e zuri ekipi i xhamisë së Gushafcit, për tri vendet e para KBI ndau dhurata modeste.

Po ashtu në kuadër të aktiviteteve u organizua edhe një program fetar me rastin e ditës së Miraxhit, manifestimi i mbajt në xhaminë e haxhi Veselit. Në fillim të programit Kryetari i KBI-së Asllan ef. Fazliu i përshëndeti të pranishmit e shumtë në xhami, dhe ua uroj ditën e Miraxhit, ndërsa ligjëratën mbi vlerën dhe rëndësinë e Miraxhit e mbajti Ekrem Avdiu. Pas ligjëratës Imamët lexuan pjesë nga Mevludi dhe kënduan Ilahi dhe Kaside.

Me shpresë se aktivitete të tilla do të ketë edhe në të ardhmen lusim Allahun e Madhërishëm që të na dhurojë sinqeritet në fjalë dhe vepra.

***Rexhep M. Lushta***

# Myftiu i Bajram Pashës viziton Mitrovicën




Në kuadër të projektit Vëllazërim i Komunave që tashmë ka filluar të realizohet ndërmjet Myftinisë së Bajrampashës së Stambollit dhe KBI-së në Mitrovicë, një delegacion i Myftinisë së Bajrampashës i përbërë nga Myftiu Zija Ersin, Hfz. Haki Vatan Sever Imam në xhaminë Kocatepe Ulu Cami, si dhe Bëmirësi dhe kryetari i Këshillit të xhamisë Terazidere H. Xhemajl Gyler, nga data 13-15-07.2007, vizituan Këshillin e Bashkësisë Islame të Mitrovicës.

Me rastin e vizitës së tyre KBI në Mitrovicë kishte përgatitur një agjendë të ngjeshur.

Delegacioni nga Turqia u prit në Aeroportin e Prishtinës nga një delegacion i KBI-së në krye me Kryeimamin Rexhep Lushta. Me të arritur në Mitrovicë delegacioni u prit në zyrat e KBI-së nga Kryetari Asllan ef. Fazliu, i cili u shprehu mirëseardhje mysafirëve, dhe pasiqë ishte koha e namazit të xhumasë kryetari së bashku me mysafirë dolën në xhaminë e Haxhi Veselit me këtë rast Myftiu Zija Ersin iu drejtua besimtarëve para faljes së namazit të xhumasë.

Pas namazit të xhumas delegacioni nga Turqia i shoqëruar nga Përfaqësuesit e Këshillit të Bashkësisë Islame të Mitrovicës, u prit nga nënkryetarja e KK të Mitrovicës si dhe nga Kryeshefi i Ekzekutivit të KK të Mitrovicës, me këtë rast u zhvillua një bisedë konstruktive

Zëvendëskryetarja e Kuvendit të Komunës, Fatmire Berisha e ka njoftuar fillimisht myftiun nga Stambolli me pasojat e luftës dhe dhunën që pushteti serb ka ushtruar ndaj popullatës së Mitrovicës, për përpjekjet e pushtetit lokal për t'i tejkaluar këto pasoja dhe problemet tjera të imponuara nga ekstremistët serbë pas lufte, si dhe për të krijuar kushte sa më të mira për jetë të qytetarëve të komunës, pa marrë parasysh përkatësinë e tyre etnike dhe fetare.

Zëvendëskryetarja Berisha i ka thënë myftiut Zija Ersin se në Mitrovicë pas lufte, ndonëse këtu gjendja ka qenë e ngarkuar me shumë probleme të natyrave të ndryshme, sidomos ato politike dhe të sigurisë, janë shënuar edhe rezultate të theksuara në krijimin e kushteve për lëvizje të lirë të të gjithë qytetarëve dhe në kthimin e personave të zhvendosur, si dhe në realizimin e projekteve të ndryshme që e kanë përmirësuar kualitetin e jetës së qytetarëve. Ajo ka theksuar, se pengesë për të arritur rezultate akoma më të mira kanë qenë ekstremistët serbë, të cilët, të ndikuar nga Qeveria e Beogradit, nuk e kanë pranuar asnjëherë realitetin e ri të krijuar dhe as ofertën e shqiptarëve dhe të pushtetit legjitim lokal, të dalur nga vota e lirë, për t'u integruar në shoqërinë e re demokratike që po e ndërtonin shqiptarët bashkë me komunitetet tjera që jetojnë në komunë.

Kryeshefi i Ekzekutivit të Kuvendit të Komunës, Sadri Ferati, ka vlerësuar lartë kontributin e madh të Qeverisë së Turqisë dhe popullit turk për të ndihmuar Kosovën dhe shqiptarët, si dhe ka përkrahur bashkëpunimin ndërfetarë midis dy komunave, duke shtuar se Bashkësia Islame këtu ka qenë e kyçur në të gjitha proceset shoqërore, duke filluar nga rezistenca e hershme kundër pushtetit serb e deri tek përkrahja e luftës për çlirim. Ai ka thënë po ashtu se Bashkësia Islame ka ndarë të mirën dhe të keqen me popullatën dhe ka ndihmuar të gjitha proceset, për të arritur kështu këtu ku jemi, në prag të pavarësisë së Kosovës, proces ky që pritet të zyrtarizohet së shpejti edhe ndërkombëtarisht.

Myftiu i komunës Bajram Pasha të Stambollit, Zija Ersin, pasi ka falënderuar udhëheqjen komunale për mikpritje, ka thënë se vëllazërimi bashkësive islame të dy komunave do të intensifikojë bashkëpunimin e gjithanshëm në të gjitha fushat dhe do të ndikojë në zbutjen e problemeve të qytetarëve të këtushëm dhe forcimin gjithsesi të lidhjeve të mira tradicionale midis turqve dhe shqiptarëve. Ai ka thënë se Qeveria Turke dhe populli i Turqisë, edhe në ditët më të vështira për Kosovën, nuk janë ndarë prej saj dhe popullit shqiptarë, duke i konsideruar ata si vëllezër, për çka edhe në asnjë moment nuk është hezituar që të ndihmohen materialisht dhe moralisht. Me këtë rast kryetari i KBI-së Asllan ef. Fazliu falënderoi përfaqësuesit e KK të Mitrovicës për kohën që kishin ndarë të takohen me delegacionin nga turqia. Po atë ditë delegacioni vizitoi disa nga xhamitë e qytetit dhe u njoftua për së afërmi me punën dhe aktivitetin e KBI-së në ndërtimin e xhamiave.

Të shtunën me 14. 07. 2007, delegacioni u takua me përfaqësuesit e Komunitetit turk ku në selin e KDTP-së delegacionin e priti Ergin Keroglu Kryetar i kësaj partie për Mitrovicë, njëherësh zv.Ministër për Kulturë, Rini dhe Sport në Qeverinë e Kosovës.

Pas këtij takimi Myftiu në selinë e KBI-së në Mitrovicë u takua me imamët dhe nëpunësit e KBI-së, me këtë rast në shenjë përkujtimi për Mitrovicën dhe bukuritë e saja natyrore që Allahu i ka dhuruar këtij qyteti Kryetari i KBI-së Asllanef. Fazliu mysafirëve u dhuroi nga një Kristal të Trepçës.

Në orët e pasditës delegacioni u takua edhe me Kryetarin e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës Myftiun e nderuar Naim ef. Tërnava, i cili e njoftoi Myftiun për punën dhe angazhimin që kryesia e Bashkësisë Islame bënë në përpjekje që edhe Bashkësia Islame e Kosovës ta luaj rolin e vet në proceset nëpër të cilat po kalon Kosova, duke falënderuar njëherësh edhe DIJANET-in e Turqisë për përkrahjen që i ka dhënë dhe vazhdon t'i japë Bashkësisë Islame të Kosovës.

Në anën tjetër Myftiu Zija Ersin falënderoi Myftiun Naim ef. Tërnava për kohën që kishte ndarë edhe pse ishte ditë vikendi, dhe njëherësh foli më gjerësisht lidhur me projektin "vëllazërimi i qyteteve" që DIJANET-i i Turqisë e ka filluar kohë më parë duke shtuar se Bajram Pasha është Myftinia e parë që ka filluar realizimin e këtij projekti dhe jo rastësisht ka zgjedhur që të vëllazërohet me Mitrovicën.

Ditën e dielë 15.07.2007, herët në mëngjes delegacioni është nisur për në Prizren të shoqëruar nga kryeimami i KBI në Mitrovicë, rrugës kanë ndaluar dhe kanë bërë një vizitë të shkurtë në Tyrben e Sulltan Muratit në fshatin Mazgit, ndërsa në Prizren delegacioni është takuar me përfaqësuesin e DIJANET-it të Turqisë z. Tevfik Yucesoy si dhe me përfaqësuesit e Batalonit turk që vepron në kuadër të forcës shumëkombëshe të NATO-s.

Pas faljes së namazit të ikindisë në xhaminë Sulltan Fatih në Prishtinë delegacioni është larguar nga Kosova.

***Rexhep M. Lushta***

---

*Mitrovicë*

# Në Koshtovë u përurua xhamia e re




Dita e hënë e 20 gushtit 2007, për banorët e fshatit Koshtovë, ishte një ditë e veçantë, veçantinë dhe madhështinë e kësaj dite e bënë fakti se këtë ditë u përurua xhamia e re e cila si një bukuroshe qëndron buzë rrugës kryesore në hyrje të fshatit Koshtovë e që me bukurinë dhe madhështinë e saj fshatit i ka dhënë një pamje edhe më të mirë se deri më tani.

Më madhështorë këtë manifestim e bënë edhe prezenca e Përfaqësuesve të kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës Prof. Ahmet ef. Sadriu - nënkryetar, Sabri ef. Bajgora - kryeimam, Shemsi ef. Rrahimi - anëtarë i Kryesisë si dhe kryetar i KBI-së në Vushtrri, pastaj prezenca e përfaqësuesve të Bashkësisë Islame të Mitrovicës të prirë nga kryetari Asllan ef. Fazliu si dhe prezenca e përfaqësuesve të Kuvendit komunal, dhe partive politike.

Me këtë rast Këshilli i Bashkësisë Islame në Mitrovicë kishte organizuar një manifestim rasti i cili u hap me leximin e disa ajeteve kuranore të lexuara nga nx. i medresesë Kastriot Behrami.

Për të marrë fjalën përshëndetëse Kryetari i Bashkësisë Islame në Mitrovicë Asllan ef. Fazliu i cili ndër të tjera tha: "Më në fund një kërkesë e kahmotshme e këtij fshati që të ketë një xhami sikur që është kjo po bëhet realitet, kjo xhami edhe pse ende pa minare e ka hijeshuar këtë vend i cili ka traditë fetare dhe atdhetare"

Më tutje asllan efendiu tha: "Tani e tutje kjo xhami do të bashkëjetojë me shkollën e fshatit e cila është afër saj dhe se këto të dyja si dy vatra të rëndësishme të arsimit dhe të dijes do të shërbejnë për ngritje shpirtërore dhe morale të këtij fshati dhe të këtij vendi"

Në emër të Kuvendit Komunal të Mitrovicës urimet për ndërtimin e kësaj xhamie i paraqiti kryeshefi i ekzekutivit të KK Mitrovicës, z. Sadri Ferati, i cili tha se ndan gëzimin bashkë me banorët e këtij fshati me rastin e përurimit të kësaj xhamie, duke shtuar se: "Ne si Kuvend komunal i gëzohemi çdo arritjeje në çdo segment të jetës e gjithashtu i gëzohemi edhe këtij objekti sepse duke ndërtuar ne po e kompletojmë jetën në çdo segment"

Në emër të fshatit tubimin e përshëndeti edhe përfaqësuesi i fshatit z.Rexhep Feka i cili pasi përshëndeti të pranishmit tha: Xhamia e re lindi me iniciativën e Imamit të fshatit Hajzer ef. Ademit kurse u rrit dhe u zhvillua përmes veprimtarisë së komisionit punues ndihmës së vëllezërve të këtij fshati, ndihmës së shokëve, miqve si në komunën e Mitrovicës ashtu edhe jasht saj dhe jasht Kosove.

Ndërsa Imami i Xhamisë H. Ajzer ef. Ademi i cili ishte edhe iniciatori i ndërtimit të kësaj xhamie dhe i cili asnjëherë nuk u ndal deri në hapjen e kësaj xhamie në fjalën e vet të rastit falënderoi Allahun i cili ëndrrën e tij të kamotshme që në këtë fshat pas veti të lë një xhami e bëri realitet, ai gjithashtu falënderoi të gjithë donatorët të cilët ndihmuan ndërtimin e kësaj xhamie, duke e lut Allahun e Madhërishëm që t'ua shtojë dhe ruaj pasurinë e tyre, e në veçanti falënderoi xhematin e fshatit Koshtovë.

Padyshim se këtë manifestim me prezencën e tyre e nderuan edhe përfaqësuesit e kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës të prirë nga Ahmet ef. Sadriu i cili në fjalën e tij pasi që i përshëndeti të pranishmit tha: "Kam nderin dhe respektin e veçant që në emër të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës dhe Myftiut Naim Tërnava t'ju përgëzoj me rastin e hapjes së kësaj xhamie që me të vërtetë është kënaqësi dhe moment për t'iu gëzuar" duke shtuar se: Xhamia historikisht ka luajtur dhe vazhdon të luaj rolin e saj që nga xhamia e parë e ndërtuar në Medinen e Ndritshme pas emigrimit të Pejgamberit alejhis-selam nga Mekka në Medine, aty filloi ndërtimi i shtetit, aty filloi ndërtimi i shoqërisë së parë në mënyrë të organizuar, xhamia ishte shkollë-, kuvend ishte çdo gjë, ku besimtarët tuboheshin dhe i kryenin detyrat e tyre, xhamia nuk ishte vetëm vend ku i bëhet sexhde Allahut por vend ku edukohen dhe arsimohen gjeneratat e reja, prandaj shpresojmë se edhe kjo xhami do ta luaj këtë rol, ta luaj të njëjtin rol që e luaj edhe shkollat e tjera, e që e luan edhe kjo shkollë që fatmirësisht është në afërsi të kësaj xhamie. gjithashtu shpresojmë se kjo xhami e bukur do të hijeshohet dhe zbukurohet edhe në të ardhmen, sikur sot, me prezencën tuaj në faljen e namazeve si dhe duke prezantuar në ligjëratat e ndryshme të cilat ndikojnë në arsimim të mirëfilltë".

***Rexhep M. Lushta***

*Ferizaj*

## Në Koshare të Ferizajt ndërtohet xhamia për së treti herë



Në pranin e xhematlinjëve të shumtë, autoriteteve të Bashkësisë Islame të Kosovës, KBI-së së Ferizajt, përfaqësues të organizatave joqeveritare në Koshare të Ferizajt më datë 13 gusht 2007 është inauguruar hapja e xhamisë “Ammar El-Muftij”. Fillimin e programit e ka shënuar Adem ef. Hoxha me disa vargje nga Kurnit fisnik.

Kryeimami i Ferizajt Sylejman ef. Roshaj duke i përshëndetur të pranishmit me fjalën e tij të rastit tha se xhamia e Koshares ka historikun e saj pasiqë kjo është hera e e tretë që po ngritet ky institucion. ”Falë Allahut xh.sh, pastaj donatorit Ammar El-Muftij, mbështetjen e vazhdueshme të BIK-ut dhe drejtuesve të shoqatës WAMY kemi arritur deri këtu që ta përurojmë këtë xhami që është një nder dhe krenari për tërë fshatin që nga sot falemi në këtë tempull“ -ka njoftuar ef. Roshaj për të shtuar se Ammar El-Muftij ka ndarë një shumë prej 100 mijë eurosh për ta financuar këtë projekt, kurse fshatarët kanë ndihmuar në punë dore në vlerë prej 20 mijë euro. Përurimin e kësaj xhamie në emër të BIK e bëri nënkryetari Ahmet ef. Sadriu i cili në emër të myftiut mr. Naim ef. Tërnava tha se ndjehet tejet i lumtur për ndërtimin e kësaj xhamie. ”Dihet mirëfilli se në Kosovë gjatë luftës së fundit janë djegur më se 200 xhami dhe falë Allahut xh.sh dhe donatorëve po mundohemi t’i vejmë në jetë xhamitë që kanë pasur fatin të shkatërrohet dhe digjen gjatë luftës së fundit. Shpresoj se kjo xhami do të luajë rolin e saj në shërbim të fesë dhe të popullatës dhe edukimit të brezave të rinj“ është shprehur ef. Sadriu, për të spikatur se kësaj xhamie do t’i shtohet vlera nëse do të mbushet me xhematlinj dhe të rinj, përndryshe atëherë çfarë roli do të kishte. Donatori i këtij projekti Ammar El-Muftij duke marrur fjalën pos tjerash theksoi nevojën e kahmotëshme të ndërtimit të kësaj xhamie, ngase kishte lidhje të drejtpërdrejta me myftiun Tërnava i cili vazhdimisht kishte dërguar informata me dokumentacione përcjellëse rreth djegies së xhamive të Kosovës.“Kjo xhami besoj se do të luaj rolin e trefishtë: së pari të jetë në funksion të asaj për ta falënderuar Allahun me ibadet dhe lutje, së dyti të jetë në shërbim të gjeneratës të popullatës dhe se treti të jetë në shërbim të shoqërisë” - ka theksuar El-Muftij. Në emër të WAMIT takimin e ka përshëndetur drejtori i shoqatës me seli në Ferizaj Mehmet ef Kalisi i cili falënderoi pa masë xhematlinjt e këtij fshati e në veçanti merhumin haxhi Ramadanin i cili kishte marrë mbi supet e veta të gjithë organizimin edhe përgjegjësinë e ndërtimit të kësaj xhamie.” Ne si shoqatë deri më tash kemi bërë të pamundurën për të thithur danacione me sa kemi mundësi dhe besoj që deri më sot i kemi dal mbanë pasi që kemi ndërtuar një sërë xhamish, por e di fare mirë se Kosova ka nevoja urgjente për ndërtimin dhe meremetimin e shumë xhamive” – ka thënë drejtori i WAMY-it ef Kalisi.

***Rexhep Suma***

*Vushtrri*

## Në xhaminë "Gazi Alibeg" në Vushtrri 63 nxënës bënë duanë e hatmes



Më datën 27.06.2007 në xhaminë "Gazi Alibeg" në Vushtrri, pas namazit të drekës në prani të shumë besimtarëve, prindërve dhe të ftuarve të tjerë 63 vijues të mësimbesimit tek imami Sadik ef. Hasani, solemnisht bënë duanë e hatmes.

Këtë ditë xhamia "Gazi Alibeg", që është një ndër xhamitë më të vjetra të Kosovës ishte e vogël për t'i pranuar të gjithë të interesuarit që kishin ardhur për të qenë të pranishëm në duanë e hatmës të vijuesve të mesim-besimit.

Pas këndimit të një ashereje, të pranishmeve mirëseardhje në këtë tubim madhështorë u shprehu imami i kësaj xhamie Sadik ef. Hasani, i cili, pasi falënderoj All-llahun xh.sh., dhe dërgoi salavate për Pejgamberin a.s., përshëndeti edhe të pranishmit.

Pastaj filloi një program i pasur me pjesë nga Kurani: secili vijues këndonte pjesët e caktuara dhe nga disa sure përmendësh.

Të gjithë nxënësit ishin të përfshirë në program dhe që të gjithë ishin të suksesshëm në përgjigjet e tyre.

Shembullin e Sadik ef. duhet ndjekur edhe imamët e tjerë, sepse aty ku ka angazhim, rezultatet nuk mungojnë. Sadik ef. është një ndër imamët e dalluar të Vushtrrisë i cili me sjelljet e tij dhe me afërsinë që ka me xhematin i ka bërë ata ta nderojnë dhe respektojnë

Lista e nxënësve të cilët kanë bërë hatme:
1. Aid Ahmet Mikullovci
2. Aid Sefedin Hasani
3. Albert Ahmet Haziri
4. Arsim Sadik Hasani
5. Artan Fatmir Sinani
6. Bajram Sefedin Hasani
7. Bashkim Ismajl Musa
8. Berat Enver Lahu
9. Besmir Islam Ukiçi
10. Besnik Bedri Gerxhaliu
11. Blerim Fazli Fazliu
12. Blerim Ylfet Mustafa
13. Bujar Bahtir Rashani
14. Bujar Islam Ukiçi
15. Bujar Rasim Pllana
16. Durim Ylfet Mustafa
17. Edmond Mehani
18. Egzon Skender Sinani
19. Ejmen Sadik Hasani
20. Enver Isak Rrustemi
21. Esat Xhafer Krasniqi
22. Fadil Merna
23. Faruk Brahim Sinani
24. Fatlum Bedri Istrefi
25. Faton Albert Muzaçi
26. Faton Sylejman Sylejmani
27. Fitim RaifKrasniqi
28. Fitim Zekerija Dushi
29. Florent Sheremet Sadiku
30. Granit Elmaz Hasani
31. Gynej Skender Maxhuni
32. Gzim Ahmet Haziri
33. Hamdi Mursel Hysa
34. Hamza Ali Hyseni
35. Hysen Sylejman Sylejmani
36. Hysni Kadri Behrami
37. Jeton Skender Sinani
38. Kastriot Nexhmedin Behrami
39. Lulzim Fatmir Sinani
40. Mahmut Sabri Krasniqi
41. Mehmet Bahri Gerxhaliu
42. Naim Ismet Mustafa
43. Nysret Hashim Haliti
44. Orhan Sylejman Sylejmani
45. Raid Sefedin Hasani
46. Rinor Kadri Behrami
47. Sefedin Hajdin Hasani
48. Sejdi Demir Demiri
49. Shaban Kurtali Maxhuni
50. Shkelqim Ahmet Haziri
51. Shkumbim Fatmir Sinani
52. Shpend Faik Fazliu
53. Shpetim Shemsi Dumnica
54. Sokol Xhafer Krasniqi
55. Valdet Ismet Mustafa
56. Xhafer Gani Krasniqi
57. Xhelal Mursel Hysa
58. Ylber Ilmi Behrami
59. Ylfet Ismajl Mustafa
60. Ymer Mursel Hysa
61. Zejnullah N asuf Zeqiri
62. Zeqir Ismet Muzayi
63. Zahir Ibishi

Sadiku ef. viziton çerdhen e fëmijëve "Foleja" në Vushtrri disa herë në javë, si dhe gjatë festave fetare, ku ju a mëson gjërat elementare të besimit Islam. Lista e nxënësve para shkollor:



1. Anesa Jonuzi
2. Amir Musliu
3. Anita Behrami
4. Albina Behrami
5. Arbana Muli
6. Durant Krasniqi
7. Elda Gjyshinca
8. Emla Pantina
9. Edmont Beqiri
10.Fjolda Salihu
11.Florend Tahiri
12.Fatbardha Arifi
13. Gent Mulaku
14.0ltion Krasniqi
15.Rrita Kadriu
16.Shuajb Klisurica
17. Shpetim Hasani
18.Shpresa Musa
19. Yllka Dallku
20.Amir Abdurrahmani
21.Alona Bojaj

***(f. osmani)***

# Dua hatme në fshatin Blac të Sharrit

Të shtunën, me datën 07.07.2007 në xhaminë e fshatit Blac u bë ceremonia e Duasë së Hatmës tek imami i tyre mulla Refki ef. Isufi i cili është mjaft aktiv si imam.

Në këtë ceremoni, përpos shumë xhematlinjëve dhe prindërve të vijuesve të mësim besimit, ishin të pranishëm edhe përfaqësuesit e Këshillit të Bashkësisë Islame të Sharrit, si dhe këshilltari i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës Resul ef. Rexhepi.

Në këtë ceremoni të hatmes përshëndeti këshilltari i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës Resul ef. Rexhepi i cili ndër të tjera tha: Allahu xh. sh. njeriun e ka krijuar në formën më të bukur, ja dha mendjen që ta njoh Allahun xh.sh., pastaj ka dërguar pejgamberë, ka dërguar libra të shenjta. Allahu xh.sh. këtë emanet ua dha edhe bjeshkëve, maleve, mirëpo këtë emanet e muar vetëm njeriu, dhe këtë emanet do ta çoj deri në ditën e gjykimit. Kur'ani të jetë program dhe kushtetutë e jona, tha Resul ef. Rexhepi.

Nxënësit që bënë hatme Kur'anin janë:
1. Hajrie (Zahadin) Destani
2. Emana (Nuri) Halimi
3. Mirela (Shefkat) Mahmuti
4. Sevime (Rexhep) Nebiu
5. Nazim (Myfail) Mahmuti
6. Arbër (Neshat) Hajredini
7. Enis (Rexhep) Isufi
8. Elmedina (Muharrem) Zejnullahu
9. Flurie (Enver) Isufi
10. Medine (Selver) Avduti
11. Edina (Fari) Halimi
12. Pranvera (Mujdin) Osmani
13. Gentian (Lirim) Kamberi.

Këta nxënës kishin përgaditur ilahi, mevlud dhe pjesë nga Kur'ani për këtë ceremoni.

Në fund nxënësve iu dhanë certifikatat për Hatmen nga ana e Këshillit të Bashkësisë Islame Sharr, dhe krejt në fund u shtrua një drekë për mysafirët.

***Xhafer Fejziu***

*Në garat ndërkombëtare të lexuesve të Kuranit në Kuala - Lumpur të Malajzisë*

# Garuesi kosovarë Xhelal Kaloshi ndër 10 më të mirët



Në garat e 49 ndërkombëtare të Kuranit që u mbajtën nga 16 deri më 22 gusht 2007 në kryeqendrën e Malajzisë në Kuala - Lumpur ku morën pjesë përfaqësues nga 50 shtete nga e gjithë bota qe e pranishme edhe Kosova që këtë vit u prezantuar nga Xhelal Kaloshi ne kategorinë e meshkujve dhe nga Sumeja Kaloshi në kategorinë e femrave.

Kjo garë e lexuesve të Kuranit tashmë është tradicionale dhe një ndër më prestigjiozet në Azinë e lartë ku lexuesit nga e marrë bota marrin pjesë në kategori të ndryshe të leximit. Garat e Kuranit mbahen nën patronatin e mbreti të Malajzisë.

Përfaqësuesi nga kosovarë, lexuesi ynë i njohur i Kuranit Xhelal Kaloshi garoi na kategorinë tilavet dhe pati një paraqitje jashtëzakonisht të mirë. Në një konkurrencë të fortë garuesi ynë nga 100 pikë e mundshme nga juria profesionale mori 81 sosh. Me këto pikë të tubuara Xhelal Kaloshi u radhitë ndër 10 garuesit më të mirë që morën pjesë në këtë garë prestigjioze.

Paraqitja dhe suksesi i Xhelal efendiut është një sukses jo vetëm i tij por edhe i Kosovës dhe i institucioneve arsimore islame e parasë gjitha i medresesë nxënës i së cilës ishte dikur Xhelal efendiu.

**Biografi e Xhelal Kaloshit**

Xhelal Kaloshi ka lindur më 1972 në Gorancë të Hani të Elezit ku edhe kreu shkollën fillore, për të vazhduar më 1986 më Medresenë e mesme "Aaludin" të cilën e kreu më 1990.

Nga viti 1992 ka ndjekur studime në Medinë të Arabisë Saudite në Fakultetin e Sheriatit ndërsa më 1995 studimet i vazhdoi në Francë në qytetin Chatau Chinon. Xhelali si nxënës i Medrese ka pasuar paraqitje të suksesshme në leximin e Kuranit si në rang shkolle ashtu edhe në paraqitje publike apo edhe në gara të ndryshme.

Më vitin 1991 mori pjesë në garat e Kuranit në nivel të ish - Jugosllavisë në Zagreb, ku edhe zuri vendin e parë.

Gjithashtu Xhelal efendiu ka marrë pjesë edhe në programet e organizuara me moton "Sofra e Kuranit" në mbare Evropën në shoqëri me lexues me famë botërorë si Tablawi Nuajna etj. Nga viti 1996 jetoj dhe veproj në Gjermani respektivisht më qytetin Ingolstadt ku kryen detyrën e Imam. Edhe këtu Xhelal efendiu ka dhënë një kontribut të çmuar në edukimin e mërgimtarëve tanë e sidomos të brezit të ri si në edukimin fetarë ashtu edhe në atë kombëtar.

*Dardanë*

# Dua hatme në xhaminë e Topanicës

Më 30 gusht 2007, në xhaminë e fshatit Topanicë të komunës së Dardanës vijuesit e mësimbesmit tek imami i palodhur Nazmi ef. Sulejmani, në një solemnitet të përgatitur enkas për këtë ditë bënë duan e hatmes.

Në këtë manifestim pos familjarë e shumë bashkëmoshatarëve të nxënësve qenë të pranishëm edhe shumë xhematlinjëve, pastaj përfaqësuesit e këshillit të BI të Dardanës si dhe përfaqësuesit e Kryesisë së BIK-së Reslu Rexhepi këshilltar i Kryesisë dhe Sabri ef. Bajgora kryeimam i Kosovës, si dhe deputeti i Kuvendit të Kosovës Nexhat Rexha.

Duke përshëndetur të pranishmit kryeimami Sabri ef. Bjagora pasi ka përgëzuar nxënit për suksesin e arritur, imamin për punën e palodhshme dhe prindit për kujdes ndaj fëmijëve ndër të tjera tha:

"Është një kënaqësi e veçantë që sot jemi në mesin tuaj me rastin e duasë së hatmes së fëmijëve tu. Me të vërtetë është kënaqësi e madhe që të jesh sot prind ose i afërm i këtyre fëmijëve sepse kjo dëshmon më së miri që kjo popullatë është në rrugën që ka porositur Zoti, që është rruga e shpresë, rruga e lumturisë, rruga e shpëtimi - pra Rruga e Kuranit. Të nderuar të pranishëm Kurani është libër që udhëzon njerëzit në rrugën e njohës së të vërtetës dhe largon nga injoranca, në atë rrugë që Allahu xh.sh na ka udhëzuar.

Ndërkaq pejgamberi ka thënë më i mirë nga ju është ai i cili e mëson Kuranin dhe ua mëson atë të tjerëve.

Të nderuar besimtarë mësimi dhe zbatimi i Kuranit është amanet i yni që e kemi marrë nga Allahu xh.sh qysh ne ezel".

Në fund kryemami Bajgora tha: "Me këtë rast përgëzoi të gjithë e posaçërisht imamin tuaj të palodhur që me punën e tij ka bërë që të jetës shembull për të mirë nga për të gjithë ne"

Më pas para të pranishmeve nxënësit që bën hatme dhanë një program të përgatitu me ilahi, kaside e poezi si dhe kënduan disa sure të Kuranit.




Duhane hatmes e bëri këshilltari i Kryesisë Resul ef. Rexhepi, ndërsa për nxënësit që bënë hatme këshilli i xhamisë ndau certifikatë e për imamin Nazmi ef. Sulejmanin ndau Mirënjohje.

*Nxënësit që bënë hatme:*

Muhamed Sh. Morina
Vesel Sh. Morina
Imrane Sh. Morina
Vjollca M. Sulejamni
Fatlume Xh. Morina
Valmire R. Morina
Elma O. Sulejmani
Nerimane R. Morina
Elduana F. Morina
Alban M. Morina
Jakup M. Sulejmani
Venhar I. Zubaku
Fatlum A. Morina
Elmedon o. Sulejmani
Fisnik S. Morina
Aid Xh. Morina
Fatlum Sh. Morina
Selami A. Kçiku
Riad A. Kçiku
Leotrim A. Krasniqi
Halil H. Morina
Arjeta M. Hamza
Belkise A. Kçiku
Mirlinda M. Morina
Fitnete M. Morina
Fitore M. Norina
Arjeta Morina
Ramiza R. Morina
Shpresa I. Morina
Albulena L. Zubaku
Hatixhe L. Zubaku
Fatlinda Xh. Morina

# Hatmeja e parë kryeqytetin e Norvegjisë - Oslo

Xhamia e shqiptarëve në Oslo gjegjësishtë Qendra Islamike Kulturore Shqiptare ne Norvegji kishte këto ditë festë të madhe. Për herë të parë në histori u bë hatmeja e Kur'anit nga vijuesit e mësim besimit Islam. Hoxhë Refiku me bahskëshorten Fetijen pas një mundi arriten këtë sukses të pritur me kohë.

Prej vitit 2004 kur filloi më seriozitet puna me të interesuarit për mësimin e leximit të kur'anit. Grupi i parë që dolën në kur'an ishte grupi i Hoxhonices Fetije Gerbeshi i cili numronte nëntëdhjetë veta. Poashtu Grupi i dytë i Hoxhë Refikut me 27 veta dhe puna vazhdonte për mrekulli.

Në vitin tjetër gusht 2005 qershor 2006 u bënë ca ndryshime dhe disa nga vajzat me të rritura iu bashkangjitën grupit të parë.

Përpos mësimit të leximit të Kur'anit dhe disa rregullave të texhvidit këta nxënës mësuan edhe nga Edukata fetare islame. Gjërat më kryesorë siç është namazi.

Ditën e shtunë në Lokalet e Qendrës Islamike kulpturore Shqiptare ne Norvegji ishte manifestim madhështor. Hatmeja e Kur'anit vetëm për femrat grupi i Mualimes Fetije ku 16 veta bënë hatmen leximin e tërësishëm të kur'anit të cilin e kanë filluar para tre viteve këtu në xhamijnë tonë. Numri i femrave ishte jashtëzakonishtë i madhë sa që xhamija nuk kishte kapacitet të mjaftueshëm për të gjitha musafiret.




Ditën tjetër pra të dielen me 3 qershor hatmen e bëri grupi i Hoxhë Refikut i përbërë prej 15 vetave. Faktikishtë të gjithë këta nxënës janë një grup por janë të ndarë më shumë për shkak lokalit, gjinis apo edhe kohës së përshtatshme të mbajtjes së mësimit.

E dhe të dielen ishte atmosferë feste megjithëse numri nuk ishte aq i madhë sa të djeshmën. Pastaj edhe të ftuarit nga qytetet e tjera shqiptare dhe xhamitë shqiptare jashtë Oslos nuk kishin ardhur.



Skena dhe veshja e nxënësve që bënin hatme ishte shumë e cilësisë së lartë dhe vetëm pamja të magjepste kurse programi me pjesë nga Kur'ani poezi islame e ilahije solli lotët e zemrës së besimtarëve.

Shpresojmë se mësimi i fëmijve tanë leximin e Kur'anit do të vazhdoi e sidomos i dy gjeneratave pasuese që kanë filluar leximin e Kur'anit. Numri i lexuesve të kur'anit i kalon njëqindë kurse prej tyre 31 bënë hatmen.

Kryetari i ri i Qendrës Islamike Kulturore Shqiptare në Norvegji Z.Femi Baftiu ishte shumë prekës në fjalimin e rastit ku ndër të tjera tha: "Unë kam ardhur në Norvegji kur isha 3 vjeqë dhe nuk kam pasur fatin ta njoh islamin sikurse këta. Nuk kamë ditur t'i përgjigjem pyetjes çka je ti dhe sa dinë për fenë tënde. Por shpresoj se kjo gjeneratë është fillimi i mësimit për neve në Norvegji".

Ai ndau certifikatat dhe panot e gjeneratës së parë të hatmes së Kur'anit.

*Përgatiti:*
***Behar Beqiri***

# Besnik ndaj Islamit dhe tratidës

## Mustafa Balje

Lumi i njerëzve dhe i shamive, prindër të qeshur dhe të gëzuar, nëna me fëmijët e tyre të kënaqur, curle dhe tupanë, dora e zgjatur e mirëseardhjes, shtëpi e oborre të zbukuruara, fotoreporterë të interesuar, gazetarë, pamje unikale e Manastrecit, një fshat boshnjak në brigjet e maleve të Sharrit, që do të mbahet mend gjatë që ka shënuar dita e 29 korrikut shumë të nxehtë. Përshtypja do të vazhdojë deri në syneti - dasmën e ardhshme, pas shtatë viteve, ashtu siç është bërë traditë, zakon këtu me shekuj më herët…

E veçanta që e zbukuronte këtë fshat në orët e para të mëngjesit ishte synetimi i 61 fëmijëve, të cilët ishin të veshur me rroba enkas vetëm për këtë rast, me të afërmit e vet hipur në kuaj shëtitnin rrugëve të Manastrecit të shtruara me katror betoni. Erdhi momenti kur arritën autoritetet më të larta fetare dhe politike të Kosovës. Rreshti i njerëzve pranonte urimet nga ardhja e myftiut Naim ef. Tërnavës, ministrit Sadik Idrizit, deputetit Xhezair Muratit dhe bashkëpunëtorëve të tyre.

Njerëzit nga këshilli organizues të “synetdasmës të Manastrecit 2007” mysafirët i drejtojnë për në xhami.

Naim ef. Tërnava, kryetar i Bashkësisë Islame të Kosovës përmes mikrofonit të xhamisë, respektivisht të minares, udhëheq duan e synetisë. Masa e njerëzve me devotshmëri, me duar të ngritura lartë, i lutet Allahut xh.sh. që këtë syneti ta llogarisë vepër të mirë.

Amin! Amin! – dëgjohej teksa thuhej.

### Kalorësit të stolisur me qilima të bukur dhe me fëmijët synetli

Të prirë nga bajraktari, kalorësit të stolisur me qilima të bukur dhe me fëmijët e mbuluar me mbulesa të veçanta (thonë, për të mos u ra mësysh) dhe të holla të ngjitura në kapuçat e tyre, ngadalë një nga një dalin nga xhamia dhe fillojnë defilun… Curlet dhe tupanët menjëherë pas kësaj sikur japin shenjën se gazmendi i fshatit ka filluar.

Pas gati një orë shëtitje nëpër fshat, fëmijët me të afërmit e vet shkojnë në shtëpitë e tyre që të përgatiten për fillim të momentit festiv – synetimit.

E takojmë edhe Zylfikar Shishkun, berberin më të njohur dhe më të vjetër, i cili me ekipin e vet përgatitej që në mënyrën klasike t'i bënte synet fëmijët. “Këtë punë e bëjë qe më shumë se 45 vjet dhe më duket se ky emocion, njëkohësisht edhe gëzim, më bartë në atë momentin kur kam bërë synet fëmijën e parë” - qeshin buzët e Shishkut.

Me të është edhe kolegu i tij nga Reçani, Refki Sagdati.

Në shtëpinë e rinovuar të kulturës në Manstrecë, - banorët e të cilit me shumicë janë në Zvicër, por edhe në Gjermani, Belgjikë dhe Itali, - nikoqirët kishin përgatitur pije freskuese dhe drekë për mysafirë…

Si në shumë raste, e sidomos në periudhën pas luftës, kur u realizuan projektet e shkollës së re, asfaltimi i rrugës, shtruarje me katrorë betoni e rrugëve të fshatit, terreni i ri sportiv, edhe kësaj radhe vjen në shprehje elani i tyre dhe dëshira e sinqertë që mirë t'i presin mysafirët.

Mirëseardhjen ua dëshiroi imami i fshatit Manastrecë, Abdi Kuliqi.

“Jemi të mahnitur me mënyrën e organizimit të këtij manifestimi fetar dhe kulturor që është vetëm pasqyrë e unitetit dhe dëshirës suaj të madhe. Mënyra e këtillë e organizimit të synetisë së fshatit është edhe një argument se feja jonë është garanci e madhe për bashkëjetesë me bashkësinë më të madhe si dhe themel dhe mbështetës i identitetit tonë. Me këtë mënyrë të praktikimit të fesë dhe traditës i kundërvihemi çdo lloj asimilimi fetar, nacional ose ndonjë tjetri.” - tha lideri i Koalicionit VAKAT dhe njëherësh deputet, Xhezair Murati, i cili në shenjë përkujtimi të kësaj synetie organizatorëve ua dhuroi një skalitje.

### Lidhja e pakëputur me amën

Ministri Idriz, tha se rëndësia e dasmës në Manastrecë është më e madhe sepse marrin pjesë gati të gjithë vendasit. “Këto ditë sa zgjatë synetia do të bashkohen disa tradita tona që e karakterizojnë popullin tonë. Është me rëndësi edhe aspekti social në këtë manifestim. Edhe ata që kanë edhe ata që nuk kanë sot janë të barabartë. Dimensioni tjetër është që të gjithë banorët e Manastrecit që punojnë dhe jetojnë jashtë sot kanë ardhur në burimin e tyre. Këto syneti janë lidhje e pakëputur me amën. Në qoftë se e ndërpresin lidhjen me këtë burim ata nuk do të jenë ata që janë. Te ne Islami nuk është vetëm rit i rastit, por filozofi e jetës. Kjo shihet në të gjitha dasmat e synetitë tona …” - theksoi ministri Idriz.

Myftiu Tërnava në ekspozenë e vet duke shprehur falënderimet për ftesën tha se në Kosovë, përveç Zhupës, me këtë rast Manastreci, vendasit në mënyrën e vet specifike i ruajnë themelet islame. Në këto anë nuk jam për herë të parë… Kam qenë në Pouskë, Restelicë, Lubinjën e Poshtme – dhe këto ishin raste të njihesha më përsëafërmi me myslimanët e këtij vendi. Unë jam myfti i të gjithë myslimanëve të Kosovës pa marrë parasysh përkatësinë kombëtare. Shpresojë se këso manifestimesh edhe më tutje do të ketë, në të cilat madhërohet emri i Allahut xh.sh. dhe zbatohet praktika e Muhamedit a.s.” - tha në fund ef. Tërnava.

Usnia Kuliqi, kryetar i këshillit të synet-dasmës Manastireci 2007 thotë se organizimi po ecte sipas planit, kështu që gjatë ditës do të synetoheshin 61 fëmijë.

“Për ne kjo traditë do të thotë shumë, sepse vazhdon për shumë vite dhe shekuj dhe na kthen në vendlindje. Kjo njëherësh është edhe obligim për të gjithë ata që punojnë dhe jetojnë jashtë të vijnë në vendlindje”, thotë Karaxhi, ndërsa Safeti me të njëjtin mbiemër thotë se për manastrecalitë dita e synetisë është dita më e bukur në shtatë vitet e shkuara.

### Dita më e bukur në shtatë vitet e shkuara

“Ne synetojmë fëmijët e moshës tre deri shtatë vjet dhe qëllimi është që secili prind

të kalojë sa më lehtë dhe manifestimi të jetë sa më i mirë. S'ka banorë i yni që është me punë të përkohshme në Perëndim e që të mos ketë ardhur në shtëpi”, shton ai, duke theksuar se mënyrën e këtillë të synetimit e praktikojnë vetëm edhe myslimanët e Zakaukazit dhe të Bullgarisë.

“Me sa di unë, atje fëmijët deri te xhamia i përcjellin dasmorët, këndohen tekbire. Synetohen me tekbire në shtëpi. Ajo që dallon këtë popull këtu është tradita, doka… Ky është një trung që përtëritet kurse lëvorja e tij gjithnjë i bëhet më e fortë. Inshallah kështu do të jetë për çdo pesë apo shtatë vite”, thekson Safet Karaxha.

Atë ditë, si duket familja Karaxha, ishte më e lumtura. Gjyshi Hashimi përgatit për syneti pesë nipa. Nënëlokja është shumë e lumtur që i ka të gjithë pranë dhe që dëgjohen zërat e fëmijëve.

“Jam shumë i lumtur që përjetova edhe këtë ditë që t'i synetojë pesë nipa. Ne edhe më tutje do ta ruajmë këtë traditë. Kam katër djem, tre prej tyre në Zvicër, Belgjikë dhe Slloveni. Një është me mua këtu dhe ky është rasti më i mirë të jemi pranë të njëjtës sofër”, shton gjyshi Hashim

Babai i dy fëmijëve për syneti, Ahmed Karaxha, thotë se deri të shtëpia ka kaluar më shumë se 2.500 kilometra vetëm që të jetë me të vetët. Edhe nëna e fëmijëve shihej se ishte e emocionuar dhe e gëzuar.

Daja i tyre shpreh dëshirën që myslimanët pos traditës së synetisë t'i respektojnë edhe farzet që i ka paraparë Allahu xh.sh.

“I lutem Allahut xh.sh. që këta fëmijë nesër të jenë myslimanë të vërtetë, ta respektojnë traditën e baballarëve dhe gjyshërve të tyre”, shton ai.

Manifestimi treditorë rrodhi në mënyrën më të mirë. Ditën e fundit u këndua mevludi, u shtrua dreka festive, kurse në orët e pasditës SHKA “Sharski behar” dhe nxënësit e shkollës fillore “Svjetlost” dhanë program të këndshëm kulturo-argëtues

Mirë u pafshim!

### Për etimologjinë e fjalës “syneti” dhe tradita e synetisë

Sunnet përkthyer fjalë për fjalë do të thotë “traditë”, “shprehi”, “nevojë”. Termi gjeneral që shfrytëzohet për shënjimin e shprehive dhe traditave të popujve, por kuptimin më të gjerë të sunetit paraqesin shprehjet (thëniet) dhe veprat e Muhamedit a.s. Suneti përfshinë atë që ai e ka lejuar, punuar dhe miratuar atëherë kur në rrethana të asaj kohe ka qenë në gjendje të merret me vepra, vendime ose tradita të të tjerëve si dhe nga ajo që ai e ka kalua në heshtje dhe çka nuk ka lejuar .

Tradita e synetisë, kryesisht të fëmijët, është praktikë e Muhammedit a.s. që e kishte trashëguar nga Ibrahimi a.s.

Synetia ka filluar të zbatohet në fillim në Azinë Juglindore, ndërsa te ne kjo traditë ka arritur përmes osmanlinjve, respektivisht me përhapjen e Fesë Islame në hapësirat e Ballkanit.

Në vendet e ndryshme myslimane synetia bëhet në periudha të ndryshme, diku menjëherë pas lindjes, e diku deri në moshën shtatë vjeçare ose më vonë.

Synetia është manifestim familjar për secilën familje myslimane që ka fëmijë meshkuj dhe për këtë rast behen shpenzime gati sa për një dasmë.

Te ne në Kosovë, më saktë në Zhupë, mes boshnjakëve në harmoni me traditën shekullore, është ruajtur tradita e synetisë masovike të fëmijëve, d.m.th. në krye të çdo pesë ose shtatë vjetëve bëhet synetimi i fëmijëve në mënyrë masovike. Kjo njëherësh është rast i mirë që këta banorë kryesisht kurbetçarë, të kthehen në vendlindje dhe të gjallërojnë praktikën e Pejgamberit të fundit, Muhammedit a.s.

*Shqipëroi:*
*I. R.*

# Irfan Abdyl Kelmendi

**03.09.1981 - 15.08.2007**

Dita e 15 gushtit 2007, ishte një ditë pikëllimi për familjen Kelmendi nga Mitrovica por, jo vetëm për ta por edhe për të gjithë qytetarët e Mitrovicës e në veçanti për këshillin e Bashkësisë Islame në Mitrovicë, i cili humbi vëllain, shokun dhe imamin e dalluar Irfan Abdyl Kelmendin.

Irfan Abdyl Kelmendi u lind më 03.09.1981, në qytetin e Mitrovicës, u rrit dhe u edukua në një familje të dalluar fetare dhe patriotike, mësimet e para të fesë i morri te gjyshi i tij, Mulla Abdullah Bejta, Imam në xhaminë e fshatit Zhabar, ku edhe bëri hatmen e Kur'anit. Shkollën fillore dhe 2 vite të gjimnazit i kreu në Mitrovicë, por dashuria e madhe për të mësuar dhe studiuar fenë bënë që Irfani t'i ndërpresë mësimet në gjimnazin e Mitrovicës dhe të vazhdojë në Medresenë El-Furkan në Damask - Siri ku me sukses edhe i përfundoi, pas përfundimit të shkollës së mesme u regjistrua në Universitetin El-Fet-h në Damask e që është degë e Universitetit të Az-harit, ku i përfundoi tri vite me sukses, për të vazhduar vitin e fundit dhe diplomimin në Kajro të Egjiptit në universitetin e Az-harit.

Me të përfunduar studimet kthehet në vendlindje dhe angazhohet imam në xhaminë e sapondërtuar në fshatin Gushafc, ku me përgjegjësi dhe përkushtim të plotë e kreu detyrën e Imamit deri në momentin kur edhe u sëmurë.

Pasiqë sëmundja filloi ta rëndojë gjendjen e tij, u detyrua të shkojë për mjekim së pari në



*Irfan Abdyl Kelmendi*

Shkup e pastaj edhe në Gjermani por shërimi nuk pati sukses. Dhe u detyrua të kthehet në shtëpi. Edhe përkundër përpjekjeve të mjekëve dhe angazhimit të familjes, të afërmëve dhe shokëve, që t'i ndihmojnë në shërimin e tij por caktimi i Allahut ishte ndryshe më 15 Gusht 2007, ditë e mërkure në orët e hershme të mëngjesit zemra e njomë e Irfanit pushoi së rrahuri, Irfani ndërroi jetë.

Vdekja e Irfanit është një dhimbje dhe pikëllim i madh, me vdekjen e tij, familja humbi djalin, vëllain dhe nipin e tyre të dashur, xhemati humbi Imamin e dalluar, ndërsa Këshilli i Bashkësisë Islame në Mitrovicë dhe Bashkësia Islame e Kosovës në përgjithësi humbi vëllain, kolegun dhe një kuadër të shquar.

Irfan Kelmendi u varros me nderimet më të larta fetare të organizuar nga KBI-Mitrovicë në fshatin Lipë, në varrimin e tij muarrën pjesë mijëra besimtarë, familjarë, shokë dhe miq të Irfanit sepse të gjithë ndienin dhimbje, të gjithë ishin të pikëlluar, të gjithë derdhnin lotë pikëllimi, por i dërguari i Allahut Muhamedi a.s ka thënë: "Zemra pikëllon, syri loton, ndërsa gjuhët tona nuk thonë tjetër vetëm se atë që e gëzon Zotin tonë; Ne jemi të Allahut dhe te Ai do të rikthehemi"

Kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame në Mitrovicë Asllan ef. Fazliu, duke iu drejtuar familjes dhe të gjithë të pranishmëve me rastin e varrimit të Imamit Irfan ef. Kelmendi ndër të tjera tha:

"E Nderuara Familje Kelmendi! Jemi të vetëdijshëm për dhembjen e madhe që ndieni në këto qaste por bëhuni krenar që në gjirin tuaj patët një djalë, vëlla dhe nip të tillë siç ishte Irfani, bëhuni të fortë dhe kërkoni mbështetje tek Allahu që t'ju forcojë me durim dhe bëhuni prej atyre që kur t'I godet ndonjë fatkeqësi thonë: "Ne jemi të Allahut dhe tek Ai do të rikthehemi"

Allahu e mëshiroftë Irfan ef. Kelmendin dhe i mundësoftë që vendbanimi i tij i përhershëm të jetë Xheneti Firdeus. Ndërsa familjes, dhe shokëve të tij u dhuroftë Durim dhe i shpërbleftë me të mirat e kësaj bote dhe të Ahiretit. AMIN.

*Asllan Fazliu &*
*Rexhep M Lushta*

**Bashkësia Islame e Kosovës**
**FAKULTETI I STUDIMEVE ISLAME NË PRISHTINË SHPALL**

# Konkurs

**PËR ANGAZHIMIN E LIGJERUESVE DHE ASISTENTËVE NË FSI, PËR VITIN AKADEMIK 2007/2008 PËR LËNDËT E MË POSHTME**

1. Kiraet
2. Hadith
3. Fikh
4. Gjuhë arabe
5. Gjuhë angleze
6. Gjuhë shqipe
7. Letërsi shqipe
8. Hyrje në shkencat e Kur`anit
9. Komentim analitik dhe tematik të Kur`anit
10. Sire
11. Histori e Drejtës së Sheriatit
12. Qytetërim Islam
13. Histori e religjioneve
14. Filozofi Islame
15. Akaid
16. Gjuhë turke
17. Gjuhë osmane
18. Usuli Fikh
19. Sociologji e religjioneve

Kandidatët e interesuar për konkurrim duhet t`i plotësojnë kushtet e parapara me Statutin e Fakultetit siç vijon:
1. Të kenë arritur shkallën shkencore të doktoraturës në lëmin e ngushtë për të cilën konkurron ose më së paku shkallën e magjistraturës .
2. Të gjitha dokumentet e paraqitura të jenë origjinale, të verifikuara nga organet legale dhe kompetente.
3. Kandidatët të cilët kanë kryer studimet jashtë vendit, dokumentacioni i tyre duhet të jetë i vërtetuar në Ministrinë e Arsimit si dhe në Ministrinë e Jashtme të vendit i cili ka lëshuar dokumentin.
4. Kandidatët të cilët konkurrojnë përveç shkallës shkencore duhet të kenë artikuj, punime shkencore ose libra autoriale të cilat dëshmojnë aftësinë e tij studiuese dhe hulumtuese të shkallës akademike. Të sillet bibliografia me tema shkencore të botuara në revista të ndryshme.
5. Kandidatët për asistentë duhet të kenë notën mesatare së paku (nëntë) si dhe punime shkencore profesionale për lëndën të cilën kandidon.
6. Kandidatët e lëndëve fetare duhet të kenë orientim të shkollës hanefite.

Konkursi mbetet i hapur dy javë nga data e publikimit.
Adresa: Fakulteti i Studimeve Islame Prishtinë, Rr. ”Bajram Kelmendi” nr. 84 Prishtinë. Tel: +381 38 243 887

*Doc. dr. Rexhep Boja, dekan*

**Bashkësia Islame e Kosovës**
**Këshilli i Bashkësisë Islame - Rahovec**
**Nr. 78/07**
**Dt. 10.07.2007**
Këshilli i Bashkësisë Islame në Rahovec shpall:

# Konkurs

Për plotësimin e vendit të lirë të punës **imam, hatib** dhe **muallim** në xhaminë e Zatriqit.
Kandidati duhet t’i plotësojë këto kushte:
1. Të ketë kryer medresenë e mesme ose fakultetin e studimeve islame;
2. T’i përmbahet rregullores së punës të KBI-së.

Dokumentet:
1. Kërkesa;
2. Diploma e shkollës së mesme apo të fakultetit;
3. Certifikata e lindjes.

Konkursi mbetet i hapur derisa të plotësohet vendi i punës.

**Bashkësia Islame e Kosovës**
**Këshilli i Bashkësisë Islame – Ferizaj**
**Nr. 176/07**
**Dt. 14.08.2007**

Këshilli Bashkësisë Islame i Ferizajt, në mbledhjen e rregullt, mbajtur më 04.08.2007 vendosi të shpall:

# Konkurs

Për plotësimin e vendeve të punës: **Imam, mualim** dhe **Hatib** në xhamitë:
1. Komogllavë
2. Sazli
3. Doganaj
4. Greme -Karametaj
5. Prelez i Muhaxherve
6. Softaj.
7. Pjetershticë
8. Zllatar
9. Liras {Zborc}
10. Gjurkovc
11. Slivovë

Kushtet:
Fakulteti i Studimeve Islame ose Medresenë e Mesme ose të ngjajshëm me kualifikim superior.
Kushte të veçanta: të jenë të shëndosh fizikisht, t’i përmbahen Kushtetutës së BIK-së dhe rregullores së KBI-së. Të kenë veti të larta fetare dhe morale e sjellje islame. Të posedoNë aftësi komunikimi me xhematin. Të ardhurat personale sipas rregullores së KBI-së.

Dokumentet e nevojshme:
1. Kërkesa.
2. Diploma
3. Çertifikata e lindjes.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e shpalljes në "Dituria Islame".
Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit nuk do të mirren në konsideratë.

**Bashkësia Islame e Kosovës**
**Këshilli i Bashkësisë Islame - Vushtrri**
**Nr. 205 /2007 Data: 24.07.2007**

Këshilli i Bashkësisë Islame në Vushtrri në bazë të mbledhjes të rregullt të mbajtur më 11.07.2007, për plotësimin e vendit të punës shpallë:

# Konkurs

Këshilli i Bashkësisë Islame në Vushtrri për mirëvajtjen e punëve administrative shpallë konkurs për këtë vend pune:
**Sekretar të KBI-së në Vushtrri.**
Kandidati duhet t'i plotësojë këto kushte :
- Të ketë të kryer Medresenë dhe përgatitje superiore, dhe më së paku 3 vite përvojë pune në BI.

Kërkesës t'ia bashkangjesë edhe këto dokumente;
- Diplomën e kryerjes së Medresese;
- Diplomën e përgatitjes superiore;
- Certifikaten e lindjes.

Vërejtje:
Dokumentet dorëzohen në KBI të Vushtrrisë.
Dokumentet e pakompletuara nuk do të merren në shqyrtim.
Konkursi mbetet i hapur 15 ditë pas publikimit në revistën e BI-së "Dituria Islame".